# DITURIA ISLAME

NUMËR 292 | VITI 28 | DHJETOR 2014 | REBIUL-EVVEL 1436 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €



"Zani i Naltë" themel i fortë për vetëdijen fetare e kombëtare

Muhamedi a.s. dhe toleranca në traditën e tij profetike

**Mos të braktiset Kosova...!**

www. bislame.net

# XHAMIA GAZI ISA BEG
## (E NJOHUR EDHE SI XHAMIA E ÇARSHISË) DHE
# MESXHIDI HOSHKADEM VOJVODA
## NË QYTETIN E MITROVICËS

*Mitrovica në periudhën para osmane për herë të parë përmendet në "Lamenta de fortis" të Dubrovnikut në vitin 1445, si "De Dimitroue". Ndërsa, në burimet osmane për herë të parë përmendet me emërtimin "Dimitrofce" në defterin osman të krahinarit Isa Beg Is'hakoviqit (1454-1469) të vitit 1455 dhe kishte statutin e fshatit. Sipas këtij defteri kishte 17 shtëpi gjithsejtë, 2 shtëpi muslimane, 13 shtëpi të krishtera me kryefamiljar burrin dhe 2 shtëpi me kryefamiljar të venë...*

*...Në dekadat e para të sundimit osman në Mitrovicë u ndërtuan edhe dy mesxhide. Sipas emërimeve të tyre, njërin e ka ngritur komandanti i shquar i zonës kufitare Isa Beg Ishakoviqi dhe tjetrin shërbëtori i tij, Hoshkadem Vojvoda. Në defterin e hollësishëm osman të vitit 1489, përmenden edhe dy masazhistë-delakë, gjë që janë dëshmi e ekzistencës së hamamit.3...*



*Ndërtimi i mesxhidit (më vonë xhamisë) Gazi Isa Beg mund të jetë ndërtuar më së voni në vitin 1469, tetë vite pas ndërtimit të xhamisë Sulltan Mehemed Fatih në Prishtinë,... Gazi Isa Begu njihet po ashtu edhe si ndërtuesi i sahat kullës, hamamit dhe medresesë në Mitrovicë. Në këtë vazhdë Gazi Isa Begu më të drejtë mund të konsiderohet themelues i qytetit të Mitrovicës, ndërsa ndërtimi i mesxhidit Hoshkadem Vojvoda, duhet të jetë ndërtuar po ashtu në kohë të njëjtë ose diç më vonë, ngase Hoshkademi ishte shërbëtor i Gazi Isa Begut dhe bashkëkohanik i tij....*

*Në mëhallën e xhamisë Gazi Isa Beg në vitin 1604, imam dhe hatib ishte Salih-Halifa dhe myezin Husejn-Halifa, ndërsa mëhalla kishte gjithsej 32 shtëpi,...*

*... Kryetari i atëhershëm i Qarkut së Mitrovicës, serbi Petar Kunovçiq, në vitin 1926 kishte organizuar djegien dhe rrënimin e xhamisë shekullore Gazi Isa Beg që njëherit ishte edhe nishani i themelimit të qytetit....*

*Këtij rrënimi i kishin shpëtuar ndërtesat tjera të kompleksit të xhamisë Gazi Isa Beg, si: sahat kulla, medreseja, internati i nxënësve dhe varrezat vjetra. Pas kësaj ngjarje sipas të dhënave të KBI-Mitrovicë xhemati kishte adoptuar një pjesë të medresesë si mesxhid.4 Mesxhidi i tillë kishte funksionuar deri në nëntor të vitit 1944, kur ishte rrënuar nga bombat e aleatëve me 5 nëntor të po atij viti.... Nga materiali i rrënojave të xhamisë Gazi Isa Beg ishte ndërtuar një aneks në xhaminë më të afërt, xhaminë Çelep Virdi, e njohur edhe si Xhamia e Zallit. Nga kjo edhe mund ti ketë mbetur në popull emri "Xhamia e Gazi Isa Beg" kësaj xhamie. Fatkeqësisht edhe tani bëhet një ngatërrim i tillë dhe mendohet që është rindërtuar xhamia Gazi Isa-Beg e që në realitet është rindërtuar xhamia Çelep Virdi ose Xhamia e Zallit....*

*Për nga tipologjia e ndërtimit xhamia Gazi Isa Beg por edhe Hoshkadem Vojvoda, sipas informatave nga të moshuarit, si ndarje gjenerale i përkisnin stilit të hershëm selxhuk të tipit të xhamive me sallë të faljes të mbuluar me çati druri tjegulla, sikurse shumica e xhamive të periudhës osmane në Kosovë. Nga pamjet para rrënimit dhe gjatë rrënimit është e dallueshme që ishte e tëra e ndërtuar me gurë, gurë të latuar në eksterier dhe kishte çati katërfaqëshe. Planimetria e saj kishte formë të drejtkëndëshit me dimensione të mëdha për kohën e ndërtimit (shek. XV), nëse nuk është fjala për rindërtim të periudhës së pas luftërave austro-osmane (shek. XVIII).... Nga pamjet që ne kemi nuk ka dëshmi të ndonjë aneksimi të më vonshëm, ndërtesa ishte e ndërtuar njëherësh. Ndërsa sipas të dhënave të KBI-Mitrovicë xhamia Hoshkadem Vojvoda ishte po ashtu e ndërtuar nga gurët e latuar, kishte çati katërfaqëshe dhe nuk kishte minare.*





*Vini re: Studimi është pjesë e shkëputur e monografisë "XHAMITË E REPUBLIKËS SË KOSOVËS - KOMUNA E MITROVICËS, ZVEÇANIT, ZUBIN POTOKUT DHE LEPOSAVIQIT. MONOGRAFIA Nr. 9", autorë: Mr.Sc. Sami Isufi Arch. dhe Ma. Esat Ramadani Arch. Prishtinë, 2014.*

PËRMBAJTJA:





# Myftiu Tërnava u prit nga Papa Francesku

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, më 12 nëntor mori pjesë në Forumin e tretë të dialogut ndërfetar Katoliko -Mysliman, që u mbajt në Vatikan, ku, së bashku me pjesëmarrësit e Forumit, është pritur në audiencë nga Papa Francesku. Papa Fancesku, në fjalën e tij përshëndetëse u shprehu mirëseardhje përfaqësuesve myslimanë në forum, si dhe i falënderoi ata për kontributin që po japin në ndërtimin e paqes, harmonisë, bashkëjetesës e tolerancës mes popujve dhe feve. Papa, në veçanti çmoi lart kontributin që po japin prijësit myslimanë në këtë forum të përbashkët, i cili pati për diskutim temën "Të punojmë së bashku për t'u shërbyer të tjerëve". Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, në fjalën e tij falënderoi Papën për kontributin dhe kujdesin e tij dhe Vatikanit për Kosovën. Myftiu i theksoi Papës nderin që i ka bërë kombit shqiptar me rastin e vizitës së tij në Shqipëri. Me këtë rast, Myftiu Tërnava, Papës i dhuroi Monografinë e xhamive të shkatërruara gjatë luftës së fundit në Kosovë.


DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor**: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Mr. Ajni Sinani, Mr. Bekim Jashari, Mr. Ekrem Maqedonci, Mr. Fitim Gashi, Dr. Hysen Matoshi, Isa Tërshani, Mr. Ragmi Destani dhe Musli Arifaj. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Mr. Isa Bajçinca / Korrektor: Dr. Ferid Selimi /
Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Bashkim Mehani. Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë /
Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** / Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $ /
Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Ne të kemi dërguar vetëm mëshirë për tërë njerëzimin

*"Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju Islamin fe."*

*( El Maide, 3)*

*Më 3 janar 2015 / 12 Rebiul-Evvel (1436), myslimanët manifestojnë ditëlindjen e njeriut, pejgamberit dhe më të dashurit të Allahut, Muhamedit a.s.. Mesazhi i Muhamedit a.s. solli rreze shprese dhe shenja gjallëruese për shoqërinë njerëzore.*

*Mësimet dhe udhëzimet (Syneti) profetike janë ruajtur me saktësinë më të madhe që mund të ruhen, në historinë e njerëzimit. Profeti ynë ishte një qenie njerëzore. Ai jetoi sikurse pejgamberët e tjerë dhe, në fund vdiq. Ai vdiq, por mësimet autentike të tij janë ruajtur, me anë të shkrimit dhe hifzit, kështu që nuk do të harrohen kurrë dhe as të përzihen. Po të mbajmë parasysh këto vështirësi, atëherë kjo është krejt e mundur, që, edhe pse të gjithë profetët ishin të sinqertë në komunikimin e asaj që u ishte dhënë atyre, mesazhet, pas vdekjes së tyre, mund të kenë përjetuar një humbje të pjesshme dhe, ndoshta, disa ndryshime. Çdo gjë që mbetet nga mësimet e profetëve para Muhamedit a.s., ka bërë që shpesh ato të përzihen me idetë filozofike, me spekulime teologjike e, ndonjëherë, edhe me disa mitologji që i paraprinë misionit të profetëve të përparshëm. Kjo e ka bërë shumë të vështirë për njerëzit që të analizojnë se çfarë ishin fjalët e sakta të pejgamberëve dhe çfarë ato që ishin thjesht teorike ose teologjike.*

*Myslimanët besojnë në të gjithë profetët dhe të dërguarit e Allahut xh.sh. që erdhën para Muhamedit a.s.. Ata besojnë se të gjithë pejgamberët, në thelb, patën të njëjtin mesazh. Mesazhi i profetit Muhamed a.s. konsiderohet si një finale, si pjesë e planit dhe e programit të Allahut për t'i dhënë njerëzimit këshillën përfundimtare, universale. Kurani vetë pohon se kjo është Shpallja e fundit, më e përsosura, e plotë dhe gjithëpërfshirëse, kodi i jetës: "Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju Islamin fe." ( El Maide, 3).*

*Shtrohet pyetja: Pse Muhamedi a.s. të shfaqej 600 vjet pas Isait a.s.? Atëherë kur njerëzimi kishte devijuar e lajthitur dhe kishte shtrembëruar mesazhin dhe të vërtetën hyjnore, ishte nevojë e pakundërshtueshme që njerëzimin ta nxirrte në rrugën e drejtë, në rrugën e shpëtimit dhe në rrugën ku njeriu jeton si njeri, me dinjitet e krenari. Asnjë profet tjetër nuk kishte proklamuar se ishte i fundit, me përjashtim të Profetit të fundit, Muhamedit a.s.. Kjo është një pikë e rëndësishme. Allahu e zgjodhi atë kohë si më të përshtatshmen për të ardhur Muhamedi a.s. për të nxjerrë njerëzimin nga errësira e asaj epoke, ku ishte katandisur shoqëria njerëzore, drejt stabilitetit shpirtëror dhe social. Nëse ne mundohemi të thellohemi se pse pikërisht në atë kohë qe dërguar Pejgamberi a.s. e pse jo më herët, - këto do të ishin vetëm përpjekje tona njerëzore për të kuptuar diçka në gjithësinë e Allahut, që s'ka fillim as mbarim.. Ne nuk mund të jemi gjyqtarë të Urtësisë së Perëndisë. Megjithatë, ka të paktën katër pika themelore, që janë shumë të rëndësishme për t'u shtruar në këtë çështje.*

*Në atë kohë mjetet e komunikimit dhe të transportit ishin me shumë kufizime dhe ishte shumë e vështirë të komunikohej gjerësisht. Nuk ishte praktike të kishte një profet, i cili të kishte pasues të mjaftueshëm për ta përhapur mesazhin në të gjithë botën dhe për ta sjellë për njerëzit e tjerë. Pejgamberi a.s. ishte një diplomat, i cili, me gjithë kushtet e kufizuara të asaj kohe, arriti të vinte kontakte me njerëzit e të gjitha shtresave, dhe sidomos të atyre të anashkaluar, të cilëve nuk u dëgjohej zëri e që terrorizoheshin, nënçmoheshin e fyheshin në baza njerëzore.*

*Më parë, një profet dërgohej për një kohë të caktuar dhe, më pastaj, do të vinte një tjetër profet me një mision pak më ndryshe, edhe pse mesazhi në thelb ishte po ai.*

*Ka fakte të bollshme historike dhe kohore për të faktuar se mesazhi i Muhamedit a.s. ishte ruajtur i paprekur dhe nuk është përzier me mësimet e askujt tjetër. Pra, pastërtia e Shpalljes ka qenë e ruajtur, dhe ne gjithashtu shohim se brenda disa vjetësh pas vdekjes së tij, mesazhi i Islamit ka arritur gati në gjysmën e botës së njohur në atë kohë, dhe sot ai ka arritur pjesën tjetër të botës. Muhamedi a.s. jep udhëzime të gjera, mbi parime që nuk mund të ndryshohen në varësi nga koha dhe vendi. Pasi mesazhi i Muhamedit kishte përfunduar dhe Shpallja është ruajtur, pikërisht prandaj nuk ka nevojë për një profet tjetër.*

*Le të përkujtojmë këtë figurë njerëzore dhe pejgamberike, që dha shumë për njerëzimin në përgjithësi, dhe për myslimanët në veçanti, që mbolli dashuri, paqe e harmoni dhe premtoi se Allahu do t'i gradojë të gjithë ata që veprojnë sipas mësimeve të Kuranit dhe mësimeve profetike.*

*Mr. Rexhep Suma*

# "Zani i Naltë" themel i fortë për vetëdijen fetare e kombëtare*

*I nderuari Kryetar i KMSH-së, z. Skender Bruçaj!*
*I nderuari Reis i Bashkësisë Islame të Maqedonisë, z.Sulejman Rexhepi!*
*Të nderuar profesorë, studiues, imamë, studentë!*
*Të nderuar dashamirë të fjalës së shkruar!*
*Të nderuar të pranishëm!*

Kam nderin e veçantë që, në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, institucioneve të saj dhe në emrin tim, t'ju falënderoj për praninë tuaj sonte në këtë manifestim promovues kushtuar revistës "Zani i Naltë", e cila vjen tek ne e ribotuar pas 90 vjetësh si një sihariq i mirë dhe si një dhuratë e shtrenjtë për atë që shkruan e bënë ulematë tanë në fillimet e organizimit dhe themelimit të institucioneve të Komunitetit Mysliman Shqiptar, në kapërcyell të dekadës së parë të krijimit të shtetit shqiptar.

*Të nderuar pjesëmarrës!*

Themelimi i revistës "Zani i Naltë" është një nga vendimet më madhore intelektuale të Kongresit Mysliman Shqiptar, i cili, përveç kësaj, nxori edhe vendime të tjera që u bënë themel i fortë dhe i qëndrueshëm në zhvillimin e jetës fetare, arsimore e kulturore të vendit.

Së këndejmi, "Zani i Naltë" është revista e parë zyrtare e Komunitetit Mysliman Shqiptar në gjuhën shqipe, e cila doli falë punës, angazhimit e vizionit të ulemave shqiptarë, para së gjithash të Haxhi Vehbi Dibrës dhe gjithë bashkëmendimtarëve të tij, që vunë vulën e tyre në ngritjen e themeleve të institucioneve të



Komunitet Mysliman Shqiptar.

Misioni i revistës "Zani i Naltë" ishte hapja e rrugës dhe krijimi i hapësirës së duhur për emancipimin, përparimin dhe edukimin e drejtë e të duhur të masës së gjerë. E konceptuar si revistë fetare islame, ajo këtë mision madhor e kreu me sukses. Mirëpo, ajo nuk ngeli në kuadër të një reviste thjeshtë fetare, po shumë shpejt "Zani i Naltë" u shndërrua në një tribunë të mendimit fetar, filozofik, kulturor e atdhetar, dhe rreth vetës mblodhi penat më të njohura të kohës, të cilët, përmes faqeve të kësaj reviste, u ofruan lexuesve kontribute nga disiplinat fetare islame dhe artikuj e studime të ndryshme me karakter filozofik, shkencor, historik, shoqëror, arsimor e kulturor, që i dhanë vlerë dhe e shquan këtë revistë nga të tjerat.

Revista "Zani i Naltë" kësaj fryme i mbeti besnike gjatë gjithë misionit të suksesshëm të saj për plot 16 vjet. Ajo mbeti model i fjalës së shkruar islame në gjuhën shqipe, ajo nxori dhe rriti shumë pena të spikatura që lanë gjurmët e tyre jo vetëm në letrat islame në gjuhën shqipe, po ajo promovoi edhe personalitete, të cilat më vonë do t'i gjejmë në krye të institucioneve të ndryshme fetare e shtetërore.

Për gjithë këto rezultate, një meritë të pakontestueshme kanë të gjithë ata që, në një mënyrë a në një tjetër, kontribuuan për themelimin, botimin, mbajtjen, financimin dhe projektimin e fizionomisë së revistës "Zani i Naltë", e në veçanti këtë meritë e kanë drejtuesit e revistës, Ismail Maçi, Shyqyri Myftiu, Isa Domi, Haki Sharofi, etj..

Sot, me ribotimin dhe leximin e vëllimit të parë të "Zanit të Naltë", ku janë përfshirë numrat e tri viteve të para të kësaj reviste, lexuesi e ka shumë të lehtë të kuptojë se ç'urtësi, filozofi, vizion, përkushtim, dashuri për Zotin e Pejgamberin, atdhedashuri e respekt për tjetrin, i ka veçuar këta dijetarë dhe njerëz të mirë.

*Të nderuar të pranishëm!*

Meqenëse për vlerat dhe rëndësinë që ka luajtur dhe luan sot revista "Zani i Naltë", si një burim i mirë informacionesh për kohën, kanë folur dhe kanë dhënë vlerësimet e tyre studiues të fushave të ndryshme, unë nuk e shoh të udhës të zgjatem më shumë në këtë drejtim. Mirëpo, më lejoni që, më këtë rast, të shpreh konsideratën time dhe të përgëzoj Komunitetin Mysliman Shqiptar për nismën që ka marrë për të ribotuar në tërësi revistën "Zani i Naltë", që ka dalë në qarkun kohor ndërmjet viteve 1923-1939.

Uroj nga zemra dhe shpreh mbështetjen dhe përkrahjen time e të Bashkësisë Islame të Kosovës, që ky projekt të realizohet sa më parë në tërësi dhe kështu ta



kemi të kompletuar kolanën e "Zanit të Naltë" dhe ta promovojmë atë, ashtu sikurse e kemi dhe po e promovojmë sot vëllimin e parë. Fundja, këtë e kemi detyrë ndaj të parëve tanë dhe përgjegjësi ndaj brezave që do të vijnë. Njohja, respektimi dhe studimi në mënyrë meritore dhe objektive i trashëgimisë sonë, është obligimi ynë, sepse, vetëm duke njohur të kaluarën,- mund të ndërtojmë të ardhmen dhe perspektivën.

*Të nderuar të pranishëm!*

Manifestimi i sotëm kushtuar "Zanit të Naltë" merr peshë dhe rëndësi edhe më të madhe ngase bëhet në vigjilje të dy përvjetorëve të rëndësishëm për popullin dhe trojet tona: Në Përvjetorin e Kongresit të Alfabetit në Manastir dhe në vigjilje të festës gjithëkombëtare 28 Nëntorit, ngjarje këto, për të cilat dhanë shumë mund e sakrificë dhe patën rol përcaktues edhe ulemaja shqiptare, kurse "Zani i Naltë", në të vërtetë, u bë zëdhënës besnik i jetësimit dhe zbatimit të vendimeve të këtyre dy ngjarjeve madhore në historinë e popullit shqiptar.

Dhe, fare në fund, më lejoni të përgëzoj Komunitetin Mysliman Shqiptar, gjithashtu, edhe për një iniciativë tjetër, për nxjerrjen e revistës së re duke ripërtërirë emrin e madh të "Zanit të Naltë". Qoftë e lartë dhe e përhershme jehona e revistës "Zani i Naltë"!

Lus Allahun e Madhërishëm që për këso veprash të mira, të tubohemi sa më shpesh!

*Ju faleminderit!*

*) Fjala përshëndetëse e Myftiut në përurimin e Vëllimit të parë të ribotimit të revistës "Zani i Naltë", Prishtinë, 24 nëntor 2014).

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "El-Kehf"- (15)

## Dilemat e dijetarëve rreth personalitetit të Hidrit a.s.

Në qarqet shkencore, rreth personalitetit të Hidrit a.s., është diskutuar shumë. Madje janë zhvilluar biseda, polemika dhe diskutime të gjata, të shumtën e rasteve mospajtuese, në mes të dijetarëve, përgjatë gjithë këtyre shekujve. Para se të hyj në dy pikat kontestuese rreth Hidrit, me të cilat janë preokupuar dijetarët, që janë:

1. Nëse Hidri a.s. ishte i Dërguar i Allahut (pejgamber) apo i Dashur i Allahut (velij-evlia), dhe:

2. Nëse Hidri a.s. është ende gjallë apo ka vdekur ashtu siç vdesin të gjithë njerëzit, së pari do të sjell shkurtimisht mendimet e dijetarëve rreth vetë Hidrit a.s.:

Ibn Kutejbe në veprën "El-Mearif" citon fjalët e Vehb bin Munebbihut të ketë thënë: "Emri i Hidrit është Belja ibn Melkan".[1]

Ibn Kethiri në veprën e tij "Kisasul Enbija'ë", sjell një transmetim se Hidri a.s. ishte njëri prej fisnikëve të beni israilëve.[2]

Sipas Ebu Hatimes-Sixhistanit, Hidri është një prej nipave të Ademit a.s. dhe emri i tij është Hadrun bin Kabil bin Adem. Ai pohon ta ketë dëgjuar këtë nga dijetarët para tij, të cilët thonë edhe se Hidri ka qenë njeriu me jetëgjatë në fytyrën e Tokës.[3]

Kurse, për sa i përket emrit Hidr, Buhariu në Sahihun e tij, përcjell nga Ebu Hurejra të ketë thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut s.a.v.s.: "Hidri është quajtur me këtë emër, sepse, kur ishte ulur në tokë të bardhë (ranore), ajo kishte filluar të gjelbërohej menjëherë prej tij".[4]

Po ashtu transmetohet nga Muxhahidi të ketë thënë: "Është quajtur Hidr, sepse, kur falej, çdo gjë rreth tij gjelbërohej".[5]

Një është e sigurt, emërtimi"robi i mirë", me të cilin është takuar Musai a.s., nënkupton pikërisht Hidrin a.s., sepse kjo vërtetohet nga hadithi që Muhamedi a.s. ua ka rrëfyer sahabëve në lidhje me ngjarjen në mes këtyre dyve.[6]

***

Ashtu siç e cekëm më lart, polemikat e dijetarëve



rreth dy çështjeve kontestuese në lidhje me Hidrin a.s., vazhdojnë për shekuj me radhë. Në lidhje me këtë janë shkruar dhjetëra libra dhe dijetarët nuk kanë qenë e as nuk do të jenë asnjëherë unanimë për faktin nëse Hidri ishte një prej të Dërguarve të Allahut apo një prej Evliave të Tij, dhe nëse është ende gjallë apo ka vdekur.

Në lidhje me faktin nëse Hidri ishte Pejgamber apo prej Evliave, përthyerjet e mendimeve janë në mes dijetarëve të Ehli Synetit, të cilët me shumicë absolute anojnë nga mendimi se Hidri a.s. ishte i Dërguar i Allahut, por jo i dërguar tek një popull i caktuar dhe as i fuqizuar me ndonjë libër të shenjtë a fletushkë, dhe grupit të dytë, që e përbëjnë mistikët-sufinjtë, të cilët, në dallim nga pjesa tjetër e dijetarëve, ngulin këmbë dhe insistojnë se Hidri ishte një prej Evliave të Allahut, të cilit i Madhërishmi ia ka zbuluar një pjesë të Diturisë së Tij të fshehtë hyjnore-Ilm Ledunnij, pa ndonjë prej shkaqeve të njohura të transmetimit të diturisë.

Ky mospajtim e ka zanafillën që nga momenti kur dijetarët e Ehli Synetit, duke e konsideruar veten si trashëgimtarë të pejgamberëve, në përcjelljen e ditur-

isë, Hidrin e kanë konsideruar për pejgamber, kurse sufinjtë (mistikët) e kanë llogaritur si një prej Evliave të Allahut.

Megjithatë, shumica dërrmuese e dijetarëve myslimanë, duke u bazuar në ajetet kuranore që flasin rreth takimit dhe shoqërimit të Musait a.s. me robin e urtë të Allahut-Hidrin a.s., kanë ardhur në përfundimin se Hidri a.s. është pejgamber i Zotit.

Argumentet kuranore në lidhje me këtë konstatim janë të shumta, e ne do t'i përmendim ato më kryesoret që dëshmojnë për pejgamberinë e tij:

1. Argumenti i parë janë fjalët e Allahut xh.sh.: "atejnahurahmetenminindina-në ajetin 65 të sures El-Kehf: "Dhe e gjetën një nga robërit Tanë, të cilit i kemi dhuruar mëshirë nga ana Jonë dhe e kemi mësuar me një dituri të posaçme nga Ne".

Dijetarët janë të mendimit se fjala "Rahme-mëshirë" nënkupton pikërisht Vahjin-Shpalljen.

2. Argument i dytë janë fjalët e Musait a.s. drejtuar Hidrit dhe anasjelltas: "Atij (Hidrit - njeriut të mirë e të dijshëm) Musai i tha: "A pranon të të shoqëroj, që të më mësosh nga ajo që je i mësuar (të është dhuruar) ti: dituri të drejtë e të vërtetë"? Ai (Hidri) tha: "Sigurisht, ti nuk do të mund të kesh durim me mua! Si do të durosh për atë që nuk je i njoftuar"? (Musai) Tha: "Në dashtë Allahu, do të shohësh se do të jem i durueshëm dhe nuk do të të kundërshtoj ty për asgjë"! Ai i tha: "Nëse më shoqëron mua, atëherë mos më pyet për asgjë, derisa të të tregoj unë vetë për të."- (El Kehf, 66-70)

Dijetarët thonë se, po të ishte Hidri prej evliave e jo prej të dërguarve të Zotit, Musai a.s. nuk do të kishte zhvilluar më të këso bisede dhe ai nuk do t'ia kishte kthyer këtë përgjigje. Ndërsa, po të mos ishte pejgamber, kjo do të thotë se ai nuk do të kishte qenë i mbrojtur dhe nuk do të kishte pasur ndonjë motivacion-shtytje për Musain a.s., që, duke qenë një prej të dërguarve më të mëdhenj e të mbrojtur, të kërkonte dituri prej njërit nga evliatë e Allahut, i cili nuk është e thënë që të jetë i mbrojtur doemos, si pejgamberët. Nga kjo bisedë mes Musait a.s. dhe Hidrit a.s., mund të konstatojmë se dituria e Hidrit nuk është dituri eksperimentale-empirike, të cilën e njohim ne në Tokë, e as është dituri e pejgamberëve, të cilën Ai ua shpall me anë të Vahjit, po është dituri të cilën nuk mund ta perceptojnë mendjet e kufizuara njerëzore e as logjika e rëndomtë, me të cilën studiohen e vrojtohen shkencat, pra ishte Dije e veçantë hyjnore-"Ilm ledunnijj".

3. Argumenti i tretë është fakti se, kur Hidri a.s. ndërmori hapin e mbytjes së fëmijës, këtë e bëri me inspirim nga Allahu xh.sh. dhe me urdhër direkt prej Tij: "... Dhe unë nuk e punova tërë atë sipas bindjes sime (po sipas udhëzimit të Zotit)...". - (El-Kehf, 82).

Këto ishin disa nga argumentet e pakontestueshme që dëshmojnë për pejgamberinë e Hidrit a.s., sepse askujt nuk mund t'i lejohet kryerja e një "krimi" të tillë, pa qenë i inspiruar paraprakisht nga ana e Allahut, prapa së cilës vepër fshihej një urtësi e madhe.

Ndërsa grupi i dijetarëve që mendojnë se Hidri ishte një prej evliave të Allahut, sjellin pothuajse të njëjtat argumente kuranore, në të cilat është cekur se "Hidri" ishte një prej robërve të dashur të Allahut, të cilin Ai e kishte inspiruar me një dituri të fshehtë, ashtu siç kishte inspiruar edhe nënën e Musait dhe Merjemen, nënën e Isait a.s., apo siç sjell "keramete" të ndryshme për disa nga të dashurit e Tij në çdo kohë dhe në çdo vend. E kerametet e tilla që shfaqen për disa njerëz të devotshëm, nuk do të pushojnë kurrë, deri në Ditën e Gjykimit.

Ne, të gjendur në mes të këtyre dy mendimeve, megjithatë anojmë nga mendimi se Hidri ka qenë një prej të dërguarve të Allahut, për shkak të diturisë së tij me inspirim-frymëzim hyjnor. Ndoshta prapa tërë këtij misteri rreth personalitetit fisnik të Hidrit a.s., qëndron ndonjë urtësi e madhe që ne nuk e dimë, mirëpo do të qëndrojmë të palëkundur në këtë pozicion duke e llogaritur Hidrin si një prej të dërguarve të Allahut, duke pasur një respekt të thellë ndaj tij edhe për faktin se ai ishte mësues i Musait a.s. për një kohë të caktuar...

Edhe në lidhje me çështjen tjetër, nëse Hidri a.s. është ende gjallë apo ka vdekur, po ashtu janë zhvilluar polemika të shumta në mes dijetarëve. Mund të konstatojmë se, lidhur me këtë çështje, përgjatë shekujve, për të janë thurur shumë legjenda e mite, shumica prej të cilave janë israiliate, tek të cilat nuk mund të mbështetemi për argumentim të sigurt..

Grupi i dijetarëve, të cilët mbështesin mendimin se Hidri a.s. është gjallë, dhe do të jetojë deri në ditën e fundit të botës, të cilin e përbëjnë mistikët-sufinjtë dhe ata që veten e quajnë "Ehli Ma'rifeh", sjellin argumentet e tyre, sikundër që argumente të fuqishme sjellin edhe grupi tjetër i dijetarëve të cilët, në mënyrë eksplicite, mendojnë se Hidri a.s. ka vdekur, ashtu siç vdesin të gjithë njerëzit.

**Në vazhdim do të sjellim mendimet e të dyja grupeve:**

- Disa prej dijetarëve, si imam Kurtubiu, imam Neveviu, Ibën Salahi dhe disa të tjerë, pretendojnë se Hidri a.s është ende gjallë, për shkak se ka pirë ujë prej burimit të Jetës, por është i fshehur nga sytë e njerëzve të rëndomtë.



- Imam Neveviu përcjell fjalët e mufessirit të njour Tha'lebiut, i cili të ketë thënë: "Hidri është një i dërguar i Allahut, me jetë të gjatë, dhe sipas mendimit të shumicës së dijetarëve, atë nuk mund ta shohin sytë e njerëzve të rëndomtë dhe thuhet se ai do të vdesë nga fundi i Botës, kur të ngrihet Kur'ani".[7]

- Grupi i dijetarëve- mistikëve, bazuar në disa thënie të dijetarëve të mëhershëm, anojnë nga mendimi se Hidri, ashtu siç thamë më lart, është një prej nipave të Ademit a.s. dhe është njeriu me jetëgjatë në fytyrën e Tokës.[8]

Në ndërlidhje më thënien e lartcituar, Ibn Is'haku transmeton se, kur iu afrua vdekja, Ademi a.s. i tuboi bijtë e vet dhe i njoftoi se Tufani-Përmbytja do të vinte, dhe u la porosinë atyre që, nëse do të arrinin atë kohë, ta bartnin xhenazen e tij në anije, dhe ua shënjoi e ua bëri të ditur edhe vendin ku do ta rivarrosnin pas Përmbytjes. Kaluan vite e shekuj dhe Përmbytja e Madhe ndodhi në kohën e Nuhit a.s.. Sipas porosisë që ishte përcjellë nga Ademi a.s. brez pas brezi, bijtë e Nuhit a.s. e morën me vete edhe xhenazen-trupin e vdekur të Ademit a.s.. Pas përfundimit të përmbytjes, Nuhi a.s. i urdhëroi bijtë e tij që ta merrnin xhenazen e tij dhe ta varrosnin sipas porosisë që kishte lënë ai, në vendin që ai vetë e kishte caktuar. Ata dolën për ta kërkuar vendin, por u kthyen prapë te Nuhi a.s. e i thanë se toka ende nuk ishte e përshtatshme për varrim. Ai për vite të tëra vazhdoi t'i nxiste bijtë dhe nipat e tij që të zbatonin porosinë e Ademit, sepse ai ishte lutur për atë që do ta varroste, që Allahu t'i dhuronte jetëgjatësi më tepër se çdo njeriu në fytyrën e Tokës. Pas një kohe të gjatë, këtë e kishte realizuar Hidri a.s., prandaj Allahu e realizoi premtimin e Ademit a.s., duke i dhuruar Hidrit a.s. jetëgjatësinë.[9]

Transmetohet nga Harith ibn Usame, autor i Musnedit, nga Enesi r.a. e ky nga Resulullahu s.a.v.s. të ketë thënë: "Hidri qëndron (jeton) në det e Iljasi në tokë. Ata të dy takohen çdo natë tek penda (pengesa) të cilën e ka ndërtuar Dhulkarnejni në mes njerëzve dhe Jexhuxhit e Mexhuxhit. Ata kryejnë Umren dhe Haxhin për çdo vit dhe pinë prej ujit të Zemzemit, që u mjafton deri në vitin e ardhshëm...[10]

Po ashtu transmetohet se, pasi kishte ndërruar jetë i Dërguari a.s., ashabët kishin parë një plak me mjekër të thinjur, fytyra e të cilit rrezatonte dritë, i cili i këshillonte për durim ashabët e Pejgamberit a.s.. Pasi kishte dalë plaku, njerëzit kishin pyetur: Kush ishte ky njeri? e Ebu Bekri r.a. dhe Aliu r.a. ishin përgjigjur: Ky ishte vëllai i Pejgamberit a.s.-Hidri a.s.[11]

Ndërsa argumentet e grupit të dytë, që mendojnë se Hidri nuk është gjallë, por ka vdekur, janë këto:

- Ibn Kajjimel Xhevzijje thotë: Të gjitha hadithet që flasin rreth Hidrit a.s. dhe të jetuarit të tij deri në Ditën e Mbramë, janë të trilluara dhe të shpifura, dhe asnjëri nuk është i vërtetë.[12]

- Është pyetur Imam Buhariu rreth jetëgjatësisë së Hidrit a.s., dhe Iljasit a.s., nëse ata janë ende gjallë, ndërsa ai ka thënë: "Si mund të jenë të gjallë kur i Dërguari ynë a.s. ka thënë: "Pas 100 vjetësh asnjë njeri që sot gjendet mbi sipërfaqen e tokës, nuk do të jetë i gjallë".[13]

- Argument në lidhje me këtë konstatim është edhe ajeti 34 i kaptinës El-Enbija'ë: "Ne, asnjë njeriu para teje (Muhammed) nuk i dhamë jetë të përhershme, e nëse ti vdes, a mos do të mbesin ata përgjithmonë?" - Transmetohet nga Xhabir bin Abdullahu të ketë thënë: I Dërguari i Allahut ka thënë: Pasha Atë, në Dorën e të Cilitështëë shpirti im, po të ishte Musai gjallë, nuk do të kishte zgjidhje tjetër përveçqë të më pasonte mua", prandaj, si mund të jetë Hidri a.s. i gjallë dhe të mos ketë falur me Resulullahun s.a.v.s. as namazin e xhumasë, as me xhematë e as të mos ketë luftuar përkrah tij. A nuk e shihni se kur Isai a.s. do të zbresë në Tokë, të falet pas imamit të këtij Ymeti, dhe nuk del si prijës (i namazit), në mënyrë që një gjë e tillë të mos vijë ndërhyrje-cenim i profetisë së Pejgamberit tone a.s..[14]

- Sipas argumenteve logjike, është fakt se, po të ishte Hidri i gjallë, kjo do të ishte një prej çudive më të mëdha. Nëse Kurani e ka përmendur Nuhin a.s., i cili e

ka thirrur popullin e vet për 950 vjet, atëherë si është e mundur të mos e ketë cekur Hidrin që është i gjallë deri në ditën e Fundit të Botës.[15]

Mendimi përfundimtar rreth jetëgjatësisë së Hidrit apo vdekjes së tij, shikuar nga perspektiva jonë, është vështirë të jepet, aq më shumë kur në lidhje me këtë, kanë pasur mospajtime dijetarët më të mëdhenj të Ymetit islam.

Sipas argumenteve kuranore dhe logjike, del se mendimi i grupi të dytë, që pretendojnë se Hidri a.s. ka vdekur, është më i përafërti, ndonëse as mendimi i parë nuk mund të hidhet poshtë kategorikisht. Sidoqoftë, të vërtetën e di më së miri vetëm Allahu xh.sh.. Atij i mbështetemi duke kërkuar prej Tij të na ndriçojë në rrugën e së vërtetës dhe saktësisë. Kurse, për sa i përket shfaqjes së Evliave, është e ditur se Allahu xh.sh. në çdo kohë dhe në çdo vend, njerëzve të caktuar e të devotshëm u shfaq keramete të ndryshme. Nuk është e thënë që ndonjëri prej atyre personave që u shfaqet njerëzve në rrethana të ndryshme, zakonisht të vështira, të shumtën e rasteve për t'i vënë ata në sprova të ndryshme, të jetë pikërisht Hidri a.s., por mund të jenë evliatë e Allahut, të cilët, me devotshmërinë dhe dëlirësinë e tyre shpirtërore, shpërfaqin herë pas here keramete të tilla ndër njerëz, me ndihmën e të Madhit Zot..

### Porositë nga rrëfimi i Musait a.s. me Hidrin (ajetet 60-82)

- Tregimi i Musait a.s. me robin e mirë të Allahut-Hidrin, ka shtjelluar në mënyrë mahnitëse sprovën në dituri. Nga kjo sprovë duhet të marrim mësime dhe porosi të mëdha. Mbrojtja dhe shpëtimi nga kjo sprovë, është modestia në kërkimin e diturisë, sinqeriteti dhe durimi i madh. Këtë e sqaron ajeti 96 i sures El-Kehf: "(Musai) Tha: "Në dashtë Allahu, do të shohësh se do të jem i durueshëm dhe nuk do të të kundërshtoj ty për asgjë!"

-Dituria që ua mëson Allahu xh.sh. robërve të Tij, është dy llojesh: Dituri e fituar, të cilën njeriu e përfiton në bazë të përpjekjeve dhe mundit të tij, duke lexuar, mësuar e meditaur, dhe Dituri hyjnore, të cilën Allahu ia dhuron kujt të dojë prej robërve të Tij.

- Edukata dhe mirësjellja e nxënësit ndaj mësuesit është një parim universal. Nxënësi duhet ta ketë gjithmonë parasysh që të kërkojë me përulësi nga mësuesi për të mësuar diçka prej tij.

- Modestia dhe përulësia duhet të karakterizojë kërkuesin e dijes (nxënësin) në çdo hap të shoqërimit të tij me dijetarët. Në rastin konkret, ndonëse Musai a.s., pa dyshim, ishte njeri më me vlerë tek Allahu sesa Hidri a.s., megjithatë, ai i kërkoi atij me përulësi që ta mësonte nga ajo dituri që ia kishte dhuruar Allahu.

- Vendosmëria është po ashtu një prej cilësive të nxënësit/kërkuesit të dijes.

- Çdo e mirë, e në këtë rast edhe pajisja me dituri, duhet t'i atribuohet Allahut xh.sh., dhe njëkohësisht duhet ta falënderojmë Atë për këto mirësi ndaj nesh.

- Gjatë nxënies së diturisë, duhet të kujdesemi që ajo dituri të jetë e dobishme dhe udhëzuese për mirësi, ose si tërheqje e vërejtjes nga e keqja e mundshme që mund të na godasë.

- Ai njeri që nuk është i pajisur me forcën e durimit dhe të përkushtimit për të mësuar e nxënë dituri, ai nuk është i denjë që të pajiset me dituri. Ai që nuk ka durim, nuk mund të kuptojë e as të perceptojë thellësitë e dijes, ndërsa ai që ka durim, zell dhe përkushtim të lartë, ai pa dyshim do t'i arrijë synimet dhe objektivat e tij në këtë botë.

- Shkaku kryesor që të arrihet durimi, është që të kesh njohuri të bollshme rreth një çështjeje për të cilën duhet të kesh durim, përndryshe, për diçka që është e vështirë ta perceptosh logjikisht, është vështirë të gjesh forcë për të qenë i durueshëm. Ky është edhe kuptimi i fjalëve të Hidrit drejtuar Musait a.s.: "Si do të durosh për atë që nuk je i njoftuar"?

- Është një mësim jetësor, që secili prej nesh duhet ta ketë ndërmend - se asnjëherë nuk duhet nxituar me gjykim për diçka pa e ditur qëllimin final të asaj që synohet.



- Mësuesi duhet të ketë parasysh aftësitë e të kuptuarit të nxënësit, dhe të mos ngutet me vlerësim negativ, për shkak të ndonjë momenti dobësie nga ana e nxënësit.

- Nëse njeriu merr një rrugë më të largët, është mirë të marrë me vete të paktën një shoqërues, me të cilin mund të bisedojë dhe ta mundë vetminë.

- Lejohet lundrimi në det, qoftë për çështje të kërkimit të rrëskut e të tregtisë, por edhe për relaksim.

- Njeriu nuk ngarkohet tek Allahu për shkak të harresës, sepse harresa është pjesë përbërëse e jetës të secilit prej nesh. Musai a.s. i tha Hidrit a.s. "(Musai) Tha: "Mos më qorto pse harrova".

- Mësuesi duhet të pajiset me cilësitë e faljes e butësisë dhe të mos jetë i vrazhdë ndaj nxënësve të tij.

- Ngjarjet që ndodhin në këtë botë, ne i vështrojmë vetëm nga ana sipërfaqësore, dhe gjykojmë për to vetëm nga ky prizëm, por në realitet, në brendi të tyre fshihen edhe urtësi të cilat ne, me të kuptuarit tonë të kufizuar, nuk mund t'i perceptojmë dot. Të tilla ishin tri veprimet e Hidrit a.s., të cilat sipas dukjes së jashtme (anës sipërfaqësore) ishin gjëra të neveritura nga këndvështrimi i Musait a.s..

- Vrasja e njeriut pa faj, është një prej gjërave më të tmerrshme dhe një prej mëkateve të mëdha. Për këtë arsye, Musai a.s. i tha Hidrit a.s.: "A e mbyte njeriun e pastër, pa mbytur ai askënd?! Vërtet ke bërë një punë të shëmtuar"!

- Allahu xh.sh. gjithmonë e merr në mbrojtje njeriun e mirë e të devotshëm, nderin, pasurinë dhe pasardhësit e tij.

- Kujdesi ndaj jetimëve është një prej obligimeve më madhore në Islam. Për këtë jemi të porositur nga Allahu i Madhërishëm dhe nga Pejgamberi ynë fisnik.

- Si shenjë e mirësjelljes ndaj Allahut, çdo punë dhe veprim tonin të mirë duhet t'ia atribuojmë Allahut, ndërsa çdo dobësi dhe mangësi vetvetes, ashtu siç veproi Hidri a.s. kur, për shpimin e anijes, tha: "e unë desha ta bëj atë me të meta", kurse pas meremetimit të murit të dy jetimëve, tha: "... e Zoti yt dëshiroi që ata dy (jetimë) ta arrijnë pjekurinë e vet dhe ta nxjerrin ata vetë thesarin e tyre".

- Udhëtimi në distanca të largëta dhe për një kohë të gjatë, për t'u pajisur me dituri, ka vlerë të madhe, saqë melekët dhe çdo krijesë në tokë e në det, luten dhe bëjnë dua për nxënësin/kërkuesin e dijes (dijetarin).

- Dijetarët e mëdhenj dhe koleksionuesit e hadittheve: Buhariu, Muslimi dhe të tjerët, kanë udhëtuar mijëra kilometra nëpër tokat islame, vetëm për të marrë e shënuar një hadith në koleksionet e tyre.

- Të kërkuarit e diturisë është lehtësim i rrugës për Xhenet. I Dërguari i Allahut s.a.v.s. ka thënë: "Atij që merr një rrugë për të kërkuar dituri, Allahu do t'ia lehtësojë rrugën për në Xhenet".

- Ndaj dijetarëve duhet të jemi të sjellshëm duke përdoruar shprehjet më të mira edukative.

- Kur dikush të kërkon falje, për një gjë të pakëndshme që ka vepruar para teje, pranoja faljen, sepse kjo është prej zemërgjerësisë, me se na ka nderuar Allahu i Madhërishëm.

- Gjatë udhëtimit në shoqëri, njeriu duhet të jetë i sjellshëm dhe i butë me bashkudhëtarët.

- Për një mirësi që dikush ta ka bërë, së pari falënderoje Allahun e pastaj edhe mirëbërësin, sepse kështu porosit edhe Pejgamberi a.s. kur thotë: "Ai që nuk E falënderon Allahun, nuk është falënderues as ndaj njerëzve".[16]

- T'i bësh konak mysafirit, është vaxhib, sipas konsensusit të dijetarëve. I Dërguari i Allahut ka thënë: "Ai që i beson Allahut dhe Ditës së Gjykimit, le ta respektojë e nderojë mysafirin e tij".

- Disa dijetarë mendojnë se tri gjërat që nuk i pëlqeu Musai a.s. nga veprimet e Hidrit a.s., në fakt i kishin ndodhur pikërisht atij edhe në jetën reale. F.v. tek shpimi i anijes kemi ngjashmëri kur nëna e tij e kishte futur në një sënduk dhe e kishte hedhur në lumin Nil; tek mbytja e djaloshit nga ana e Hidrit, kemi rastin kur Musai a.s. e mbyti koptin, duke i dalë në ndihmë një bashkëkombësi të tij; dhe në rregullimin e murit të dy jetimëve, gjejmë ngjashmëri kur Musai a.s. u ndihmoi dy vajzave të Shuajbit a.s. për t'u shuar etjen bagëtive të tyre duke ngritur kapakun e bunarit (pusit), pa u kërkuar shpërblim për këtë".[17]

1) Ibn Kutejbe El-Mearif f. 42; Imam en-Nevevijj Tehdhibul Esmai vel-Lugati, Bejrut, pa vit botimi, v.1, f. 176; Fet'hul Bari v. 6, f. 433; Tarih et-Taberi, v.1, f. 256 - Rrëfimi i Hidrit dhe të dhënat rreth tij. 2) Ibn Kethir Kisasul Enbija'ë, Kajro 1997, f. 548 3) Po aty. 4) Sahihul Buhari– "Kitabul enbija'ë", v. 4, f. 129. 5) Tefsirul Begavij Mealimu-t-Tenzil, Rijad, 1411 h.v.5 f. 188, 6) Sahihul Buhari hadithi nr. (4725); Sahihu Muslim hadithi nr. (2380); Shih:El-Kurtubi"El-Xhamiu li Ahkamil Kur'an" v. 13, f. 316. 7) Tehdhibul Esmai vel-Lugati, v. 1. f. 177. 8) Po aty. 9) Këtë transmetim e përcjell Ibn Kethir në Kisasul Enbija'ë, Kajro 1997 f. 548, por duke e konsideruar këtë si një rivajet të dobët. (Shënim yni S. B). 10) El Mula Ali el Kari'uel Herevi Damask-Bejrut 1991 El Hadheru fi emril Hadiri, f. 117. 11) Po aty. 12) El-Alusi RuhulMeani, v.15, f. 326. 13) El Imam IzzuddinAbdur-Rraziker-Rres'anijjel Hanbelijj Rumuzul Kunuzi fi tefsiri-l Kitabi-l Azizi, Mekë, 2008, v. 4 f. 324. 14) Ibn Kethir, El-Bidaje ve-n-Nihaje, v. 1. f. 256. 15) Shih më gjerësisht:El Hadheru fi emril Hadiri, f. 153-172. 16) Transmetojnë Ebu Davudi dhe Tirmidhiu nga Ebu Hurejra. Hadithi është i kategorisë "sahih". 17) Nasir bin Sulejman el-Umeri"Tedebbur suretul Kehfi"f. 119.

Prof. Ass. Dr. Musa Vila

# Banorët në shpellën RREKIM (2)

**Përkushtimi ndaj Allahut eviton rrezikun në shpellën Rrekim**

### Ngjarja e shërbëtorit

Ja, kështu i pari në këtë tregim është tregimi për djersën e punëtorit, të cilin e kishte marrë për punë dhe shërbim. Me të vërtetë është një ndodhi e çuditshme dhe e veçantë, rrëfen për njeriun në të cilin ka edhe të mira edhe të këqija. Punëtori a shërbëtori në këtë tregim paraqitet si njeri lakmues dhe ziliqar. Ua kishte zili njerëzve për atë që u kishte dhuruar Allahu. Kur e pa se personi tjetër për gjysmë dite po merrte sa ai për tërë ditën, nga zilia dhe hidhërimi largohet pa marrë fitimin e tij të ditës. Ky hidhërim dhe kjo zili e bëri atë të mos kthehej për të punuar tek pronari i tij.

Sikur të mendonte pak më mirë, ai nuk do të kishte arsye për të xhelozuar pse pronari po i jepte punëtorit më të mirë, më ekspert dhe më të shkathët vlerë më të madhe. Kështu shërbëtori, pas një kohe të gjatë, pasi kishin kaluar shumë vite, e pronari i tij me paratë e atij punëtori kishte blerë lopë dhe ruajtës të tyre, deve dhe ruajtës të tyre, dele dhe ruajtës të tyre, e krejt kjo nuk ishte bërë për pak vite, por për një kohë shumë të gjatë, ai po kthehej tek pronari i tij i hidhëruar duke protestuar dhe i kërkonte hakun e punës që kishte bërë për një ditë. Meqenëse ishte kohë e gjatë, dhe tek pronari kishin kaluar shumë shërbëtorë dhe punëtorë, ai kishte mundësi ta injoronte dhe ta refuzonte ish-shërbëtorin. Po ashtu, sikur pronari t'i jepte vetëm vlerën e punës që kishte bërë, do të ishte një gjë e bukur dhe kjo ishte shenjë e besnikërisë dhe korrektësisë së tij karshi shërbëtorit. Mirëpo në këtë rast Allahu i kishte vënë në sprovë devotshmërinë e tij në zemër. Ai pronari e dinte se, përmes vlerës së mbetur të shërbëtorit, kishte rritur pasurinë dhe kishte blerë lopë, deve, dele dhe ruajtës të tyre. Këtu është një sprovë e madhe për egoizmin dhe koprracinë në pasuri. Edhe shërbëtori ishte i kënaqur të merrte vetëm vlerën e punës njëditore, për të cilën shpresonte pak që do ta merrte pas një kohe aq të gjatë. Kjo shihet edhe nga gjuha e tij kur e kërkoi duke thënë: "O rob i Allahut, më jep hakun që më takon (të drejtën time)". Në një version tjetër tha: "Ki frikë Allahun, mos më bëj padrejtësi, më jep të drejtën time".

Ajo që më së shumti mendonte ishte që pronari t'i jepte vlerën e ditës që kishte punuar... Por, shërbëtori u shtang dhe mbeti i befasuar kur i tha: "Shko te ato lopë dhe ruajtësit e tyre merri se tuat janë". Ky i tha: "A me mua po tallesh?" Në një version tjetër thuhet:"Krejt çka po sheh prej deveve, lopëve, deleve dhe shërbëtorëve janë nga vlera (pasuria) jote. Ky i tha: "O Abdullah, mos u tall me mua!"

Të gjitha këto transmetime tregojnë për habitjen, befasinë, çudinë e shërbëtorit, kur këto fjalë i dëgjoi nga ish-pronari i tij, përderisa ky mendonte vazhdimisht se ishte duke u tallur me të, se nuk do t'i jepte të paktën as vlerën e punës. Krejt kjo ishte një habi e madhe për shërbëtorin, andaj nuk është për t'u çuditur kur iu drejtua pronarit me fjalët "a po tallesh ti me mua"?!

Dyshimi ishte i pranishëm, sepse si mund t'i merrte krejt ato lopë, deve, dele vetëm nga ajo vlerë e pakët e punës njëditore. Po pronari ishte njeri fisnik, i drejtë, besnik, kishte frikë Allahun dhe iu drejtua me fjalët: "Unë nuk po tallem me ty, por kjo është jotja". Unë nuk dua nga njerëzit shpërblim e as falënderim, këtë shpërblim e pres në një ditë të vështirë e tmerruese vetëm nga Krijuesi Fuqiplotë. E pres në Ditën kur nga fytyrat disa zbardhen e disa nxihen, në Ditën kur nëna e hedh nga gjiri fëmijën e saj, kur çdo grua e lind barrën para



kohe... Pronari nuk pranon t'i thuhej ti je njeriu i mirë për këtë që më dhurove... po thotë se këtë pasuri e kam pasur emanet, e kam mbrojtur, e kam ruajtur, e kam rritur dhe e kam kthyer tek pronari i saj dhe për mua mjafton kaq. Ky është emaneti i vërtetë dhe i sinqertë, emanet për të cilin jemi të thirrur, por kjo është një mirësi që kujt të dojë, ia jep Allahu, e kjo është mirësi e madhe.

**Ngjarja e bamirësit ndaj prindërve**

Personi i dytë në shpellë ishte respektuesi i prindërve, një nga tre protagonistët shembull që, për pretekst për t'u hapur porta e shpellës, përdorën lutjen për veprën më të mirë që kishin bërë në jetën e tyre, vetëm për të përfituar kënaqësinë e vërtetë të Allahut Fuqiplotë.

Lutjen e tij po e bënte me fjalët: "O Allah! Ti e di se kisha prindër të moshuar, të cilëve unë u jepja gjithnjë qumësht nga delet e mia çdo natë. Një natë unë u vonova dhe, kur erdha, ata kishin rënë në gjumë, ndërsa gruaja dhe fëmijët po qanin nga uria, unë nuk i lashë ata (familjen time) të pinin derisa të kishin pirë më parë prindërit e mi. Unë vazhdova të prisja (që të zgjoheshin nga gjumi) derisa zbardhi mëngjesi. O Allah! Nëse Ti e di se unë e bëra këtë vepër nga frika prej Teje, atëherë, të lutem, largoje shkëmbin". Kështu shkëmbi u tërhoq aq sa ata mund të shihnin qiellin".

Ky tregim është mjaft rrëqethës dhe me ndikim në shpirt, e personi që lë mbresa, është një çoban – bari delesh. Ky shumicën e kohës, nga mëngjesi deri në mbrëmje, e kalonte duke bredhur me kopenë e vet herë në një kodër e herë në një tjetër për të gjetur kullosa të mira për tufën e deleve. Ai ishte përgjegjës i tufës së tij, atë duhej ta ruante me vëmendjen më të plotë të mundshme, ai i ruante dhe i drejtonte. Krejt bagëtia shkonin pas tij njëra pas tjetër, ai i mjekonte nga sëmundjet, u largonte dëmet dhe të këqijat. Ai i kërkonte dhe i dërgonte atje ku kishte me bollëk kullosa dhe ujë, pavarësisht se mund të ishin larg.

Bariu një ditë prej ditësh, në një mëngjes herët kishte dalë me kopenë e tij, kur papritmas pa se kullosat i kishin kullotur bagëtitë e barinjve të tjerë, dhe u detyra të merrte kopenë dhe ta dërgonte më larg, që ta ushqente kopenë e tij mirë.

Këtë e tregon versioni i hadithit: "Vërtet një ditë kullosa ime ishte larg dhe nuk arrita të kthehesha derisa më zuri nata".[1]

Për këtë arsye u vonua për në shtëpi. Në tregim ai është një hero i vërtetë, me plot përgjegjësi, i ruajti delet, kopenë e tij, duke dhënë në maksimum kontributin e tij. Prej parimeve të tij ishte edhe zotimi për t'u kujdesur për prindërit e tij të moshuar me plot respekt dhe dinjitet karshi tyre. I jepte rëndësi kujdesit të prindërve më tepër se kujdesit familjar, fëmijëve dhe gruas. Këtë e bënte duke pranuar rolin dhe meritat që kanë prindërit ndaj anëtarëve të tjerë të familjes. Për çdo natë, kur kthehej nga bagëtia, shpejtonte t'u jepte qumështin e deleve së pari prindërve e pastaj, aq sa mbetej, fëmijëve dhe gruas. Një natë ishte kthyer në shtëpi vonë, dhe prindërit kishin fjetur pa e pirë qumështin që ishte traditë dhe parim i tij. Pikërisht në atë vonesë fillon konflikti në disa drejtime, në brendësinë e bariut dhe në anën e jashtme të tij. Në brendësi po e preokuponte pse nuk arriti t'u jepte qumësht prindërve, ndërsa në anën e jashtme fëmijët dhe gruaja shiheshin duke qarë nga dhimbja e urisë. Vërtet një luftë pa kompromis për të dy anët. Nga ana prindërore dhe nga ana e fëmijëve. Njeriu në veten e tij ka ndjenjën, instinktin, epshin, animin, dëshirën si dhe atë që Allahu xh.sh. i ka dhënë nga besimi, mendja, natyra njerëzore dhe hyjnore. Krejt këto bëjnë që lufta e brendshme të jetë edhe më e rreptë dhe më e vështirë se lufta e jashtme. Këtë luftë me fjalë precize



dhe të sakta na e ka ilustruar hadithi, ku përshkruan kundërthënien e ndjenjës prindërore me ndjenjën e fëmijëve. Kjo luftë u bë edhe më e rreptë në mes përgjigjes detyruese ndaj prindërve, ku shfaqet kujdesi për shkak të moshës së shtyrë, bamirësia me të mirë në fjalë dhe qëndrime, dhe në mes anshmërisë natyrore nga fëmijët që qanin tek këmbët e tij, sikur të ishin zogj të vegjël pa përkujdesje, e në mes gruas, e cila i shihte fëmijët me sy dhe i dëgjonte me veshë tek bërtisnin nga dhimbjet e urisë, vrasëse për shpirtin. Krejt kjo bën që lufta të jetë e tmerrshme dhe e çuditshme. Kjo ngjarje na ilustrohet me shprehje dhe fjalë, që në të vërtetë janë të mangëta, të pamjaftueshme për të përshkuar atë gjendje të vështirë të bariut në mes kujdesit prindëror, dashurisë së fëmijëve dhe përkujdesjes ndaj gruas. Kështu, me fjalë dhe shkronja është e pamundshme të përshkruhet gjendja e shpirtit dhe zemrës në ato çaste të mbrëmjes. Për ta përshkruar krejt këtë situatë, duhej formuar një ekip i gjerë artistësh, piktorësh, fotografësh e regjisorësh për t'i dhënë hakun ndodhisë së bariut në familje. Po, njeriu i do prindërit, i respekton dhe kujdeset më tepër sesa ka mundësi, por ai këtë e bën sepse e ndien detyrim dhe është i ngarkuar për t'u kujdesur, e jo sepse ka vullnet, joshje apo dëshirë të flaktë. Ndërsa për kujdesin e fëmijëve ka vullnet, dashuri dhe gëzim.

Disa njerëz thonë që unë kujdesem ndaj prindërve, sepse ata janë kujdesur kur isha fëmijë. Po, por ti këtë e bën duke menduar se një ditë do të vdes e të jem unë i kujdesshëm. Në mendimin tënd vazhdimisht sillet vdekja, ndërsa kujdesin ndaj fëmijëve prindi e ka bërë për t'u rritur, zhvilluar, arsimuar dhe për të përparuar sa më shumë.

Disa njerëz thonë që ne i duam më shumë fëmijët tanë sesa ata na duan ne. Përgjigjja është se fëmijët janë pjesë e mishit tonë e ne nuk jemi pjesë e mishit të tyre. Mu për këtë arsye, Allahu xh.sh. i ka porositur fëmijët për kujdes ndaj prindërve në shumë vargje të Kuranit, e në veçanti kur prindërit të jenë në moshë të shtyrë, e nuk i ka porositur prindërit të kujdesen për fëmijët, duke u bazuar në faktin se dashuria ndaj fëmijëve është ndjenjë natyrore, instiktive, që nuk ka nevojë për përkujtim, inkurajim dhe frikësim.

Nga kjo mund ta kuptojmë atë luftë të tmerrshme që zhvilloi bariu në mes anës prindërore dhe ndjenjës natyrore ndaj fëmijëve. Dhe, në fund, heroi arrin të mposhtë ndjenjën natyrore ndaj fëmijëve për një vepër më kulmore, që është bamirësia ndaj prindërve.

Këtë vepër bariu e kishte bërë vetëm për hir të Allahut, prandaj edhe erdhi momenti të shpërblehej në shpellë, që kjo vepër kulmore të lëvizte gurin për të hyrë drita dhe për t'u parë Hëna, Dielli, yjet dhe qielli. Njëherësh kjo vepër i afroj te shpëtimi, pas shfaqjes së dritës.

### Ngjarja e të dashuruarit pa kurorë

Ky është protagonisti i tretë në hadith, njëherësh vula e veprës së mirë si pretekst për t'u hapur porta e shpellës, duke e gjetur përfundimisht shpëtimin.

Allahu xh.sh. është i Gjithëfuqishëm dhe mund ta hapte përnjëherë portën e shpellës, mirëpo deshi që zemrat e të treve të drejtoheshin nga Krijuesi i tyre me lutjet e tyre, duke i mundësuar secilit prej tyre nga një pjesë të kerameteve dhe për t'u treguar njerëzve se si i respekton Allahu ata që I përkushtohen Atij.

Edhe ky person, duke Iu drejtuar Allahut xh.sh., shprehet: "O Allah! Ti e di se unë kisha një vajzë (pa kurorë), e cila ishte më e dashura për mua, dhe unë u mundova të kandisja, por ajo nuk pranoi, përderisa unë t'i paguaja asaj njëqind dinarë... Por, kur u ndodha mes këmbëve të saj, ajo më tha: "Ki frikë Allahun dhe mos më prish vajzërinë, veçse me të drejtë (me kurorë). Unë u ngrita dhe ia lashë asaj njëqind dinarët. O Allah! Nëse Ti e di se unë e bëra këtë nga frika prej Teje, atëherë, të lutem, largoje shkëmbin. Kështu Allahu i liroi ata (e largoi shkëmbin) dhe ata dolën nga shpella".

Meqë vajza, në shkëmbim të moralit, kishte kërkuar njëqind dinarë, ky person kishte bredhur në vende të ndryshme për t'i mbledhur ato të holla dhe, pastaj, për ta bërë për vete. Në atë rast vajza përfaqësonte viktimën, kurse personi gjahtarin. Mirëpo, frika nga Allahu dhe vëzhgimi i tij, nuk kishte munguar nga zemra e vajzës.

Nuk ka dyshim se femrat janë më të ndjeshme në shumë çështje, po ashtu dhe në dashuri. Meqenëse dashuria është një çështje më shumë e ndjenjave sesa e dëshirës, mjafton vetëm një fjalë në vesh të vajzës që ajo të jetë magji që zemrën t'ia mbushë me shpresa, kurse mendjen me iluzione. Në dashuri, ashtu sikurse në luftë, e drejta është në anën e të fortit, e jo të të merituarit. Sa më e fshehtë të jetë, aq më emocionale është, dhe sa më shumë të mbulohet, aq më shumë shfaqet.

Dashuria është në lloj historie që përfundon rrallëherë ashtu siç parashihet. Dashuria e vërtetë është dashuria bashkëshortore, e cila e shumoi dhe zhvilloi njerëzimin, ndërsa dashuria e shfrenuar e prish dhe e shkatërron njerëzimin. Në dashuri, ashtu si dhe në urrejtje, mund të përjetohen ndjenjat nga më të ndryshmet, vuajtje, kënaqësi, gëzime, frikë, hidhërim etj.. Dashuria është një lloj pijeje që të deh pa e pirë. Dikush e ka cilësuar dashurinë si një lloj hithre, që më së

shumti i djeg ata që janë lakuriq. Dashuria është një det i emocioneve që është i rrethuar nga të gjitha anët me shpenzime materiale dhe të kohës. Kur njeriu e kupton përse dashuron, më nuk dashuron.

I cekëm këto të dhëna për dashurinë vetëm e vetëm për të kuptuar gjendjen e personit në hadith, i cili kishte përdorur të gjitha mënyrat dhe mjetet për ta përfituar atë vajzë. Edhe shprehjet në hadith e ilustrojnë mjaft qartë pozicionin e të dyve, si të vajzës ashtu edhe të djalit, derisa u takuan në orët e vona, në orët e trishtimit që ndoshta lapsi është i paaftë për t'i përshkruar. Çfarë frike tek vajza! Ai po i thoshte eja se askush nuk na sheh përveç yjeve. Ajo iu përgjigj, po ku është Krijuesi i yjeve. Ajo qante, dëneste, po i thoshte se Krijuesi i yjeve i shihte, i dëgjonte, atëherë të kishte frikë Allahun dhe të mos ia merrte vajzërinë. Në atë çast personi e shijoi kënaqësinë e besimit, iu përkushtua devotshmërisë, e ndjeu vëzhgimin e Allahut. Personi po i thoshe vetes, si është e mundshme, që, ajo po I frikësohej Allahut në vështirësi, e pse unë të mos i frikësohem në kënaqësi. Ai u betua se as ajo vajza nuk kishte frikë e devotshmëri më shumë se ai vetë tek Allahu. Kështu Allahu e përkrahu atë dhe e ndihmoi që të ngrihej sa më parë dhe të largohej e ta linte vajzën. Nga ky veprim ata mbetën të pastër të dy, pa mëkate dhe të çiltër, mbetën në këtë jetë si dy të rinj të mrekullueshëm dhe të mëdhenj. Nuk ka bukuri më të madhe sesa largimi nga harami, kur e ke fuqinë për ta bërë. Për këtë Allahu xh.sh. ka premtuar parajsën si shpërblim të drejtpërdrejtë për atë që e ndalon unin, pasionin dhe epshin nga harami: "Por, sa për atë i cili iu frikësua qëndrimit para Zotit të tij dhe e ndaloi veten nga dëshirat e liga dhe nefsi i njollosur. Vërtet që Xheneti do të jetë vendbanimi i tij". (En-Naziat, 40-41)

Personi në fjalë mbeti i lavdëruar në histori e jo i nënçmuar, pasi dëshmoi devotshmëri dhe përcjellje nga Allahu xh.sh.: "Vërtet, ata që janë të devotshëm, kur u vjen ndonjë mendim i lig prej shejtanit, ata kujtojnë (Allahun) dhe vërtet që pas kësaj ata shohin (të vërtetën)". (El-E'araf, 201). Kështu, ky person triumfoi në dy beteja të mëdha, në betejën kundër epshit dhe në betejën me pasurinë dhe kujdesin ndaj saj. Këtë fitore e arriti në saje të besimit, devotshmërisë që kishte në zemër. E, kur ti ke frikë Zotin, atëherë shejtani para teje është i dobët, ngase është e njohur që djalli nuk ka forcë mbi robërit e Allahut të sinqertë. Kjo vepër e mirë iu shpërblye personit në shpellë duke u bërë si shkaktar përfundimtar për ta larguar shkëmbin dhe për të dalë që të tre personat nga shpella e Rrekimit.



**Për çfarë na udhëzon hadithi**

1. Preteksti për t'u afruar tek Allahu bëhet me vepra të mira e jo me ndërmjetësim nëpërmjet të vdekurve, nëpërmjet varreve të Pejgamberëve, evliave dhe njerëzve të mirë.
2. Hadithi konfirmon se Allahu xh.sh. i nderon miqtë e Tij, evliatë, me gjëra të jashtëzakonshme që nuk janë normale apo të natyrshme.
3. Në çdo vepër duhet të jetë sinqeriteti i Allahu xh.sh..
4. Është obligim që t'i jepet përparësi përkushtimit dhe përkujdesjes së prindërve ndaj gruas dhe fëmijëve.
5. Njeriut i mjafton ajo që është e drejtë e tij dhe nuk duhet ta lëshojë veten në ndalesa për pasuri, famë apo autoritet.
6. Të falësh kur je i fuqishëm për tu hakmarrë. Apo mos e bëj atë që të vjen për dore ta bësh.
7. T'i jepet haku punëtorit para se t'i thahen djersët.
8. Ruajtja e pasurisë së tjetrit dhe përdorimi i saj aty ku Allahu dhe i Dërguari i Tij janë të kënaqur.
9. Lejohet shfrytëzimi i pasurisë së tjetrit pa lejen e tij, nëse në të është interesi i përgjithshëm, duke pasur parasysh sigurimin e saj nga shpërdorimi apo shkatërrimi. Të këtij mendimi janë edhe hanefitë, duke u mbështetur nga informimi i hadithit.
10. Konfirmimi dhe pëlqimi i Resulullahut a.s. për një çështje që ka bazë në legjislacionin para nesh, e që mund të futet në legjislacionin tonë.
11. Nga ky hadith mund të dalë edhe një propozim për artin dhe kulturën islame, që njerëzit profesionistë të nxjerrin këtë ngjarje në një film, që do të ishte edhe më atraktiv për shikuesit.

1) "Sahihul Buhari", v. 1. f. 288, nr. 4926.

**Isa Tërshani**

# Metoda edukative e Muhamedit a.s.

"Ju e kishit shembullin më të lartë në të dërguarin e Allahut,.. " (El Ahzabë, 21)

Muhamedi a.s. në shoqërinë mekase ishte shembulli më i përsosur i edukatës dhe moralit, i sinqeritetit dhe besës. Edhe pse jetoi në një mjedis të çoroditur moralisht, ai kurrë nuk anoi nga traditat e tyre të mbrapshta. Allahu i Madhëruar e ruajti që nga fëmijëria e djalëria e deri edhe në burrërinë e tij. Prandaj ai u rrit i pajisur me virtytet më të mira, me vetitë më të bukura, megjithëse lindi, u rrit dhe jetoi një kohë, në shoqërinë e injorancës.

Zoti e mbrojti atë nga ligësitë, nga turpet dhe egërsitë e zullumit të saj. Në këtë mënyrë, Muhamedi a.s. u bë një burrë i formuar në të gjitha drejtimet, fitoi një nder të veçantë tek njerëzit duke mbrojtur të dobëtit dhe të shtypurit. Nga ana familjare, ai ishte më i pastri nga të gjithë. Shoku më i mirë për atë që e shoqëronte, zemërgjerë dhe bujar i madh, me sjellje të shkëlqyeshme, ishte më i drejti si në fjalë ashtu edhe në jetë, ishte më i sigurti në besë dhe larg çdo të lige e sjelljeje të keqe. Për këto veti e sjellje të pashembullta, populli i vet e quajti "El emin" (i drejtë dhe besnik).[1] Mjedisi i çoroditur dhe i përdhosur moralisht, në të cilin u dërgua Muhamedi a.s., kërkonte prej tij që të bënte reforma radikale, me ndihmën e Allahut dhe me lejen e Tij, në sfera të ndryshme të jetës dhe në botëkuptimet e tyre.[2] Që këto reforma të ishin të suksesshme, duhej të organizohej sistemi i edukimit, e Pejgamberi a.s. vazhdimisht thoshte: "Zoti më dërgoi mësues". (Ibn Maxhe).

Pejgamberi a.s. është shquar për norma të përsosura etike, të cilat nuk mund të përshkruhen me fjalë. Për këtë dëshmon ndikimi i tij tek njerëzit, zemrat e të cilëve flakëronin për ta respektuar dhe nderuar. Flakëronin për ta shoqëruar dhe për ta admiruar atë, siç nuk mbahet mend për ndonjë njeri në këtë botë. Ata që kanë jetuar në kohën e Resulullahut a.s., e kanë dashur gjer në kufijtë e mahnitjes, saqë nuk kanë kursyer as edhe jetën e tyre, vetëm e vetëm që atij të mos i mungonte as gjëja më e vogël. Gjithashtu e donin, sepse ishte i përkryer si asnjë krijesë tjetër njerëzore, më i dashuri i Allahut xh.sh…[3]

Muhamedi a.s. është pishtari ndriçues që e dërgoi Allahu për t'i nxjerrë njerëzit nga errësira në dritën e së vërtetës. Ai i mësoi shokët e tij gjithçka që u nevojitej. Gjithmonë i udhëzonte dhe edukonte ata që ta pasuronin karakterin e tyre me virtyte të shëndosha, me edukatë dhe parime të larta njerëzore. Ai u mësonte atyre gjërat më të rëndësishme nga ajo që e mësonte Vetë Allahu xh.sh.. Nëse meditojmë për jetën e Muhamedit a.s., do të shohim se ai është personaliteti më i madh dhe më i moralshmi në historinë e njerëzimit. Të gjitha personalitetet e mëdha në historinë njerëzore, janë dalluar vetëm në një fushë të caktuar, si: Shekspiri ishte i njohur në fushën e shkrimit, Napoleoni në forcën dhe strategjitë ushtarake, Gandi njihej në politikë, Volteri në ideologji, dhe të gjithëve u mungonin disa aspekte të tjera, si morali apo gjëra të tjera edukative. E i vetmi që posedonte të gjitha format e madhështisë, turpit, edukatës dhe moralit - është Muhamedi a.s..

Ai ishte madhështor në paqe dhe madhështor në luftë. Ishte madhështor si bashkëshort, si prind, si njeri i thjeshtë, në moral dhe në çdo aspekt tjetër.

Kudo që të kërkosh madhështinë, do ta gjesh tek Muhamedi a.s.. Ai ishte i madh në moralin e tij. Tregojnë shokët e tij: Kurrë nuk e kemi parë të Dërguarin e Zotit të nevrikosur për ndonjë çështje personale. Kurrë nuk është hakmarrë për veten e tij. Kurrë nuk ka qëlluar ndonjë grua. Kurrë nuk e ka shkelur premtimin. Kurrë nuk ka mashtruar dhe kurrë nuk ka gënjyer. Dhe kurrë nuk ka qortuar dhe kritikuar publikisht dikë në mënyrë të drejtpërdrejtë.

### Ku e shihte suksesin Pejgamberi a.s.

Pejgamberi a.s. suksesin në veprimtarinë e tij si edukator dhe mësues e arriti me ndihmën e Allahut të Madhëruar, pastaj përmes dy mjeteve mjaft efikase në këtë drejtim: përmes fjalës së mirë dhe punës. Aktivitetin e tij edukues e arsimues e shtriu në të gjitha fushat e jetës. Pa dyshim, formimi i shoqërisë së shëndoshë va-



rej prej karakterit të individëve të shëndoshë, prandaj Pejgamberi a.s. u përqendrua mjaft në këtë aspekt.

Esenca e formimit të karakterit të shëndoshë është kujtimi i Allahut dhe dija se Ai është njohës i mirëfilltë i çdo lëvizjeje, prandaj, si rezultat i kësaj del animi i njeriut nga ajo që është e vlefshme dhe e dobishme si dhe largimi nga gjërat neveritëse. Tirmidhiu transmeton prej Muadh ibn Xhebelit se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Ki ndërmend Allahun kudo që të jesh. Pas së keqes pason e mira, ajo do ta fshijë të keqen. Dhe edukoji njerëzit me moral të mirë".[4]

### Muhamedi a.s. e zgjidhi konfliktin dhe evitoi gjakderdhjen

Kur Muhamedi a.s. ishte tridhjetë e pesë veç, kurejshitët vendosën të meremetonin Qabenë, sepse ishte dëmtuar mjaft shumë nga të reshurat e shiut dhe koha e gjatë pa I bërë ndonjë meremetim. Pasi u krye meremetimi, vendosja e Haxherul Esvedit (Gurit të Zi) qe bërë shkak për përçarje dhe ndarje në mes fiseve. Secili fis dëshironte që t'i takonte atij ky nder. Çështja kishte arritur deri aty saqë shpatat ishin nxjerrë nga këllëfët, shigjetat ishin tendosur në harqe, sa nuk kishte plasur lufta. Njëri nga të pranishmit në moshë të shtyrë thirri: "Ngadalë, o burra! Kur të luftoni dhe të vriteni ju, kush do të mbetet këtu "?.. Ai, ndër të tjera, tha: "Njeriun i parë që do të hyjë nga kjo derë e Qabesë, ta caktojmë gjyqtar dhe të pranojmë ç'të thotë ai". Propozimi u pranua. Të gjithë prisnin me kureshtje se kush do të vinte. Allahu xh.sh. deshi që ai njeri të ishte Muhamedi a.s.. Kur e panë, të gjithë brohoritën: *El Emin El Emin*, Besniku, Besniku. Ia parashtruan çështjen Muhamedit a.s. dhe ai kërkoi një beze të madhe. Ia prunë, e vuri Gurin e Zi në mes të bezes dhe u tha të parëve të fiseve që ta kapnin secili në një cep të saj e ta çonin në vend. Ashtu edhe u veprua, pastaj i Dërguari i Allahut e ngriti gurin dhe e vuri në vendin e vet në mur të Qabesë. Kështu u parandalua një luftë e madhe me një ndërhyrje të shpejtë e të urtë, me logjikë profetike. Ai nuk ishte ende pejgamber, por kishte një logjikë mbi logjikët, një gjykim mbi gjykimet, një aftësi dhe metodë njohëse, të cilit pas disa vjetësh do t'i zbriste Kurani.[5]

### Biseda sipas bashkëbiseduesit

Pejgamberi a.s. njihte shumë mirë psikologjinë e njerëzve, prandaj edhe në bazë të karaktereve të tyre, u jepte porosi e këshilla të caktuara. Po qe se i vinte njeriu që ishte i padëgjueshëm ndaj prindërve, Pejgamberi a.s. e porosiste që të ishte i sjellshëm ndaj tyre, duke i treguar dhe duke e bindur për vlerën dhe shpërblimin e madh tek Zoti. Një ditë, një njeri erdhi te Pejgamberi a.s. i gëzuar dhe i entuziazmuar me hapa të shpejtë dhe iu drejtua me këto fjalë: " O i Dërguar i Zotit, ta jap fjalën se do të luftoj në rrugë të Zotit nën flamurin tënd". Muhamedi a.s. iu drejtua me këto fjalë:"A e ke gjallë ndonjërin prej prindërve"? "Të dy" i ardhuri. Pejgamberi a.s. i tha: "Kthehu te prindërit e tu, kujdesu për ta dhe sillu mirë me ta, nëse dëshiron ta kesh shpërblimin e luftës në rrugën e Zotit".[6]

### Metoda psikologjike

Muhamedi a.s. është treguar psikolog i shkathët edhe në mënyrën e largimit të veseve të njeriut. Këtë e ilustrojmë me një shembull si vijon: "Një ditë Pejgamberi a.s. ishte në xhami me disa shokë dhe, papritmas, hyri një njeri i huaj, i cili që nga dera thirri: "O Muhamed! A më lejon të bëj amoralitet (zina)"? Ashabët

u hidhëruan, kurse Pejgamberi a.s. u tha: "Lëreni"! dhe iu drejtua të porsaardhurit:"Afrohu këtu"! Kur djaloshi qëndroi përpara tij, e pyeti: "A e pëlqen ti të bëjë dikush zina (amoralitet) me nënën tënde"? Ai u përgjigj: Jo, kurrë! Pejgamberi a.s. shtoi:" Po ashtu edhe njerëzit e tjerë nuk e pëlqejnë atë gjë për nënat e veta". Mandej e pyeti: "Nëse të pëlqen kjo gjë për vajzën, motrën, tezen e hallën tënde"? dhe ai çdoherë i përgjigjej se nuk i pëlqente të bënte zina dikush me to dhe gjithnjë Pejgamberi a.s. shtonte se edhe njerëzit e tjerë nuk e pëlqejnë atë gjë për akrabanë e tyre. Në fund Pejgamberi a.s. iu lut Allahut xh.sh. për këtë njeri që t'ia pastrojë zemrën dhe t'ia mbrojë nderin e tij. Nga ky moment njeriu thotë se vepra më e urryer për të ishte zinaja.[7]

**Rasti me Hamzanë r.a.**

Vitet e para të Shpalljes ishin të rënda për Muhamedin a.s. si në aspektin psikologjik, ashtu edhe në atë fizik. Njëherë Ebu Xhehli, duke kaluar pranë Pejgamberit a.s. në Safa, afër Qabesë, e ofendoi atë me fjalë të rënda. Muhamedi a.s. nuk iu përgjigj, e Ebu Xhehli e goditi me gur në kokë, saqë Muhamedit a.s. i rrodhi gjaku. Pastaj Ebu Xhehli u kthye dhe shkoi në një ndenjje me kurejshitët e tjerë para Qabesë dhe u ul në mes tyre. Pas pak atypari kaloi Hamza r.a., i cili po kthehej prej gjuetisë, me harkun në krah. Robëresha e Abdullah bin Xhedanit i tregoi Hamzës se çka i kishte bërë Ebu Xhehli Muhamedit a.s… Hamza r.a. u hidhërua shumë - ishte njeriu më i famshëm dhe më guximtari prej kurejshitëve - dhe u nis drejt Qabesë me vrap. Nuk ndaloi askund gjersa arriti para Ebu Xhehlit. Dhe iu drejtua me këto fjalë: " O njeri i pagdhendur, ti je duke e ofenduar dhe sulmuar nipin tim, e unë i takoj së njëjtës fe sikurse edhe ai"! (Edhe pse ende nuk e kishte pranuar Islamin në atë kohë ). Pastaj e goditi me hark në fytyrë me një të rënë të fortë, saqë i bëri një vragë…[8] Pas kësaj ngjarjeje, Hamza r.a. shkoi te Muhamedi a.s. dhe po i thotë: "Ta nxora hakun tek Ebu Xhehli"! Muhamedi a.s. iu përgjigj çuditërisht: "O xhaxhai im, nuk më gëzon lajmi për hakmarrje, por më gëzon lajmi se po e pranon Islamin". Allahu xh.sh. Hamzës r.a. ia ndriçoi shpirtin dhe mendjen, e ai e përqafoi fuqishëm fenë, kurse myslimanët fituan një shok, me të cilin mburreshin shumë.

**Me butësi përmirësonte gabimet e të tjerëve**

Jemi njerëz dhe, si të tillë, gabojmë, mirëpo edhe gabimet dallojnë. Disa janë të mëdha, e të tjerat të vogla. Pa marrë parasysh madhësinë e gabimeve, ato të gjitha mund të përmirësohen. Pejgamberi a.s. kishte dëgjuar se Abdullah ibn Omeri r.a. e anashkalonte namazin e natës. Ai një ditë vendosi ta këshillonte Abdullahun për ta falur këtë namaz. Pejgamberi nuk e thirri për t'i thënë: "O Abdullah, fale namazin e natës " apo "Pse s'po e fal namazin e natës", por përdori këtë metodë: "Sa i mirë është Abdullahu, vetëm sikur ta falte edhe namazin e natës". Në një transmetim tjetër është: "O Abdullah, mos u bëj si filani. Ai falte namaz të natës, por pastaj e la atë".[9]

I Dërguari a.s. vepronte me njerëzit në atë mënyrë që t'i inkurajonte ata për të bërë vepra të mira dhe ua lehtësonte këtë, edhe nëse ata bënin gabime. Një ditë Pejgamberi a.s. ishte me shokë duke pritur për ta falur namazin në xhami. Mirëpo më parë kishin qenë në një dasmë, ku kishin ngrënë mish deveje. Pas pak u ndie një erë e papëlqyer, për të cilën Pejgamberi a.s. e dinte se erdhi nga gazrat e stomakut. Gjithashtu vërejti se ai që e bëri këtë, ishte i shtrënguar, i erdhi keq…Ndërkaq dihej se të gjithë kishin abdes dhe pas ca minutash do ta falnin namazin, në të cilin do t'u bashkohej edhe ai që e prishi ajrin, mirëpo, meqë kur të ngrihej ai për abdes, do të bëhej e qartë se ai e kishte prishur ajrin, dhe kjo do ta turpëronte e poshtëronte atë. Pejgamberi a.s. e vështroi xhematin dhe tha:"Kush ka ngrënë mish deveje, le të marrë abdes". Të pranishmit thanë: "Të gjithë kemi ngrënë mish deveje, o i Dërguar i Zotit". "Pra, merrni abdes të gjithë" - shtoi Pejgamberi a.s.. dhe kështu u ngritën të marrin abdes të gjithë, e në mes tyre edhe ai të cilin mendjemprehtësia e Pejgamberit a.s. e shpëtoi prej turpit.[10]

Sa të larta dhe të vlefshme janë këto metoda, të cilat ngërthejnë në vete çdo imtësi dhe individ, kur shtrohet çështja e emocioneve dhe ndjenjave të njeriut. Përsosmëria edukativo-morale e Muhamedit a.s. nuk mund të përshkruhet me fjalë, përveçse me fjalën e tij: "Më ka edukuar Zoti im, dhe më edukoi për mrekulli".

1) Vehbi Sulejman Gavoçi. Pejgamberi Muhammedi a.s.- Jeta dhe vepra- Shkup. v. 1994. f. 27. 2) Bashkim Aliu, Muhammedi a.s. Pishtari ndriçues. Shkup. 2000. f. 461. 3) Safijrrahman El-Mubarekfuri. Nektari i Vulosur i Xhenetit. Shkup. 1997. f. 557. 4) Cituar sipas ibn Rexhebit: Xhamiul ulumi vel hikemi fi sherhi hamsine hadithen.f. 156. 5) M. Fethullah Gylen 1. Dritë e Pashuar Hz. Muhammedi (s.a.v.s.) Tiranë. 2004. f. 272. 6) Halid Muhamed Halid. Humaniteti i Muhamedit a.s. Shkup. 1990. f. 15. 7) Vehbi Sulejman Gavoçi. Pejgamberi Muhammedi a.s.- Jeta dhe vepra- Shkup. v. 1994. f. 333. 8) Safijrrahman El-Mubarekfuri. Nektari i Vulosur i Xhenetit. Shkup. 1997. f. 114. 9) Dr.Muhamed Abdurrahman el-Arifi. Kënaqu me jetën tënde. Prishtinë, 2009. f. 324. 10) Halid Muhamed Halid. Humaniteti i Muhamedit a.s. Shkup. 1990. f. 99.

Mr. Fitim Gashi

# Muhamedi a.s. dhe toleranca në traditën e tij profetike

Shumë njerëz mendojnë se Islami u përhap me shpatë dhe se Islami është sinonim me shtypjen, shtrëngimin dhe mohimin e të drejtave dhe lirive të njeriut. Për më tepër, shumë vende perëndimore Islamin e barazojnë me intolerancën dhe ekstremizmin. Madje edhe një pjesë e mendimtarëve (jomyslimanë), politikanë dhe klerikë, kanë këmbëngulur në ngjitjen e këtij imazhi shumë negativ dhe të gabuar.

Para se të bëhet fjalë për tolerancën në traditën profetike të Muhamedit a.s., fillimisht do të doja të filloja me eliminimin e disa keqkuptimeve rreth Islamit dhe tolerancës së tij në përgjithësi, që kanë errësuar kuptimin e shumë njerëzve (jomyslimanë) lidhur me Islamin. Ky është një fenomen i cili duhet larguar-zhdukur gjithsesi duke paraqitur dhe kuptuar drejt imazhin e pastër të Islamit dhe mesazhet e qarta dhe të vërteta që burojnë nga ai.

Meqenëse monoteizmi është themeli i Islamit, toleranca është një nga karakteristikat e tij më të shquara. Islam do të thotë "nënshtrim" ndaj Allahut Një dhe i Pashoq, por edhe "paqe". Toleranca dhe harmonia janë ligje të jetës, të cilat nuk mund të neglizhohen. Toleranca dhe falja në Islam janë vlera shumë të çmuara dhe parime themelore, të cilat duhen respektuar dhe praktikuar. Islami i jep shumë rëndësi drejtësisë, humanizmit, mbrojtjes së të drejtave të njeriut, moralit të lartë dhe sjelljeve të mira. Ai i urdhëron njerëzit që në çdo punë të sillen ndershmërisht e të respektojnë të drejtat e të tjerëve, kërkon që njerëzit të jenë të moralshëm, të pastër e tolerues. S'ka dyshim se toleranca dhe harmonia ndërfetare në Islam buron nga Kurani famëlartë dhe tradita Profetike e Muhamedit a.s..



**Toleranca në Kuran**

Kurani që në fillim të shpalljes së tij theksoi se njerëzit janë krijuar të ndryshëm për t'u njohur në mes tyre dhe jo për të treguar urrejtje e armiqësi ndaj njëri-tjetrit. Allahu xh.sh. thotë: "O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam ju prej një mashkulli e një femre, ju bëmë popuj e fise që të njiheni ndërmjet jush, e s'ka dyshim se tek Allahu më i ndershmi ndër ju është ai që është ruajtur më tepër (nga të këqijat), e Allahu është shumë i dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë". (El Huxhurat, 13)

Një nga parimet themelore të besimit Islam dhe dispozita më madhështore me të cilën theksohet liria e plotë e besimit, shprehet në Fjalën e Allahut te Madhërishëm: " Në fe nuk ka dhunë" (El Bekare, 256).

Në një ajet tjetër, Kurani thekson qartë se zgjidhja përfundimtare e besimit është çështje private, personale. Thotë Allahu Fuqiplotë: "E ti thuaj: E vërteta është nga Zoti juaj, e kush të dojë, le të besojë, e kush të dojë, le të mohojë…". (El Kehf, 29)

Parimin e lirisë së besimit apo mosbesimit individual e bën edhe me të qartë ajeti kuranor: "Thuaj: O ju jobesimtarë! Unë nuk adhuroj atë që adhuroni ju! As ju nuk jeni adhurues të Atij që adhuroj unë! Dhe unë kurrë nuk do të jem adhurues i asaj që adhuroni ju! Por edhe ju nuk do të jeni adhurues të Atij që adhuroj unë! Ju keni fenë tuaj (që i përmbaheni), e unë kam fenë time (që i përmbahem)"! (El Kafirun, 1-6).

Koncepti i tolerancës ndaj besimeve të tjera shtrihet edhe më tej dhe Kurani i porosit qartë myslimanët të jenë tolerantë, zemërgjerë, të mëshirshëm dhe komunikues me pjesëtarët e feve të tjera. Allahu i Lartësuar thotë: "Ti (Muhamed) thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe polemizo me ata (kundërshtarët) me atë mënyrë që është më e mira". (En-Nahl, 125)

Kurani jo vetëm që kërkon nga myslimanët toler-

ancë, mirëkuptim, sjellje të mira e qëndrim korrekt ndaj pjesëtarëve të feve të tjera, por ai shkon edhe më larg dhe nga toleranca kalon në shkallën e njohjes, që është shkalla më e lartë e tolerancës dhe garanci për bashkëjetesë. Judaizmin dhe Krishterimin i njeh si fe monoteiste që kanë librat e tyre të shpallur nga Zoti dhe bashkë me Islamin ato i quan fe qiellore, ndërsa hebrenjtë dhe të krishterët i quan Ehlul-kitab Ithtarë të librit. Kurani famëlartë në një ajet i fton për bashkim me këto fjalë: "Thuaju (o i dërguar): O ithtarë të librit (Tevrat e Inxhil), ejani (të bashkohemi) te një fjalë që është e njëjtë (e drejtë) mes nesh dhe mes jush: Të mos adhurojmë, pos Allahut, të mos I bëjmë Atij asnjë send shok, të mos konsiderojmë njëri-tjetrin zota pos Allahut". (Ali Imran, 64).

Përveçqë i njeh popujt e tjerë, Kurani njeh edhe profetët e tyre. Kurani, në të vërtetë, nuk bën kurrfarë dallimi në mes profetëve. Ai i urdhëron myslimanët të besojnë të gjithë pejgamberët duke filluar prej Ademit a.s e deri tek Muhamedi a.s.. Allahu i Madhërishëm thotë: "Ju (besimtarë) thoni: Ne i besuam Allahut, (besuam) atë që na u shpall neve, atë që iu shpall Ibrahimit, Ismailit, Is'hakut, Jakubit dhe pasardhësve (të Jakubit që ishin të ndarë në dymbëdhjetë kabile), atë që i është dhënë Musait, Isait dhe atë që u është dhënë nga Zoti i tyre pejgamberëve, ne nuk bëjmë dallim në asnjërin prej tyre dhe ne vetëm Atij I jemi bindur". (El Bekare, 136).

Duke përmbledhur atë që u tha më lart, e vërejmë qartazi tolerancën e Islamit dhe mund të themi lirisht se Kurani me shprehjet më të shkëlqyera të mundshme, i bëri liritë fetare pjesë fundamentale të besimit Islam.

**Tolertanca në traditën profetike**

S'ka dyshim se Muhamedi a.s. ishte falës dhe tolerant shumë i madh. E si të mos ishte kështu, kur mirësjelljen dhe tolerancën i kishte të obliguara nga Allahu i Mëshirshëm. Ai ishte i urdhëruar nga Zoti i tij që të ndiqte shkallët më të larta të tolerancës. Fakti se Muhamedi a.s. ishte dërguar mëshirë për mbarë njerëzimin, nënkupton dashurinë, faljen dhe tolerancën e tij që buronin nga ajo mëshirë. Pejgamberi a.s. ishte njeriu që falte më së shumti, sa më i ashpër bëhej dikush ndaj tij, aq më falës bëhej ai. Falja dhe toleranca e tij ishin virtyte që manifestoheshin në çdo rast e sidomos kur kishte pushtet dhe mundësi për t'u hakmarrë. Asnjë lloj krimi apo agresioni kundër tij nuk ishte shumë i madhe për t'u falur nga ai. Aishja r.a. tregon: "I dërguari i Allahut kurrë nuk hakmerrej personalisht për vete, përveç kur ishte fjala për shkeljen e ligjeve të Allahut,



atëherë ai ndëshkonte për këtë". (Buhariu).

Historia është e përmbushur me shembuj të tolerancës së tij. Një ekzaminim i historisë së hershme Islame zbulon shumë shembuj të shquar të tolerancës së tij. Ai ishte falës dhe tolerant ndaj të gjithë njerëzve, e veçanërisht toleranca e tij vërehej tek pjesëtarët e feve dhe besimeve të tjera. Një beduin erdhi një herë për të lypur dhe e kapi për petkat e tij, e shtrëngoi aq fort, sa i la shenja në qafën e tij të bekuar duke i thënë: "O Muhamed, më jep nga ajo që të ka dhënë Allahu! Ai i buzëqeshi dhe urdhëroi që t'i jepej nga pasuria shoqërore aq sa plotësoheshin nevojat e tij". (Buhariu).

Xhabiri r.a. rrëfen se i Dërguari i Allahut ishte në një betejë dhe derisa myslimanët ishin të shkujdesshëm ndaj tij, i erdhi njëri prej armiqve me shpatë në dorë, e rrëmbeu fort dhe i tha: "Kush të mbron tani prej meje"? Ai i tha: "Allahu". Atij i ra shpata nga dora. Muhamedi a.s.e mori shpatën dhe i tha: "Po ty tani kush të mbron prej meje"? Ai i tha: "Bëhu më i miri që hakmerret". I Dërguari i tha: "A do të dëshmosh se nuk ka të adhuruar përveç Allahut dhe se unë jam i Dërguari i Allahut"? Ai i tha: "Jo, por nuk do të luftoj më kundër teje dhe nuk do të jem në anën e atyre që të luftojnë".



Ai e lëshoi. Kur shkoi te njerëzit e vet, u tha: "Jam duke ardhur nga njeriu më i mirë që keni parë ndonjëherë". (Buhariu dhe Muslimi).

Kur Muhamedit a.s. i vdiq axha i tij, Ebu Talibi, që ishte mbrojtësi më i sinqertë i tij, në Mekë u bë gjendja edhe më e vështirë dhe e padurueshme, si për Muhamedin a.s., ashtu edhe për pasuesit e tij. Me shpresë se do të gjente mirëkuptim tek fisi Thekif, ai shkoi në Taif dhe u takua me parinë e atij fisi. Ata jo vetëm që refuzuan përkrahjen e tij, por i nxitën fëmijët për ta ndjekur me gurë. E përndoqën dhe e larguan duke e torturuar në format më brutale. Muhamedi a.s., ndonëse kishte mundësi të lutej për shkatërrimin e tyre, sepse melekët ia përcollën këtë mundësi nga ana e Allahut Fuqiplotë dhe ishin të gatshëm për veprim-përmbysjen e kodrave, megjithatë Muhamedi a.s. jo që nuk pranoi të dënoheshin, por e luti Allahun që prej tyre të vinin pasardhës të cilët do ta adhuronin Allahun Një dhe të Pashoq.[1]

Muhamedi a.s. gjatë jetës së tij si udhëheqës fetar dhe burrë shteti, tregoi ndjeshmëri dhe respekt të madh në trajtimin e ithtarëve të librit - hebrenjve dhe të krishterëve.

Duke i quajtur hebrenjtë dhe të krishterët "dhimijj"- d.m.th. ata që shteti islam e kishte për detyrë t'i mbronte, Muhamedi a.s. tha: "Kush torturon muahiden (atë që është i mbrojtur), i cenon të drejtat e tij, e mbingarkon atë, ose me pa të drejtë merr diçka nga ai, unë do të jem kundërshtari i tij në Ditën e Gjykimit". (Ebu Davudi).

Me të ardhur në Medinë, Muhamedi a.s. vuri bazat dhe themelet e tolerancës në mes myslimanëve dhe të tjerëve. Gjëja e parë që Muhamedi a.s. bëri, pasi u vendos në Medinë, ku ai ishte ftuar si udhëheqës, qe përfundimi i një traktati në mes të myslimanëve dhe pasuesve të librit (hebrenj dhe të krishterë) të atij qyteti. Sipas këtij pakti, myslimanët u garantonin atyre lirinë e besimit dhe u jepnin të njëjtat të drejta dhe detyra si ato të myslimanëve.

Kur një delegacion i të të krishterëve nga Nexhrani erdhi në Medinë, Muhamedi a.s. i vendosi në xhami. Kur iu afrua koha e lutjes së tyre, i lejoi të luteshin në xhami dhe ata u lutën në një pjesë të xhamisë. Me ta bisedoi në formën më të mirë të mundshme. U ofroi argumente, mirëpo nuk i obligoi të hynin në Islam, duke i lënë të lirë të zgjidhnin çfarë dëshironin ata.[2] Ky është një shembull shumë i fuqishëm i tolerancës, zemërgjerësisë dhe mirëkuptimit nga ana e Muhamedit a.s..

Atë që dëshmon kulmin e tolerancës së Muhamedit a.s., e vërejmë kur ai me ushtarët e tij ngadhënjimtarë hynë në Mekë si çlirimtarë, në vendin ku ai dhe pasuesit e tij për njëzet vjet me radhë kishin pësuar tortura nga më të ndryshmet dhe ishin detyruar ta braktisnin atë vend. Muhamedi a.s., ndonëse i fuqishëm si një prijës, me butësinë dhe mirësinë e tij qëndroi pranë Qabesë. Kur mijëra shpata të zhveshura pritnin hakmarrjen mbi kurejshitët-idhujtarët, pikërisht atëherë Muhamedi a.s. i pyeti: "O kurejshë, ç'mendoni se do t'ju bëjmë juve sot"? Ata, duke e njohur shëmbëlltyrën e Muhamedit a.s., panë mëshirën në sytë e tij dhe iu përgjigjën:"Ti je vëllai ynë i madh". Atëherë, me një zë të ngrohtë dhe plot falje e mirësi, Muhamedi a.s. u tha: "Shkoni! Të gjithë jeni të lirë".[3]

Këta ishin disa prej shembujve që paraqesin zemërgjerësinë, mëshirën, faljen dhe tolerancën e shëmbëlltyrës së njerëzimit të Muhamedit a.s.. E s'ka dyshim se këto tradita profetike u përcollën brez pas brezi dhe mbetën pjesë fundamentale të besimit Islam.

1) Muhamed Ahmed Hudar, Muhamed A'dham El besher, Es-siretu en-nebevijetu fi thevb xhedid. Darul kutub. 2004 Kairo, f. 154-158. 2) Po aty, f. 302. 3) Ebi Muhamed Abdul Melik Ibën Hisham, Es-siretu En-nebevijeh. Darul hadith, Bot. 1. 2004 Kairo, v. 4, f. 319.

Mr. Ekrem Maqedonci

# Diversiteti në personalitetin e Muhamedit a.s.

"Ju kishit shembull më të lartë në të dërguarin e Allahut, kuptohet ai që shpreson në shpërblimin e Allahut në Botën tjetër, ai që atë shpresë e shoqëron duke e përmendur shumë shpesh Allahun". (El Ahzabë, 21).

Nuk ka dyshim se Muhamedi a.s. në vetveten e tij ngërthente personalitete të shumta me role të ndryshme. Ai nuk ishte vetëm i dërguar, po, krahas misionit të tij si Pejgamber, ai ishte edhe familjar, punëtor, mësues, gjykatës, kryetar, imam, etj... Të gjitha këto role i kryente në mënyrën më të mirë, pa marrë parasysh nëse kishte shpallje për ndonjë çështje të caktuar apo jo. Ai ishte shembull për çdokënd që dëshironte të gjente mostër si duhet jetuar. Me sjelljet e tij fisnike, përfitoi simpatinë dhe zemrat e njerëzve. Ishte njeriu që përfaqësoi një fe me një legjislacion shumëpërfshirës, prandaj edhe Zoti e pasuroi me veti e cilësi shumëpërfshirëse, në mënyrë që të jetë personi adekuat dhe i përshtatshëm për t'i dhënë hakun ligjit të Tij në tokë. Për këtë arsye, dijetarët dhe historianët e mëdhenj botërorë vazhdojnë të hulumtojnë dhe të mësojnë për Muhamedit a.s. si njeri shumëdimensional dhe njeriu me më ndikim në rruzullin tokësor në të gjitha aspektet e jetës. Së këndejmi, mund të themi se, fjala dhe vepra dhe jeta e asnjë njeriu nuk është studiuar e mësuar me përpikëri e konsekuencë sa ajo e Muhamedit a.s.. Dijetarët islamë kanë theksuar shumë aspekte në personalitetin e tij, mirëpo ne do të përmendim ato më kryesoret:

### Muhamedi a.s. si i dërguar i Zotit

S'ka dyshim se roli kryesor i Muhamedit a.s. ishte pejgamberllëku i tij, udhëzimi i njerëzve drejt një rruge të drejtë, hapja e një faqeje të re të njerëzimit, mbyllja e një epoke të paganizmit dhe idhujtarisë. Thotë Allahu në një ajet kuranor: "O ti i dërguar! Komunikoje atë që t'u zbrit prej Zotit tënd, e nëse nuk bën (kumtimin e shpalljes), atëherë nuk e ke kryer detyrën tënde (të pejgamberllëkut)...". (El Maide, 69).

Ndërsa në një ajet tjetër kuranor thotë: "Thuaj: O ju njerëz! Unë jam i dërguar i Allahut tek të gjithë ju..."(El A'raf, 158). Prej këtyre ajeteve kuranore kuptojmë se Zoti xh.sh. e zgjodhi Muhamedin a.s. që mbi supet e tij të bartë amanetin dhe përhapjen e Shpalljes tek bota mbarë. Pajisja e personalitetit të tij, me cilësi të shumta, bëri që ai të jetë i zgjedhuri në mesin e gjithë njerëzimit, sepse ishte shembull i mirësisë. Jeta e tij, sinqeriteti i tij, mirësia e tij, morali i tij, janë argumente të pamposhtura të Pejgamberllëkut të tij. Thotë dr. Selman Elavde: Misioni më fisnik i Muhamedit a.s. ishte formimi i personaliteteve të njerëzve, ruajtja e vlerave dhe ndërtimi i shoqërive të barabarta e të pastra, të edukuara dhe mirë të kulturuara, ftonte për respekt dhe barazi, vlerëson të devotshmin pa bërë dallime nga raca, ngjyra a gjinia, e për këtë kishte treguar edhe Zoti i Madhërishëm në ajet kuranor: "O ju njerëz, vërtet ne ju krijuam prej një mashkulli e një femre, ju bëmë fise e popuj që të njiheni në mes jush, me të vërtetë më i ndershmi prej jush, është ai që është më i devotshëm..." (El Huxhurat, 13)[1] Kurse historiani bashkëkohor sirian, dr. Shevki Ebu Halil, kur flet për suksesin dhe veçoritë e Pejgamberllëkut të Muhamedit a.s., thotë: "Misioni i Muhamedit a.s. pati sukses, sepse ishte Shpallja e fundit nga Zoti (me një legjislacion gjithëpërfshirës), e drejtuar për mbarë njerëzimin (pa dallim kombi apo race), ishte i logjikshëm për mendjen e njeriut, unifikoi dhe bashkoi njerëzit rreth ligjit të Zotit, ishte mision i stërmbushur me mrekulli, nxiste vazhdimisht për shkencë, sepse është misioni, me të cilin e ngarkoi i Plotfuqishmi, i Gjithëdijshmi".[2]

### Muhamedi a.s. si mësues dhe edukator

Bota mbarë nuk mban mend mësues dhe edukator të suksesshëm si Muhamedin a.s.. Për këtë edhe sahabët e tij thoshin: "Me të vërtetë nuk "kemi takuar mësues më të mirë se Muhamedi a.s (as para ardhjes së tij dhe as pas ardhjes së tij)".[3] Me urtësinë e tij, ai arriti ta transferonte Ymetin e tij nga një popull analfabet, që nuk dinin shkrim e lexim, në dijetarë të mëdhenj dhe zbulues shkencash. Njerëzit i nxiti në mënyrën më të mirë për kërkimin e diturisë, duke u premtuar atyre xhenetin si shpërblim për personin që kërkon dituri. Ai në një hadith thotë: "Kush ndjek rrugën për të kërkuar dituri,



Allahu do t'i lehtësojë rrugën atij për në Xhenet".[4] Ndërsa në një hadith tjetër thotë: "Me të vërtetë Allahu nuk më dërgoi si kokëfortë para njerëzve, mirëpo më dërgoi mësues tolerant për ta".[5]

Allahu i Madhërishëm, kur flet për Muhamedin a.s. si mësues, thotë: "Ai (Zoti) është që njerëzve të pashkolluar u dërgoi Pejgamberin nga mesi i tyre, që t'u lexojë ajetet e Tij, t'i pastrojë ata, t'ua mësojë atyre librin dhe urtësinë..."(El Xhumatu, 2). Komentatorët e Kuranit kanë bërë me dije se ky ajet, në kuptimin e tij, ngërthen dy gjëra shumë të rëndësishme për arsyen e dërgimit të Pejgamberit a.s: mësimin e njerëzimit dhe edukimin e tyre. Prandaj çdo popull që dëshiron të shënojë progres, duhet të lexojë patjetër dhe të jetë i edukuar mirë. Asnjë aspekt njerëzor, pa marrë parasysh çfarë - ushtarak, politik, ekonomik etj., nuk mund të ketë avancim të mirëfilltë përveçse me plotësimin e këtyre dy kritereve. Shumë prej dijetarëve islamë mendojnë se arsimi dhe edukimi janë dy gjëra të pandashme, asnjëri pa tjetrin nuk do të jepte fryte të mjaftueshme. Muhamedi a.s. ishte mësues i urtë, ai gabimtarin nuk e qortonte, po e mësonte atë, Aishja r.a., kur tregon për mësimin dhe edukimin e Muhamedit a.s., thotë: "Nuk ka ndodhur që Muhamedi a.s. ta sulmonte dikë me dorën e tij, bile as ndonjë prej grave të tij apo shërbëtorëve të tij..."[6]

Në fund të elaborimit të rolit të Muhamedit a.s. si mësues, mund të themi se, pena, edukimi dhe mësimi ishin simbolet e tij, pikërisht për këtë arsye shohim se thirrja e parë që mori nga qielli, ishin ajetet kuranore që e obligonin atë të lexonte. Zoti i Madhërishëm iu drejtua atij me këto fjalë: "Lexo me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi çdo gjë. Krijoi njeriun prej një gjaku të ngjizur. Lexo! Se Zoti yt është më bujari! Ai e mësoi njeriun të shkruajë me penë. Ia mësoi njeriut atë që nuk e dinte". (El Alak, 1-5). Dijetarët theksojnë se, për të qenë mësues i suksesshëm, duhet të jesh lexues i denjë, sepse ashtu u obligua edhe Muhamedi a.s..

### Muhamedi a.s. si udhëheqës shtetformues

Nuk ka dyshim se Muhamedi a.s. konsiderohet personi që vuri themelet e shtetit islam në atë kohë. Kjo vërehet qartë sidomos pas hixhretit (shpërnguljes së Pejgamberit a.s. nga Meka në Medinë). Atje filloi të punonte në mënyrë të organizuar, formoi shoqërinë islame, u orientua në fuqizimin e anës ekonomike pasi myslimanët ekonomikisht ishin shumë të dobët në atë kohë, sepse tërë pasurinë e tyre e kishin grabitur Kurejshitët në Mekë. Aty themeloi xhaminë, e cila në atë kohë, përveçqë konsideroj si vend për ta adhuruar Zotin dhe vend për ibadet, luante edhe rolin e parlamentit të myslimanëve. Ai formoi edhe "Kartën e Medinës" që luante rolin e kushtetutës së shtetit. "Karta e Medinës" ishte një dekret që e caktonte Medinën si shtet islam. Lirisht mund të themi se kjo ishte kushtetuta e parë e shkruar në Islam, bile edhe kushtetuta e parë



në shoqërinë njerëzore. Qëllimi i saj ishte që në mesin e myslimanëve të kishte rregull, të mbizotëronte ligji, dhe të mos kishte anarki. Prej pikave kryesore të asaj karte (kushtetutës së myslimanëve në atë kohë), ishin[7]:

a) Secila palë (myslimanët dhe hebrenjtë) kanë të drejtë të respektojnë fenë e tyre.

b) Secila palë janë përgjegjëse dhe kompetente për gjendjen e tyre ekonomike.

c) Nëse Medina sulmohet nga ndonjë palë e tretë, secila palë obligohet të kontribuoj në mbrojtjen e atdheut.

d) Dialogu është mënyra e vetme për t'i zgjidhur problemet në mes veti.

e) Asnjë banor nuk ka të drejtë të jetë mbi ligjin (të bëjë çrregullime, të kryejë vepra dhe mëkate, të cilat janë të ndaluara).

f) Shteti obligohet të jetë në ndihmë të nevojtarëve, pa dallime në mes hebrenjve dhe myslimanëve.

g) Të dyja palët (myslimanët dhe hebrenjtë) duhet të ndërpresin kontratat dhe marrëveshjet e tyre me Kurejshitët (Pasi Kurejshitët konsideroheshin si armiq të tyre).

h) Muhamedi a.s. do të jetë personi kryesor dhe kompetent për interpretimin e kësaj kushtetute.

i) Kjo kartë (kushtetutë) konsiderohet referencë për çdokënd që kërkon drejtësi.

Nga përmbajta e kësaj kushtetute, vërejmë qartë urtësinë e Muhamedit a.s. në formimin e shtetit. Hartimi i kësaj kushtetute, para një mijë e katërqind e sa vjetësh, është e ngjashme me metodat që aplikohen sot në kohët moderne. Pejgamberi ynë a.s. na ofroi kushtetutë të efektshme dhe pika të rëndësishme, se si duhet t'i qasemi shtetndërtimit, dialogut dhe respektit ndërfetar.

**Muhamedi a.s. si gjykatës**

Nga rolet kryesore të Muhamedi a.s. ishte edhe gjykimi në mes njerëzve. Ai si pikë referimi për të gjykuar në mes njerëzve kishte Shpalljen që i vinte prej Zoti, mirëpo, në rast se nuk kishte shpallje, ai gjykonte në mes njerëzve me mendjen e tij. Falte shumë derisa nuk shkelej ligji i Zotit. Drejtësia e tij bëri që të gjithë të ishin të kënaqur me gjykimin e tij. Ai nuk dallonte të pasurin nga i varfri, politikanin nga qytetari, të afërmin nga i largëti.[8] Për këtë arsye, edhe njihet si gjykatësi më i drejtë në historinë e njerëzimit. Ai në një hadith thotë: "Më të vërtetë janë shkatërruar popujt para jush, sepse nuk kishin drejtësi në zbatimin e masave ndëshkuese, nëse në mesin e tyre vidhte një i njohur, nuk zbatonin dënimin ndaj tij, e nëse vidhte një i panjohur (i lig), ndaj tij zbatonin dënimin. Pasha atë, në dorën e të Cilit është shpirti im, nëse Fatimja, bija e Muhamedit, do të vjedhë, asaj do t'i pres dorën..."[9] Ndërsa në një hadith tjetër thotë: "Ky Ymet do të jetë i suksesshëm derisa të mos i anashkalojë tri gjëra: "Kur të flasë, ta thotë të vërtetën; kur të gjykojë, të gjykojë me drejtësi, dhe, kur t'i kërkohet falje, të jetë falës (jo hakmarrës)".[10]

Në fund, mund të theksojmë se këto ishin vetëm disa nga cilësitë më kryesore të personalitetit të Muhamedit a.s., sepse, me të vërtetë cilësitë e tij pozitive janë aq të shumta, saqë nuk mund të numërohen. Ai ishte shëmbëlltyra e njerëzimit në çdo pore të jetës, besnik, durimtar, i sinqertë, trim, bujar, modest, i mëshirshëm, edukator, mësues, ushtarak, udhëheqës...[11] Për shëmbëlltyrën e tij, më së miri na tregoi Zoti i Madhërishëm në ajetin kuranor: "Ju kishit shembull më të lartë në të dërguarin e Allahut, kuptohet ai që shpreson në shpërblimin e Allahut në Botën tjetër, ai që atë shpresë e shoqëron duke E përmendur shumë shpesh Allahun"(El Ahzabë, 21).

1) Meal-Mustafa f. 226, Selman bin Fehd El-Avde. 2) Fi tarih-el-islamij f. 29, prof. dr. Shevki Ebu Halil. 3) Ibn Haban (2248) nga Muavije ibn Hakem. 4) Imam Muslimi (2699). 5) Imam Muslimi nga Xhabir bin Abdilah r.a. me nr. 1478. 6) Imam Muslimi me nr. (2328) nga Ajshja r.a. 7) Fikhu Sireti-Ennebevije (f. 222-227) Prof. Dr. Muhamed Seid Ramadan El-Buti. 8) Më gjerësisht për drejtësinë e Muhamedit a.s. dhe rolin e tij si gjykatës shih:En-nidham- Es-sijasij fil Islam f. 40-65, Dr. Muhamed Abdulkader Ebu Faris. 9) Transmeton Imam Muslimi me nr. 1688. 10) El-muxhem el-evsat (1/243) Imam Et-taberani. 11) Muhamedun ke'eneke terahu, Dr. Aid bin Abdullah El-Karni.

Prim. dr. med. sc. Ali F. Iljazi

# Buzëqeshja në praktikën e Muhamedit a.s.

Kur lexojmë biografinë e Pejgamberit a.s. (sirën), gjejmë se këtë synet e quajnë "mjet për përfitimin dhe zbutjen e zemrës". Nga jeta e tij, a.s., kuptojmë se i ka shfrytëzuar të gjitha mjetet e duhura për t'i afruar njerëzit tek feja e Allahut.

Nga këto mjete është edhe një lëvizje... Kjo lëvizje, synet i lënë, për të cilin flasim, është shumë lehtë të bëhet. Kjo është, siç e quajnë fjalë pa zë dhe shkronja. Nuk zgjat më tepër se një lëvizje syri. Fillon nga buzët, kalon nëpër dyert e syve të tjerë, dhe përfundon në zemrën e atij që i është drejtuar. Ky synet është sadaka (lëmoshë) dhe kjo sadaka vazhdimisht ka rrjedhur nga buzët e Pejgamberit tonë të dashur a.s. Kjo është buzëqeshja. Ndoshta tingëllon çuditshëm që buzëqeshja është sadaka, por Pejgamberi a.s. na paralajmëron: "Mos e mendo të pavlerë asnjë nga veprat e mira, qoftë edhe të takosh vëllanë tënd (në fe) me fytyrë të qeshur". (Hakimi dhe Bejhekiu) Në hadithin tjetër, Muhamedi a.s. buzëqeshjen e krahason me sadakanë, duke na nxitur që këtë sadaka ta japim gjithnjë: "Buzëqeshja drejtuar vëllait tënd (mysliman) është sadaka". (Tirmidhiu dhe Ibn Hibbani) Sa ka zënë vend të madh buzëqeshja në jetën e Pejgamberit a.s., flet imam Buhariu, i cili në Sahihun e tij ka ndarë një kapitull të veçantë "Mbi buzëqeshjen dhe qeshjen" (Babu tebessum ve dahik). Buzëqeshja përmendet edhe në Kuran, kur Sulejmani a.s. buzëqeshi për fjalët e milingonës: "(Shih: En-Neml, 18-19)

Buzëqeshja ishte praktikë e përhershme e Pejgamberit a.s.; buzëqeshte kur takonte ashabët, i priste me buzëqeshje; buzëqeshte kur shihte njeriun që mposhtte zemërimin e tij; buzëqeshte kur dikush gabonte, duke përmirësuar gabimin e tij me buzëqeshje të lehtë. Ta dëgjojmë Xheririn r.a., i cili tregon siç qëndron në Sahihun e Buhariut dhe Muslimit: "Asnjëherë nuk më ka parë Pejgamberi a.s. pasi kam pranuar Islamin, e të mos më ketë buzëqeshur". Në një rast i erdhi një beduin i njohur për nga vrazhdësia e tij natyrale, iu drejtua me fjalë të ashpra, por Pejgamberi a.s. e priti me butësi dhe buzëqeshje. Beduini i tha: "O Muhamed, urdhëro të më jepet nga pasuria e Allahut që është tek ti". Pejgamberi a.s. ndaj këtyre fjalëve të ashpra, buzëqeshi dhe urdhëroi që beduinit t'i jepej sadakaja. Me këtë e zbuti zemrën e beduinit.

### Buzëqeshja praktikë e Muhamedit a.s

Buzëqeshja e tij nuk u zhduk as në momentet e fundit të jetës së tij në këtë botë. Pejgamberi a.s. u nda me buzëqeshje nga ashabët dhe dynjaja! Enesi r.a. tregon, siç është përshkruar në Sahihun e Buhariut dhe Muslimit: "Derisa myslimanët ishin duke falur namazin e sabahut ditën e hënë (ditën kur Pejgamberi a.s. kaloi në Ahiret), përderisa Ebu Bekri udhëhiqte namazin, i befasoi Pejgamberi a.s.. Hoqi perden nga dhoma e Aishes r.a., shikoi ashabët e renditur në safe dhe buzëqeshi". Buzëqeshja, siç shohim nga rastet e shumta, ka qenë praktikë e Muhamedit a.s. dhe rrugë deri tek zemra. Ai me të shkriu akullin e zemrave të vrazhda, bëri që nga zemrat e ngurta të rridhte uji i mëshirës dhe dhembshurisë.

Sot takojmë njerëz që buzëqeshin rrallë. Duket sikur i kanë buzët të çimentuara dhe nuk mund t'i hapin. Është e qartë që njeriu ndonjëherë kalon nëpër kriza personale, vështirësi, pakënaqësi dhe sprova, mirëpo, që njeriu tërë jetën të jetë i mrrolur, duke cunguar buzëqeshjen të tjerëve, kjo është larg nga praktika e Pejgamberit a.s..

Edhe jomyslimanët sot janë të vetëdijshëm për bukurinë e fshehur në buzëqeshjen. Thonë se buzëqeshja ndikon pozitivisht në gjendjen psikike të qetësimit dhe relaksimit. Sot kur stresi është sëmundje e kohës bashkëkohore, buzëqeshja që na e mëson Pejgamberi a.s., është parandalim i përsosur. Thotë psikologu Dejl Karinxhi: "Kam kërkuar nga nxënësit e mi të zgjedhin nga një person që për çdo ditë gjatë javës ta bëjnë të qeshur. Njëri prej nxënësve ka qenë tregtar dhe zgjodhi ta bënte të qeshte bashkëshorten e tij, e cila nga ai nuk ishte mësuar të merrte buzëqeshje. Rezultati pas



hulumtimit, siç thotë nxënësi, - ka qenë se kam zbuluar lumturi të re, të cilën nuk e kam shijuar për vite. Kjo më ka nxitur të buzëqesh me të gjithë ata që bie në kontakt. Njerëzit për shkak të buzëqeshjes filluan të më nderojnë. Kam ndier se jeta më është bërë më e bukur, më e shkëlqyer, dhe profiti im në tregti më është rritur për shkak të buzëqeshjes".

Nëse jomyslimanët preferojnë buzëqeshjen, atëherë ne myslimanët e kemi poentën më tepër për shkak se me buzëqeshje, duke e praktikuar vazhdimisht - pasojmë synetin e Pejgamberit tonë a.s..

**Në fund të mos harrojmë këto:**

-Buzëqeshja zgjat një moment, por të tjerëve mund t'u mbetet si kujtim i bukur deri në fund të jetës, dhe kujtim për ne për të mirë pas vdekjes sonë.

-Askush nuk mund të thotë se është aq i varfër, sa të mos u japë të tjerëve buzëqeshjen.

-Askush nuk mund të thotë se është aq i pasur, saqë nuk i nevojitet buzëqeshja.

-Buzëqeshja është sadaka që nuk do ta varfërojë atë që e jep, po mund ta pasurojë atë të cilit i jepet.

-Buzëqeshja është fjalë pa zë e shkronja, por tek Allahu vlen si lëmoshë e dhënë.

-Buzëqeshja është synet i Pejgamberit a.s. dhe, përveç shpërblimit për sadakanë e dhënë me buzëqeshje, kemi edhe shpërblimin për pasimin e synetit të Pejgamberit tonë të dashur a.s..

Mr. Orhan Bislimaj

# Thënia e njerëzve "e kam zemrën e pastër…"?!

**(Shpjegim akaidologjik i Fjalës së Allahut)**

"Atij që Allahu ia ka zgjeruar kraharorin për besim islam, ai është në një dritë të sigurt prej Zotit të vet. E, të mjerët janë ata që nga zemërfortësia e tyre nuk përmendin Allahun, të tillët janë në humbje të qartë". (Ez-Zumer, 22)

Kohët e fundit, xhamitë janë të mbushura me namaztarë, sidomos në namazin e xhumasë. El-hamdulilah, është një vetëdijesim fetar, si asnjëherë më parë. Kjo po ndodh në Kosovë, Shqipëri, Maqedoni etj. Por, nga ana tjetër, janë edhe shumë të tjerë që e kanë obligim namazin, po nuk e falin. Dhe, kur u thuhet që të vijnë në xhami për ta falur namazin, përgjigjja e tyre është: "Hoxhë efendi, nuk kam nevojë të vij në xhami, e kam zemrën të pastër…"?!. Pikërisht, kjo çështje do të jetë bosht i këtij punimi.

**Konteksti i ajetit dhe drita e imanit**

Në këtë ajet, Allahu i Lartësuar tërheq paralelen në mes të atij që Allahu ia ka hapur zemrën e tij dhe e ka pranuar Islamin, kundrejt një njeriu, të cilit i është ngurtësuar zemra, për shkak të mospërmendjes së Allahut. Pjesa e parë e ajetit: "Atij që Allahu ia ka zgjeruar kraharorin për besim islam, ai është në një dritë të sigurt prej Zotit të vet..."., transmetohet se ka zbritur me rastin e pranimit të Islamit nga Aliu, Hamza, Omeri, Ammar bin Jasir, Allahu qoftë i kënaqur me të gjithë ata. Por ajeti ka karakter të përgjithshëm dhe ka të bëjë me secilin mysliman, që është vetëdijesuar për madhërimin e Allahut. Zemra e tij është e shëndoshë dhe e pastër nga të gjitha elementet negative. Ibn Abbasi r.a., thotë se kraharori i tij është zgjeruar, ngase Islami e ka pushtuar personalitetin e tij.[1] Çdo veprim

e bën duke menduar si mysliman, dhe çdo veprim që nuk e bën, përsëri nuk e bën duke menduar si mysliman. Gjatë gjithë jetës mendon për çastin e vdekjes, për ringjalljen pas vdekjes, si dhe për dhënien e llogarisë para Madhërisë së Allahut. Punon për këtë botë sikur të jetojë përgjithmonë, e punon për Ahiretin sikur do të vdesë në atë çast. I fal pesë kohët e namazit. Kur vjen namazi i xhumasë, pa hezitim shkon në xhami. Kur vjen muaji i Ramazanit, agjëron me kënaqësi. Gjuha e tij nuk pushon nga përmendja e Allahut, e zemra e tij pulson devotshmëri e sinqeritet. Imani i tij është si një kurorë mbi kokë. Për shkak të kësaj, personaliteti i tij shkëlqen me një dritë prej Allahut. Në mesin e shoqërisë është shembull ideal. Reflektimi i tij tek njerëzit i ngjason fanarit që ndriçon errësirën. Njerëzit e duan atë, dhe ky i do ata. Të këqijat e njerëzve e shqetësojnë, e të mirat e tyre e gëzojnë. Ky është myslimani që Allahu i ka zgjeruar zemrën me dritën e imanit, dhe në zemrën e tij nuk gjendet asnjë element i errësirës e kufrit (mosbesimit).

### Ngurtësimi i zemrës dhe vetëkënaqësia

Roli i zemrës është vendimtar tek njeriu. Islami i ka kushtuar kujdes të veçantë pastrimit të zemrës, respektivisht mbrojtjes së saj nga të gjitha mendimet dhe idetë çorientuese, të cilat nuk e lënë të qetë dhe e motivojnë për rrugë të këqija. Të gjitha veprat e njeriut janë pasqyrim direkt i zemrës. Pejgamberi a.s., në një hadith, shëndoshmërinë e tërësishme të individit e ndërlidh me shëndoshmërinë e zemrës: "...Në trupin e njeriut është një copë mishi, kur ajo përmirësohet, përmirësohet i tërë trupi, e kur ajo prishet, prishet i tërë trupi, ajo është zemra".[3] Në këtë aspekt, diskursi parimor i besimit islam është përmirësimi i zemrës së individit dhe lidhja e saj me besueshmëri të sinqertë ndaj Krijuesit. E, në një hadith, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Me të vërtetë Allahu nuk shikon në fizionominë dhe pasurinë tuaj, por shikon në zemrat tuaja".[4] Bile, njëra prej lutjeve të tij më të shpeshta ka qenë: "O Ti që i rrotullon zemrat e njerëzve, përforco zemrën time në fenë Tënde".[5] Kjo lutje e Pejgamberit a.s. është mjaft domethënëse. Sepse, në një rast të kundërt, largimi nga feja çon në ngurtësimin e zemrës dhe në brishtësinë shpirtërore e fizike të njeriut. Pas kësaj, porta e të këqijave është e hapur prore. Zemra e ngurtësuar e humb aftësinë e korrigjimit të së mirës dhe të së keqes. Ajo anon nga vetëkënaqësia dhe nga egoja personale. Mbase, në këtë kuptim, është pjesa e dytë e ajetit: "Të mjerët janë ata që nga zemërfortësia e tyre nuk përmendin Allahun, të tillët janë në humbje të qartë". Allahu



i ka cilësuar se janë të mjerë dhe në humbje të qartë të gjithë ata që nuk e përmendin Allahun. Zemrat e tyre janë ngurtësuar, janë bërë dru i malit. Edhe më keq, këtyre njerëzve, kur u përmendet Allahu, nuk u gëzohet zemra, përkundrazi u shtohet mllefi, dhe për këtë shkak, ata nuk janë në gjendje të përmendin Allahun dhe ta adhurojnë Atë. Kjo kategori e njerëzve është fytyra negative e shoqërisë. Transmetohet se kjo pjesë e ajetit ka zbritur për rastin e Ebu Lehebit dhe djalit të tij, të cilët nuk e patën pranuar Islamin.[6] Por, domethënia e ajetit ka të bëjë me secilin, që nuk E madhëron Allahun.

### Bindja "e kam zemrën e pastër..."?!

Fatkeqësisht, në mjediset tona, sot kemi myslimanë që nuk interesohen fare për mësimet fetare, apo, edhe nëse dinë ndonjë gjë, nuk e praktikojnë, me bindjen se nuk kanë nevojë për fetarësi. Personalisht, kam pasur rastin t'i takoj disa myslimanë të këtillë, dhe, kur u themi të vijnë në xhami për ta madhëruar Allahun, përgjigjja e tyre është standarde: "Hoxhë efendi, unë e kam zemrën të pastër, nuk kam nevojë të vij në xhami"?! Edhe më keq, nuk mjaftohen me kaq, po vazhdojnë të diskutojnë edhe për shumë pikëpamje të tjera, duke u munduar ta arsyetojnë konceptin që e përkrahin.

Pa dyshim, ky qëndrim i tyre është gabim. Kësaj radhe nuk do të flas se sa mëkat i madh është mosfalja e namazit, por do të them një të vërtetë - se njeriu është i obliguar ta madhërojë Krijuesin, pikërisht mbi bazën e krijimit të tij si qenie. Mbi parimin ontologjik, të gjitha krijesat e madhërojnë Allahun, pavarësisht se ne nuk mund ta dimë mënyrën e madhërimit. Allahu thotë: "Lartmadhëri të merituar i shprehin Atij shtatë qiejt e Toka dhe ç'ka në to, e nuk ka asnjë send që nuk E madhëron (nuk i bën tesbihe), duke I shprehur falënderim Atij, po ju nuk e kuptoni atë madhërim të tyre (sepse nuk është në gjuhën tuaj). Ai është i butë dhe fal shumë". (El Isra, 44) Imam Bejdaviu r.h., duke e komentuar këtë ajet, thotë se secila krijesë



me gjuhën e gjendjes së vet e madhëron Allahun, që dëshmon se është qenie e mundshme dhe e krijuar nga i Plotfuqishmi i përhershëm pa fillim, i domosdoshëm në ekzistencë.[7] Në rastin tonë, si njerëz dhe qenie të vetëdijshme, Allahu na ka mësuar në Kuran se si ta madhërojmë, e Pejgamberi a.s. na ka sqaruar detajet. Ne nuk mund të shpikim një model tjetër të madhërimit të Allahut, sepse bëjmë gabim, e kjo do të shndërrohet në ofendim për Krijuesin. Jo, absolutisht. Modeli i madhërimit, tashmë është i sqaruar, ndërsa shkuarja në xhami dhe falja e namazit është diskursi qendror i madhërimit të Allahut, në baza ditore. Ky është obligim i natyrshëm, dhe jo zgjedhje. Atyre që thonë se e kanë zemrën të pastër dhe se nuk kanë nevojë të shkojnë në xhami, u themi: Po, juve ju lejohet të mos e madhëroni Allahun, por me një kusht, që të mos shfrytëzoni mirësitë e Tij. Në atë moment që ju deklaroni se nuk dëshironi të thithni ajrin, si një bollëk i Allahut, jeni të lirë që të mos E madhëroni Allahun?! Mirëpo, derisa e shfrytëzoni ajrin në çdo çast, dhe tokën për të ecur e për t'u ushqyer, atëherë e keni obligim madhërimin e Allahut dhe falënderimin ndaj Tij. Për këtë arsye, falja e namazit është obligim edhe për të sëmurin, përderisa të ketë vetëdije.

Po ashtu, ata e kanë gabim, ngase me këtë deklarim të tyre - se e kanë zemrën të pastër, po paragjykojnë ndaj atyre që shkojnë në xhami, kinse ata të fundit qenkan ngarkuar me gjynahe dhe shkuakan në xhami për t'i larë gjynahet?! Kjo nuk është e vërtetë. Ne e dimë se larja e mëkateve (gjynaheve), mund të ndodhë mbi bazën e efekteve anësore të namazit, por qëllimi bazë i namazit është Madhërimi i Allahut. Sikurse thamë më lart, ky është obligim i të gjitha krijesave. Bile, edhe melekët, që nuk kanë asnjë mëkat, E madhërojnë Allahun: "Ndërsa ata (engjëjt) që e bartin Arshin dhe ata që janë përreth tij, lartësojnë me falënderim Zotin e tyre...". (Gafir, 7). Nëse do të ishte e vërtetë se shkuarja në xhami është për t'i larë gjynahet, atëherë melekët nuk do të ishin ngarkuar me madhërimin e Allahut, kur dihet se ato janë të pamëkata. (shih: Et-Tahrim, 6)

Prandaj, përfundimisht, shkuarja në xhami nuk është qërim hesapesh me gjynahet, po madhërim ndaj të Lartmadhërishmit. Në momentin kur njeriu thotë se "e ka zemrën të pastër", ai në fakt distancohet nga falënderimi dhe madhërimi i Allahut. Ky është gabim i rëndë, që myslimanin e çon në portën e mosbesimit (kufrit), (Shih: Ta-ha, 124).

### Distancimi nga xhamia simptomë e zemrës së nxirë

Me të vërtetë, shprehja "e kam zemrën të pastër" është një paradoks i llojit të vet. Akoma më e pakuptimtë bëhet kur këtë e thonë edhe njerëzit e pandërgjegjshëm, që shoqëria i njeh se janë vepërkëqij. Kriteret e zemrës së pastër i cakton Allahu si një standard unikat për të gjithë njerëzit, e jo njeriu për dëshirën e vet. Sipas Kuranit, njeri me zemër të pastër konsiderohet ai që me të vërtetë është i pastër, ngase i ka përmbushur obligimet në tri sferat kryesore të përgjegjësisë:

1) Ndaj vetvetes,
2) Ndaj të tjerëve dhe
3) Ndaj Allahut.

Këto tri sfera e karakterizojnë jetën e njeriut në përgjithësi, dhe feja Islame ka paraparë rregulla për secilën prej tyre. Në momentin që njeriu është i përgjegjshëm në respektimin e detyrimeve që ka ndaj këtyre kategorive, ai kontribuon për pastërtinë e zemrës. Mirëpo, secili mysliman duhet ta inspektojë nivelin e zbatueshmërisë, dhe vetë mund ta dijë se sa e ka zemrën të pastër. Le ta analizojmë vetëm aspektin e detyrimeve ndaj Krijuesit, meqë jemi duke folur për madhërimin e Allahut dhe shkuarjen e myslimanit në xhami. Njeriu e ka detyrim që të falë pesë kohët e namazeve ditore. Nëse myslimani nuk shkon në xhami, respektivisht nuk fal një namaz nga pesë kohët e namazeve, për shembull namazin e sabahut, ai është borxhli ndaj Allahut. Ky borxh, nëse nuk përmbushet, është një mëkat i madh. Madje, nuk është një mëkat i lënë në harresë. Jo, ky e jep efektin negativ në zemrën e njeriut në vazhdimësi. Dhe, kur ky mëkat përsëritet, qoftë nga mosfalja e pesë kohëve të namazit apo nga mosfalja e namazit të xhumasë, pastaj dhe nga ritualet e tjera, zemra e njeriut i nënshtrohet ngurtësimit të egër. Sepse, pas çdo të keqeje (mëkati), në zemrën e njeriut vihet një pikë e zezë, dhe kjo ka mbështetje në hadithin e Pejgamberit a.s., të cilin e transmeton Ebu Hurejra r.a: "Me të vërtetë, kur njeriu e bën një mëkat (të keqe), në zemrën e tij i vihet një pikë e zezë, nëse largohet nga mëkati, pastaj kërkon falje dhe pendohet për të, zemra e tij rikthehet në gjendjen e mëparshme, në të kundërtën, dhe nëse vazhdon ta përsërisë, ai (mëkati) shtohet gjersa t'ia mbulojë zemrën tërësisht, dhe kjo është ajo "mbulesa-nxirja", të cilën e ka përmendur Allahu në Kuran: "...Por, të këqijat që i punuan, zemrat e tyre ua mbuluan (ua kanë nxirë)", (El Mutaf-fifin, 14).[8]

Pas kësaj thënieje të Pejgamberit a.s., kush mund të thotë se e ka zemrën të pastër, përderisa është mëkatar dhe borxhli ndaj Allahut. Të gjithë ata që thonë se e kanë zemrën të pastër, dhe vazhdojnë indiferencën ndaj urdhëresave dhe ndalesave të Allahut, më vjen keq, por zemrat e tyre janë të nxira dhe nuk bëhet fjalë më për pika të zeza, por, a thua ka mbetur në zemër ndonjë pjesëz pa u nxirë? Këtë nuk po e them në mënyrë tendencioze, por, që ta sqarojmë të vërtetën. Ani, kjo që e përmendëm, pra, obligimet (borxhet) ndaj Allahut, është vetëm një aspekt që e nxin zemrën, po ku janë edhe shumë të tjera. Ku janë obligimet ndërnjerëzore, obligimet ndaj familjes, obligimet ndaj vetvetes, e jam më se i sigurt se personi që nuk e do xhaminë dhe ikën prej saj, nuk i ka në nivel të kënaqshëm as këto. Sepse, nëse nuk e njeh fenë e Allahut, nuk di si t'i zbatojë në mënyrë të drejtë këto obligime, për të cilat është përgjegjës.

#### Pastrimi i zemrës dhe transformimi i myslimanit

Me të drejtë, Malik bin Dinar r.h. thotë: "Dënimi më i madh për njeriun është ngurtësimi i zemrës, ndërsa prej hidhërimit të Allahut ndaj një populli, është largimi i mëshirës nga zemrat e tyre".[9] Kjo, mbase është e vërtetë. Populli ynë (shqiptar), për një njeri që nuk është i dobishëm për shoqërinë, thotë: "filani nuk kish' zemër", domethënë është me zemër të ngurtë, që nuk bën rahmet e as bamirësi. Si kundër kësaj, myslimani që i thotë vetës mysliman, por që nuk i praktikon ritualet fetare, urgjentisht duhet të shkojë te imami i xhamisë më të afërt dhe ta pyesë për mënyrën e pastrimit të zemrës. Sepse, pa iniciativë, nuk arrihet asgjë. Ushqimi i shpirtit dhe i zemrës është besimi në Allahun dhe madhërimi i Tij nëpërmjet ibadeteve (adhurimeve) islame. Sepse, Allahu e ka krijuar njeriun në këtë përbërje. Pa fe e fetarësi, njeriu ngel i uritur përgjithmonë. Nga ana tjetër, fetarësia myslimanin e transformon në njeri human, të butë, të sjellshëm, solidar, të dobishëm për shoqërinë etj.. E për më shumë, zemrën e shpëton nga ngurtësimi, e ky është shpëtimi në të dy botët, ngase Allahu ka thënë: "Ditën kur nuk bën dobi as malli, as fëmijët, (bën dobi) Vetëm kush I paraqitet Zotit me zemër të shëndoshë". (Esh-Shuara, 88-89).

1) Imam Kurtubiu, El-Xhamiu Li ahkami'l Kur'an, komentimi i ajetit Ez-Zumer, 22. 2) Imam Bejhekiu, el-Kada ve'l kader, hadithi nr. 334. 3) "Sahihu'l-Buhari", Kitabu'l-imani, babu: Fadlu men istebree lidinihi, nr. 50. 4) Transmeton Imam Muslimi nga Ebu Hurejre, Sahihul Muslim, Kitabul birr-rri ves-sil-leti ve'l adab, babu: tahrimu dhulmi'l muslim, nr.4657. 5) Sunenut-Termidhij, Kitabu: Ed-da'vatu an Resulilahi (babu: minhu) hadithi nr. 3444. 6) Imam Kurtubiu, po aty, komentimi i ajetit Ez-Zumer, 22. 7) El-Bejdavij, Envaru't-tenzil ve esraru't-te'vil, komentimi i ajetit El-Isra, 44. 8) Imam Termidhiu, El-Xhamiu, kitabu: Tefsiril-kur'an, babu: ve min sureti'n-nisa, nr.3278. Hadithi është "Hasenun Sahihun". 9) Imam Kurtubiu, po aty, komentimi i ajetit Ez-Zumer, 22.

Mr. Ejup Haziri

# Tekbiri fillestar

**Nga kjo temë do të fillojmë trajtimin e tematikës së namazit, pa u ndërlidhur me nijetin apo drejtimin e kibles, sepse, siç kam theksuar edhe në shkrimet paraprake, qëllimi im është që kjo tematikë të trajtohet nga tekbiri fillestar e deri tek dhënia e selamit. Pra, ka të bëjë me namazin praktik, nga fillimi e deri në fund, gjegjësisht me kushtet brendapërbrenda namazit, e jo me ato që i paraprijnë namazit. Tekbiri fillestar dhe dispozitat që kanë të bëjnë me të, do të jenë objekt diskutimi i këtij punimi.**

## Hyrja në namaz me tekbir (Allahu Ekber)

Pjesa dërrmuese e juristëve myslimanë janë të mendimit se tekbiri fillestar (*tekbiretul iftitah)* paraqet hyrjen direkt në namaz dhe përcakton se pa të namazi është i pavlefshëm.[1] Është quajtur tekbiri fillestar, sepse me të fillon namazi.[2] Juristi i madh Ibrahim Nehaiu, në këtë kontekst, qe shprehur qartë: "Kushdo që nuk shqipton tekbirin kur e fillon namazin, ai nuk është në namaz".[3] Shqiptimi i tekbirit (Allahu ekber apo ndonjë fjalë tjetër të ngjashme me këtë, që tregon madhështi ndaj Allahut), sipas Ebu Hanifes dhe Ebu Jusufit, është kusht (shart) i namazit, gjegjësisht kusht për të hyrë në namaz. Njëherësh, ky mendim i tyre paraqet edhe opinionin përfundimtar juridik (fetvanë) të shkollës hanefite.[4] Ndërsa Muhamedi (nxënësi i Ebu Hanifes) parasheh që shqiptimi i tekbirit është pjesë përbërëse e namazit (*rukn*). Togfjalëshin *"Allahu Ekber"*, sikurse Muhamedi, edhe shkollat e tjera juridike e shohin si pjesë përbërëse të namazit *(rukn)*. Ndonëse si kushti edhe rukni nuk kanë ndonjë dallim shumë të madh, dhe ajo që është kusht, pa të nuk bën, sikurse ajo që është rukn e që konsiderohet si pjesë përbërëse e saj, megjithatë ka dallim në mes kushtit *(shart)* dhe *ruknit*

Kushti konsiderohet si pjesë e jashtme (e namazit), e që i paraprin namazit, sikurse pastërtia që është kusht për namazin, kurse rukni trajtohet si proces i brendshëm (i namazit).[5] Mirëpo që të dyja i bashkon nocioni farz.[6]

Ebu Hanife, në lidhje me këtë, argumenton me ajetin kuranor: "Që e përkujton madhërinë e Zotit të vet dhe falet". (El-A'la, 15)

Në komentin e këtij ajeti, juristët kanë komentuar se qëllimi është tekbiri fillestar,[7] sepse Allahu i Lartësuar e solli përmendjen e namazit pas tekbirit )fillestar( e, sikur të ishte tekbiri brenda namazit ose pjesë përbërëse e namazit, nuk do të përmendej, sepse do të ishte një tërësi, mirëpo kjo dëshmon se tekbiri fillestar nuk është pjesë përbërëse e namazit.[8] I Dërguari i Allahut a.s. ka thënë: "...Kur të ngrihesh për (të falur) namaz, merr abdes mirë, pastaj drejtohu nga kibla dhe merr tekbir". (Muslimi në Sahih, nr. 602)

Ngjashëm me këtë transmetohet edhe ky hadith, në të cilin thuhet: "Me të vërtetë namazi nuk plotësohet për askënd, derisa ai të mos marrë abdes mirë duke përfshirë pjesët e domosdoshme të tij, e më pas të marrë tekbir (fillestar)".[9]

Edhe në hadith, sikurse në Kuran, namazi është ndarë nga tekbiri fillestar, madje në këtë hadith, por edhe në hadithe të ngjashme, tekbiri fillestar është trajtuar sikurse drejtimi nga kibla apo marrja e abdesit, që nënkupton se tekbiri është proces i jashtëm i namazit, jo i brendshëm, ndonëse është i ndërlidhur direkt me namazin dhe prej tij fillon namazi, por ai shërben si urë lidhëse në mes gjërave që i paraprijnë namazit dhe atyre që janë pjesë e brendshme e namazit. Ndoshta ndokujt mund t'i shkojë në mendje për se nga të katër imamët e shkollave juridike, vetëm Ebu Hanife është i mendimit se tekbiri është kusht *(shart)* e jo *rukn*-pjesë përbërëse, apo ndoshta mund ta marrë mendimin e Ebu Hanifes me skepticizëm?! Ta zëmë se dikush është duke e falur namazin e sabahut para kohës së tij, e pas faljes së namazit e kupton se koha e tij s'ka filluar ende, çfarë të bëhet me namazin që e ka falur? I shkoi namazi huq? Sipas Ebu Hanifes dhe Ebu Jusufit-të cilët mendojnë se tekbiri është kusht-, ai namaz i kalon në nafile dhe atij i llogaritet se ka falur namaz nafile, kurse, sipas Muhamedit dhe të tjerëve që kanë mendim tjetër nga të parët, ai namaz konsiderohet i pavlefshëm dhe ato



për largpamësinë e Ebu Hanifes në trajtimin e çështjeve dhe përpunimin e teksteve. Ebu Hanife dhe ata që përfaqësojnë mendimin e tij, kanë qenë shumë të matur në përpilimin e teksteve, përzgjedhjes së nocioneve dhe ofrimit të argumenteve. Ata i kanë shqyrtuar argumentet në hollësi nga të gjitha anët, për të formuluar një mendim të përpiktë, në bazë të vendimit të marrë dhe vlerësimit të bërë.

## Argumentet për tekbirin fillestar

Argumentet, mbi të cilatu Ebu Hanife së bashku me juristët e shkollës hanefite argumentojnë për tekbirin fillestar, janë:

Së pari argumenti kuranor, ku Allahu i Madhërishëm thotë: "Dhe madhëroje Zotin tënd"! (El-Muddeththir, 3).

Hanefinjtë, qëndrimin e tyre e mbështesin në shumë tekste profetike, sikurse në hadithin që transmetohet nga Aliu, ku i Dërguari i Allahut ka thënë:"Çelësi i namazit është pastrimi, fillimi i tij është tekbiri fillestar, ndërsa përfundimi i tij është dhënia e selamit".[12] Tekstualisht në këtë hadith ka ardhur "tekbiri (gjërat që i vepron jashtë namazi) i bën të ndaluara-haram (në namaz)", që nënkupton se veprat që deri atëherë kanë qenë të lejuara, gjatë namazit bëhen të ndaluara, si ngrënia, pirja, të folurit, të qeshurit dhe veprime të tjera, të cilat kanë qenë të lejuara deri në momentin e marrjes së tekbirit fillestar, mirëpo në momentin kur kemi marrë tekbirin fillestar, të gjitha ato vepra na janë bërë të ndaluara. Ndërsa hadithi përmbyllet me fjalët "dhënia e selamit i bën të lejuara-hallall", që nënkupton se ato veprime që ishin të lejuara para namazit, na lejohen prapë, me dhënien e selamit, ndonëse ishin të ndaluara prej tekbirit fillestar deri tek dhënia e selamit.

Pastaj kanë argumentuar me hadithin e keqfalësit të namazit, të cilit i Dërguari i Allahut atij i është drejtuar, në mes të tjerash, edhe me këto fjalë: "...Kur ngrihesh për të falur namaz, merr tekbir...". (Buhariu në Sahih, 751; Muslimi, nr.602)

Po ashtu mbështetet edhe në hadithin vijues, në të cilin thuhet: "Kur imami të marrë tekbir, merrni edhe ju...".[13]

rekate të falura nuk mund të konsiderohen as nafile. Le të marrim një shembull tjetër: Një namazfalës ka marrë tekbirin fillestar para përfundimit të zenitit (kur dielli është në kulm, por nga përfundimi i zenitit) dhe pastaj dielli e ka kaluar zenitin dhe ka hyrë koha e drekës. Sipas atyre që mendojnë se tekbiri është pjesë përbërëse *(rukn)* e namazit, namazi konsiderohet i pavlefshëm, sepse tekbiri fillestar është marrë para se të kalojë zevali, gjegjësisht para se të hyjë koha e drekës. Ndërsa sipas atyre që mendojnë se tekbiri fillestar është kusht e jo rukn, gjegjësisht sipas Ebu Hanifes dhe Muhamedit, namazi i tillë është plotësisht i vlefshëm, sepse vetëm tekbiri fillestar është bërë para kohës së namazit, ndërsa menjëherë pas marrjes së tekbirit ka hyrë koha e drekës.[10] Dobia e tërë kësaj polemike në mes hanefinjve dhe të tjerëve, qëndron në faktin se sipas (pjesës dërrmuese të) hanefinjve, namazi obligativ në raste të tilla (qoftë para kohe apo në raste të prishjes) kalon në nafile,[11] që nënkupton se diçka ka përfituar edhe nga namazi i falur para kohe, apo me rastin e tekbirit fillestar gjatë zenitit dhe në raste të tjera të kësaj natyre.

Shembuj të kësaj natyre janë të shumtë dhe kjo tregon

### Kujdesi ndaj shqiptimit të tekbirit

Ebu Hanife parasheh që gjatë shqiptimit të tekbirit fillestar, të ngutemi e të mos bëjmë zgjatje (*medd*) "Aaaallahu Ekber", sepse një zgjatim i tillë shton pikëpyetje të panevojshme, të cilat njeriun e vendosin në dilema të dyshimta, ngase një zgjatje e tillë, e qëllimshme, konsiderohet pabesim (kufër).[14] Kjo për faktin se, nëse kemi zgjatim (*medd*) të tillë të fjalës Aaaallahu Ekber, tek ai vë në pikëpyetje madhërinë e Allahut, sepse ajo nënkupton "A Allahu është më i madhi"?!

Kjo do të shkaktonte gabime të thella kuptimore dhe do ta ndryshonte tërësisht trajtën kuptimore të tekbirit, sepse në vend që ai të jetë në formën pohore që do ta miratonte se Allahu është më i madhi, ashtu siç është i tillë realisht, ai bëhet në formën pyetëse, që për nga kuptimi a përmbajtja mund ta nxjerrë atë edhe nga besimi. Njëherësh, një veprim i tillë, përveç gjynahut, mund ta bëjë edhe zhvlerësimin sidomos të tekbirit fillestar, po dhe të namazit në përgjithësi.

Po ashtu në fund të kësaj fjale të mos zgjatet zanorja e shkurtër "e" *"Allahu Ekbeeeer"*, sepse një zgjatim i tillë është totalisht i papranuar, mirëpo nuk është i nivelit të njëjtë, për nga rrezikshmëria, me zgjatjen tek fjala *"Aaaallahu Ekber"*. Fatkeqësisht, një zgjatje e tillë e *"Allahu Ekbeeeer"*, sot haset shpesh, sidomos tek myezinët, por edhe tek disa imamë, të cilët, me qëllim të zbukurimit të zërit në shqiptimin e fjalëve të tilla, bëjnë gabime katastrofike, madje disa janë shumë të rrezikshme, sikurse *"Aaaallahu Ekber"*. E disa të tjera nuk janë të përmasave të mëdha të rrezikshmërisë, por bëhen zgjatime të panevojshme e të tepërta, me qëllim të mallëngjimit të dëgjuesve. Halifi i drejtë Omer ibn AbdulAzizi ndoshta kishte vërejtur gjëra të tilla (të zgjatjes) tek njëri nga myezinët, prandaj edhe i ishte drejtuar atij me këto fjalë: "Ose thirr një ezan të qetë, ose do të shkarkojmë nga detyra (e myezinit)". (Buhariu në Sahih, nr. 574) Por ka mendime se myezini i tillë e kishte thirrur ezanin mallëngjyeshëm dhe eksitueshëm (Ebi Shejbe në Musannef, 2390), saqë nga vokaliteti i fjalëve dhe zgjatimi i tyre, kishte mahnitur të tjerët. Prandaj, qortimi i Omerit në këtë kontekst më tepër vë në dukje faktin që njerëzit të ngazëllehen dhe të kënaqen më shumë gjatë namazit, sepse, nëse ata mallëngjehen nga ato që i paraprijnë namazit, atëherë ka mundësi që në namaz të mos jenë të kujdesshëm aq sa duhet e kërkohet, sepse një ngazëllim i tillë para namazit do të lërë gjurmë edhe gjatë tij.

Prandaj, tekbiri duhet të bëhet pa zgjatim dhe është e preferuar të ngutemi gjatë shqiptimit të tij, kurse dhënia e selamit, që nënkupton daljen nga namazi, preferohet të bëhet më ngadalë e të mos ngutemi. Ndërsa në fund të selamit mund të ketë zgjatim tek zanorja e fundit "ve rahmetullaaah, por jo të mbahet tingulli -s- e të zgjatet (zvarritet) "es-sssselamu alejkum".

### Çka nënkuptohet me "tekbir"

Në bazë të ajetit "Dhe madhëroje Zotin tend"! (Muddeththir, 3) dhe në bazë të haditheve që kanë ardhur në lidhje me këtë tematikë, nga të cilat thuajse të gjitha kanë të njëjtin kuptim (sikurse të ajetit të mësipërm), e që nënkuptojnë tekbirin, dijetarët kanë polemizuar se cilat janë fjalët që përdoren në tekbir. Me fjalë të përgjithshme, pa u ndalur shumë, mund të themi se një pjesë e madhe e juristëve kanë lejuar që të përdoren edhe shprehje të tjera që rrjedhin nga fjala *"kebbere-"*, apo çdo fjalë që shpreh madhështi ndaj Allahut të Madhëruar, sidomos në shkollën tonë juridike, duke u bazuar në tekstet e ardhura në formë të përgjithshme, pa u specifikuar apo kushtëzuar.[15]

1) Të këtij mendimi janë thuajse gjithë dijetarët, me përjashtim të Ismail ibn Ulejjete-s dhe Ebu Bekër el-Esamm-it, të cilët mendojnë se namazi fillon thjesht me nijetin, madje edhe pa tekbir. Megjithatë, askush nuk e ka mbështetur mendimin e tyre dhe, si i tillë, ai është i papranuar. Shih për këtë: Alaudin el-Kasani, Bedaiu-s Sanaiu fi tertibi-shSherai, bot. III, Daru-l Kutub el-Ilmijetu, Bejrut-Liban, 2010, v.I, f. 592; Shemsudin Ebu Bekër Muhamed Serhasij, El-Mebsut, bot.I-rë, Daru-l Fikr, Bejrut-Liban, 1421-2000, v. I, f.15. 2) Ahmed ibn Ismail Et-Tahtavi, Hashijetu ale-l Meraki-l Felah, el-Matbeatu-l Kubra el-Emirijetu, Bulak-Egjipt, 1318, f. 145. 3) Muhamedibën el-Hasenesh-Shejbani, Kitabu-l Athar, f. 98. EbuJusuf, Kitabu-lAthar, f. 21. Me përjashtim të atij që shqipton tekbirin gjatë rukusë për shkak të vonimit të namazit, për të nxënë rekatin kurimami tashmë ka shkuar në ruku. 4) Alaudin el-Kasani, Bedaiu-s Sanaiu fi tertibi-shSherai, v. I, f. 501. 5) Abdul Ganij el-Gunejmij el-Mejdani, El-Lubab fi Sherhi-l kitab, me recensurë nga Said Bekdash, bot.I, Daru-s Sirraxh, el-Medinetu-l Munevveretu, 1431-2010, v. II, f. 139. 6) Vehbi Sulejman Gavoçi, Erkanu-l Islam-Fikhu-l Ibadat ala medhhebi-l Imam Ebi Hanifete en-Nu'man, bot. III, Daru-l beshair el-islamijetu, Bejrut-Liban, 2008, v. I, f. 234. 7) Abdullah ibn Mahmud ibën Mevdud el-Musulij, El-Ihtijar lita'li-l Muhtar, Daru-l Hajr, 1419-1998, v. I, f. 66. 8) Mahmud ibn Ahmed ibën Mazeh el-Buharij, El-Muhitu-l Burhanij fi-l Fikhi-n Nu'manij, bot. I-rë,Dar-Ihjau-t Turath el-Arabij, Bejrut-Liban, 1424-2003, v. I, f. 333. 9) Ebu Davudi në Sunen, nr. 730. Albani në vlerësimin e këtij hadithi thotë se është autentik (sahih), shih: Sahih Ebi Davud, nr. 857. Po ashtu këtë hadith e përcjell edhe Taberaniu në El-Mu'xhemu-l Kebir, nr. 4399 me sened autentik, me një dallim të vogël në fund, ku në vend të "e më pas të marrë tekbir", ka ardhur: "e më pas thotë: *"Allahu Ekber"*. Kjo është vetëm një pjesë nga hadithi i gjatë e i njohur me emrin "keqfalësi ndaj namazit" apo "keqvepruesi ndaj namazit". 10) Ahmed ibn Ismail Et-Tahtavi, Hashijetu ale-l Meraki-l Felah, f. 145.



Sedat Islami

# Njerëzit më të mirë

*Falënderimi I takon Allahut. Atë E falënderojmë dhe prej Tij falje dhe ndihmë kërkojmë. Kërkojmë mbrojtje nga Allahu prej të këqijave të vetvetes dhe të veprave tona. Kë udhëzon Allahu, s'ka kush e lajthit dhe kë largon nga rruga e vërtetë, s'ka kush e udhëzon. Dëshmoj se s'ka hyjni tjetër përveç Allahut, i Cili është Një dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i dërguar i Tij. "O ju që keni besuar, kini frikë Allahun me një frikë të denjë dhe mos vdisni, përveç duke qenë myslimanë"! (Ali Imran, 102) "O ju njerëz! Kini frikë Zotin tuaj që ju ka krijuar prej një veteje dhe nga ajo krijoi palën e saj, e prej atyre dyve u shtuan shumë burra e gra. Dhe kini frikë Allahun që me emrin e Tij përbetoheni, ruajeni farefisin, se Allahu është Mbikëqyrës mbi ju". (En-Nisaë,1) "O ju besimtarë, kini frikë Allahun dhe thoni fjalë të drejta. Ai (Allahu) ju mundëson të bëni vepra të mira, jua shlyen mëkatet tuaja, e kush respekton Allahun dhe të Dërguarin e Tij, ka shpëtuar me një shpëtim të madh". (El Ahzab,70-71)*

*Vëllezër besimtarë!*

Bukuria e njeriut nuk qëndron në fizikun dhe rrobat e tij, po në moralin dhe sjelljet e tij. Me këto të fundit ai, para së gjithash, përfiton kënaqësinë e Allahut të Madhëruar, dhe pastaj edhe simpatinë e njerëzve. Për këtë shkak, këtij modeli të bukurisë dhe zbukurimit, në Islam i është kushtuar rëndësi e madhe. Allahu i Madhëruar na ka bërë të qartë se tek Ai nuk arrihet e mira ndryshe përveçse duke i pasur këto të mira –virtyte. Sa njeriun e kanë marrë dhe konsideruar të pavlerë, por tek Allahu ai ka qenë shumë i madh. Për këtë shkak, Pejgamberi a.s. ishte shumë kureshtar për t'i nxitur besimtarët që të garonin në këtë fushë, ngase të pasuruarit me virtyte dhe tipare nënkupton fitimin e vërtetë. Por jo vetëm kaq. Rëndësia e virtyteve nuk e ka cak të fundit individin. Ajo është e rëndësishme për shkak se paraqet imazhin e vërtetë islam, i cili ka qenë dhe vazhdon të jetë shkak pse njerëzit e pranojnë atë si fe. Prandaj, duke filluar nga sot e për disa hytbe me radhë, do të trajtojmë tipare që na bëjnë të shquar, të dalluar dhe të mirë tek Allahu. Do të trajtojmë tipare që janë përshkruar vetëm në hadithe.

1. Njeriu me moralin më të mirë

Ibni Amri r.a., siç shënojnë Buhariu dhe Muslimi, transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Vërtet, të përzgjedhurit tuaj janë ata që e kanë moralin më të mirë"!

### Pozita e moralit në Islam

Morali ka një pozitë të rëndësishme në Islam. Nëse do të donim të bënim një përshkrim në përgjithësi për moralin në Islam, atëherë do të thoshim se morali është një nga tri boshtet kryesore të fesë. Në hadithin e Xhibrilit a.s. në të cilin përshkruhen tri boshtet kryesore të fesë, morali është njëra nga ato boshte (*ihsani*).[1] Ndërsa, nëse do të donim të shkoqisnim dhe zbërthenim domethëniet e tij, do të vërenim se morali është jo vetëm zbukurues i veprave, po edhe faktor vendimtar në pranimin e tyre. Kjo sepse morali llogaritet si një lloj rezultati i efekteve të koncepteve dhe detyrave kryesore të fesë. P.sh. si efekt i rëndësishëm i namazit në jetën e individit është edhe largimi i tij nga veprimet e këqija. Allahu thotë: "... fale namazin, vërtet namazi largon nga të shëmtuarat dhe të irrituarat, e përmendja e Allahut është më e madhja (e adhurimeve); Allahu e di ç'punoni ju". (El Ankebut, 45). Sejjid Kutbi, duke komentuar këtë ajet, nënvizon se nuk ka mundësi të falësh namazin dhe të bësh mëkate, ndryshe namazi nuk është kryer siç është urdhëruar.[2] "Islami ka lidhur të dukshmen (të jashtmen) me të padukshmen (të brendshmen), për të mos na urdhëruar me rituale të paqarta, me adhurime të pakuptimta, me detyra të mistershme që nuk kanë kuptim, përkundrazi, ato janë detyra dhe obligime të atilla që njeriut të jetuarit me moral t'ia bëjnë traditë, ta ambientojnë me moralin e mirë, ta bëjnë të mbahet për moral të mirë, pavarësisht nga rrethanat dhe koha...".[3] Dhe, vetëm duke pasur parasysh këtë, arrijmë të kuptojmë përse Pejgamberi a.s. gjykoi me xhehenem gruan e cila falte namaz, agjëronte e madje jepte edhe lëmoshë, por që me gjuhën e saj shqetësonte të tjerët.[4] Pikërisht për këtë gjë, portreti i besimtarit nuk mund të jetë origjinal dhe aq më pak



i përsosur, nëse i mungon morali. Kjo ngase lidhja ndërmjet fesë (besimit dhe obligimeve) dhe moralit, nuk mund të shkëputet. Përkundrazi, morali i mirë është imazhi më reflektues i besimit të vërtetë. Ebu Davudi dhe Tirmidhiu transmetojnë se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Besimi me besimin më të plotë – të përsosur është ai që e ka moralin më të mirë". Në të vërtetë, është edhe porosi profetike që njerëzit të trajtohen me moral të mirë,[5] sepse ndryshe harmonia dhe respekti në shoqëri do të mungojnë. E nëse arrihet kjo, pra morali i mirë, atëherë mos pyet për mirësitë me të cilat begatohet besimtari. Ai me moral arrin shpërblimin e atyre që falen dhe agjërojnë vullnetarisht,[6] arrin një pozitë afër Allahut, ose është prej më të dashurve të Tij,[7] prej më të afërmve me Pejgamberin a.s. në Ditën e Llogarisë,[8] etj.. Prandaj, nuk ka asfarë çudie kur e shohim Pejgamberin a.s. tek lutej që Allahu ta udhëzonte për moralin e mirë: "...O Allahu im! Më udhëzo në moralin më të mirë, ngase në më të mirin (moral) nuk udhëzon askush përveç Teje!..".[9]

**Përkufizimi i moralit të mirë**

Togfjalëshi "Morali i mirë", siç edhe mund të kuptohet nga formulimi, aludon për virtyte të larta të moralit. Ai është larg çdo formaliteti. Një imazh i qartë i tij mund të përftohet vetëm atëherë kur të përkthehet në vepër. Me pak fjalë, ai është përkthim i mirësisë, bamirësisë, i çdo virtyti të lartë. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Birr-rri (mirësia, bamirësia, dashuria, virtyti) është morali i mirë..".[10]

Imam Neveviu, duke shpjeguar këtë hadith, gjegjësisht fjalën "birr-rr", tregon se ajo është përmbledhëse e gjërave që përbëjnë ajkën e moralit të mirë. Thotë: "Kanë thënë dijetarët: Birr-rri mund të jetë me kuptim të: 1) mbajtjes së lidhjeve familjare, 2) butësisë, 3) humanizmit (vepër humane, bamirësi, lëmoshë), 4) shoqëri e mirësjellshme, 5) miqësi e sinqertë, 6) respekt dhe nënshtrim..".[11]

Siç po shihet, morali i mirë nuk përkufizohet vetëm në aspektin verbal, respektivisht në ato shprehjet elegante që shpesh dinë të jenë edhe fraza të thata dhe boshe. Morali i mirë nënkupton të nderosh tjetrin me çdo gjë që ke mundësi dhe e kërkon rasti ose nevoja.

Ibn Kajjim el-Xheuzijje, në Medarixh es-salikin, moralin e mirë e përkufizon me disa kuptime:

1) "Morali i mirë është të jesh zemërgjerë e bujar, të mos dëmtosh të tjerët (as verbalisht dhe as fizikisht), dhe të përballosh dëmtimet-padrejtësitë e tyre".

2) "Bërja e së bukurës dhe heqja dorë – shmangia nga e keqja".

3) "Zhveshja nga vetitë e këqija dhe stolisja me virtyte".

Më tutje, Ibn Kajjim el-Xheuzijje, shpjegon se morali i mirë ka katër shtylla kryesore:

1) Durimin, që e bën njeriun të përballojë të këqijat, të vetëpërmbahet, të heq dorë nga e keqja, të jetë i butë, i sjellshëm, i matur dhe jo i ngutshëm.

2) Nderin, që e bën të braktisë të këqijat dhe të ndyrat, qofshin fjalë apo vepra, që të jetë i turpshëm. Është koka e çdo të mire. Nderi e pengon nga çdo e keqe: koprracia, gënjeshtra, përgojimi, bartja e fjalëve etj..

3) Guximin, që e bën njeriun të jetë krenar, të favorizojë tiparet më të larta të moralit, të dhënies dhe bujarisë, pra është guxim për ta dhënë – shpenzuar (për Allahun) atë që është më e dashura. Guximi e bën besimtarin të vetëpërmbajtur dhe frenues, siç thotë Pejgamberi a.s.: "I forti nuk është në mundje, por ai që përmban veten gjatë hidhërimit".[12]

4) Drejtësinë, që të ketë moral të drejtë, që të balancojë moralin ndërmjet dy ekstremeve. Drejtësia e nxit për bujari, që është ndërmjet dhënies së tepërt dhe koprracisë, për guximin që është ndërmjet frikës dhe arrogancës, për butësinë që është ndërmjet hidhërimit dhe nënçmimit.[13]

Pra, siç mund të shihet, morali i mirë nuk është dobësi, nuk është shthurje në asnjë kuptim, përkundrazi, është virtyt, maturi, mençuri.




**Koncepti Islam për ndryshimin e moralit**

Për dallim nga ata që moralin e shohin si një rregull ose normë të sjelljes, e paravendosur nga një shoqëri dhe e pranuar nga njerëzit për kod të tyre të sjelljes, në Islam ai nuk është thjesht një rregull a normë e rregullimit të sjelljes së njeriut, jo, përveç kësaj, ai ka dhe karakteristika, tek të cilat fshihen dhe shumë urtësi. Një nga këto karakteristika, dhe gjithsesi më madhështorja, është ajo se ka për burim Shpalljen, e cila moralin e vë në funksion të organizimit të jetës sipas ose në përputhje me qëllimin për të cilin është krijuar njeriu – adhurimi i Allahut.[14] Prandaj, dijetarët myslimanë jo që i kanë kushtuar rëndësi, por edhe e kanë ruajtur me fanatizëm. Siç rrëfen Dr. Iman Abdul Mu'min Sa'duddin, një i kishin thënë: A e ke lexuar filan veprën të filan autorit për moral, e ai ishte përgjigjur: Jo, e kam lexuar atë të Muhamedit a.s..[15]

Ajo që duam të shkoqisim këtu nga koncepti i moralit në Islam, ka të bëjë me diskutimin e kahershëm rreth natyrës së moralit, se a është i lindur bashkë me njeriun apo mund të përfitohet? Morali në Islam është relativ; as nuk është krejtësisht i lindur, por as krejtësisht i përfituar. Prania e elementeve që nxisin të mirën dhe të keqen tek njeriu, nuk mohohet, por feja ka ardhur për t'i vënë nën kontroll këto elemente si dhe për t'i vënë në shërbim të së mirës.[16] Do të marr dy shembuj për të parë këtë intervenim të fesë në rregullimin e moralit:

1) Turpi, si tipar është shumë i pëlqyer, madje ai është në njëfarë forme simboli i moralit në Islam. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Çdo fe ka moralin e vet, e moral i Islamit është turpi".[17] Por, nëse turpi bëhet shkaktar të të privojë nga gjërat e mira, pra shfaq një imazh dobësie tek ti, atëherë ai më nuk është virtyt. Për këtë gjejmë shumë raste kur ashabët r.a. e pyesnin për diçka Pejgamberin a.s., i thoshin: "Allahu nuk turpërohet nga e vërteta...".[18] duke aluduar se donin ta mësonin fenë dhe se veprimi i tyre nuk ishte guxim shpërfillës por as turp dobësie që i pengonte për të përfituar të mirën.

2) Hidhërimi dhe xhelozia, të cilat në thelb nuk janë të pëlqyera. Pejgamberi a.s. njeriun që kërkoi tri herë këshillë prej tij, e porositi që të mos hidhërohej: "Mos u hidhëro"![19] Megjithëkëtë, nëse bëhet fjalë për hidhërimin për fenë e Allahut, ose hidhërimin për moralin, atëherë hidhërimi bëhet virtyt. Njeriun që nuk e ka këtë virtyt në raste të tilla, veçanërisht kur është fjala për moralin familjar, Pejgamberi a.s. e kërcënoi se do të jetë i privuar nga mëshira e Allahut në Ditën e Kiametit. "Tre veta nuk do të hyjnë në Xhenet kurrë: dejjuth (ai që e pranon të keqen në shtëpi), gruaja që burrërohet (merr veti burri) dhe ai që e konsumon alkoolin..".[20]

Prandaj, konstatimi i Imam Gazaliut se "sikur morali të mos pranonte ndryshim, atëherë këshillat, porositë dhe edukimet do të ishin të pavlera dhe të parëndësishme",[21] del me vend. Ajo që nënvizon Gazaliu e që është për t'u admiruar si këshillë, është se disa karaktere dhe natyra të njerëzve e pranojnë ndryshimin më lehtë, e të tjerë më me vështirësi.[22]

1) Hadithin e transmetojnë Buhariu dhe Muslimi. 2) Shih: Kutb, Sejjid. (1412 h.) Fi dhilali-l-Kur'an. Kajro-Bejrut: Dar eshshuruk. 5/2738. 3) Sa'duddin, Iman Abdul Mu'min. (2002) El-ahlak fil Islam – en-nedharijjetu ve-t-tabik. Rijad: Mektebetu-rr-rrushd. F.14-15. 4) Hadithin e transmeton Imam Ahmedi ndërsa, siç thotë Shuajb Arnauti, ai ka varg transmetuesish të mirë –hasen. Shih: Ahmed, Ahmed ibn Hanbel. (2001) Musned el Imam Ahmed ibni Hanbel. Tahkik: Shuajb el-Arnaut – Adil Murshid. Bejrut: Muessesetu-rr-rrisale. 15/421. 5) "…dhe shoqëroji njerëzit me moral të mirë" Albani në Sahihul xhamii, nr. 97, e përmend si hadith hasen. 6)"Njeriu me moral të mirë do të arrijë gradën e atij që agjëron dhe falet (vullnetarisht)". Hadithin e transmeton Ebu Davudi (4798), kurse Albani thotë se është autentik. 7) "Njeriu më i dashur tek Allahu është ai me moralin më të mirë". Shih: Sahihul xhamii, 179. 8) "Më së afërmi me mua në Ditën e Kiametit do të jetë ai që e ka moralin më të mirë". Hadithin e transmeton Tirmidhiu ndërsa Albani e ka vlerësuar hasen. 9) Hadithin e transmeton Muslimi. 10) Hadithin e transmeton Imam Muslimi.





Mr. sc. Samir B. AHMETI

# 56. Uzbekistani

**Të dhëna statistikore:**[1]

* Emri ndërkombëtar në anglisht: Republic of Uzbekistan.

* Emri zyrtar: Republika e Uzbekistanit.

* Sistemi i qeverisjes: Republikë.

* Sipërfaqja: 448,978 $km^2$.

* Numri i banorëve: 30.185.000 (2013).

* Dendësia: 61.4 (banorë në 1 $km^2$).

* Feja: myslimanë 90%, ortodoksë 5% besime të tjera 5%.

* Kryeqyteti: Tashkent (llogaritet qyteti më i madh i vendit).

* Qytete të tjera: Namangan, Andijan, Samarkand, Fergana, Çarshi, Nukus, Jizzax, Bukhara, Xorazm etj..

* Grupet etnike: Uzbekë 80%, rusë 5.5.%, Taxhikë 5%, Kazakë 3%, Karkalbakë 2.5%, Tatarë 1.5%, dhe etni të tjera 2.5%. (sipas vlerësimeve të vitit 1996).

* Gjuhët kryesore: Uzbeke (gjuhë zyrtare), Ruse, Taxhike, etj..

* Njësia monetare: Somi uzbekistanez (1.00 UZS = 0.00033 EUR).

* Data e pavarësisë: më 1 shtator 1991 (nga ish-Bashkimi Sovjetik).

* Festë kombëtare: 1 tetori (Dita e Pavarësisë së vendit).

**Pozita gjeografike**

Republika e Uzbekistanit si një nga shtetet aziatike bie në pjesën qendrore të kontinentit të Azisë, përkatësisht në mes të pesë shteteve fqinje dhe pa dalje në det. Uzbekistani nga veriu dhe perëndimi kufizohet me Kazakistanin me një gjatësi prej 2203 km, nga lindja me Kirgizistanin në një gjatësi deri në 1099 km dhe me Taxhikistanin me një gjatësi prej 1161 km, nga jugu me Afganistanin në një gjatësi deri në 137 km dhe me Turkmenistanin me një gjatësi deri në 1621 km. Ndërkaq, pjesa jugore e liqenit Aral bie në territorin e Uzbekistanit, me një vijë bregdetare, e cila ka gjatësinë deri në 420 km, kurse pjesët e tjera të liqenit Aral të gjitha bien në territorin e Republikës së Kazakistanit.[2]

Klima e Republikës së Uzbekistanit i takon zonës kontinentale të Azisë, me thatësi të madhe dhe me temperatura të larta. Mesatarja vjetore e temperaturave në jug të vendit sillet rreth 9 e 16 gradë celsius, me dallime të vogla të nxehtësisë. Përderisa gjatë stinës së dimrit temperaturat në vend ulen dukshëm, gjatë verës në shumicën e rajoneve të vendit temperaturat ngjiten deri në 44 gradë celsius. Në zonat malore të vendit, të cilat arrijnë lartësinë mbi 3000 metra, temperaturat sillen në mes 23 e 25 gradë celsius. Temperaturat mesatare të vendit në korrik janë 32 gradë, e më të ulëtat zbresin deri në -10 gradë. Rrethanat klimatike në Uzbekistan kryesisht ngërthejnë dy sisteme:

1. Rajonet e larta të vendit, të cilat karakterizohen për



klimë të stepave fushore, me të reshura mesatare; gjatë verës klima aty është mesatarisht e nxehtë, kurse në dimër cilësohet nga moti shumë i ftohtë.

2. Pjesët qendrore dhe veriore të vendit, të cilat janë kryesisht fusha të gjera, kanë klimë gjysmë-shkretinore dhe me të reshura të pakta.[3]

Tashkenti: Kryeqyteti i Republikës së Uzbekistanit dhe qyteti më i madh i vendit, shtrihet në mes të lumenjve Sejhun (Syr Darya) dhe Xhejhun (Amu Darya), përkatësisht në verilindje të Uzbekistanit e në perëndim të krahinës Fergana. Tashkenti llogaritet si njëri nga qytetet më të vjetra në Azinë Qendrore. Emri i qytetit, pra fjala Tashkent në gjuhën turke domethënë "Qyteti i gurit". Qyteti Tashkent në periudhën paraislame ka qenë i njohur me emrin Shash, që në atë kohë ishte një oazë dhe pas shekullit XVI ka filluar të quhet me emrin Tashkent. Tani numri i banorëve të këtij qyteti arrin afërsisht deri në 2.200.000 (sipas statistikave të vitit 2008).[4]

### Përhapja e fesë Islame në Uzbekistan

Nga të dhëna historike, konstatohet se Feja Islame në rajonet e Republikës së Uzbekistanit kishte arritur atëherë kur myslimanët çliruan territoret e Perandorisë Persiane. Sipas këtyre vlerësimeve theksohet se njëri nga komandantët e mirënjohur të myslimanëve në kohën e emevitëve ishte edhe El Ahnef ibn Kajsi, i cili, në krye të një ushtrie myslimane, kishte përparuar drejt zonave të larta të lumit Xhejhun, përkatësisht më 30 h / 650 m. Pastaj, në vitin 55 h / 675 m, përkatësisht gjatë sundimit të Shtetit Emevit (41 - 132 h / 661 - 750 m) u çlirua Buhara (qytet në Uzbekistanin e sotëm), në mënyrë paqësore, një qytet prej qyteteve më të rëndësishme të atyre rajoneve. Mandej gjendja në rajonet në fjalë ishte stabilizuar gjatë udhëheqjes së Kutejbe ibn Muslim El Bahilijut në krahinën e Horasanit(1), gjegjësisht në vitin 88 h / 706 m, ngase paraprakisht popullata e atyre rajoneve kishte prishur marrëveshjen e lidhur me myslimanët, kështu që çdo gjë ishte vënë nën kontroll, madje sundimi islam kishte shtrirë ndikimin e vet edhe nëpër zonat përreth lumenjve Xhejhun (Amu Darya) dhe Sejhun (Syr Darya). Pastaj, më 94h / 712m, u ndërtua xhamia e parë në Buhara, e cila llogaritet ende prej gjurmëve më të rëndësishme islame të Buharasë. Mandej, në kohën e sundimit të kalifit më të drejtë të Dinastisë Emevite, Umer ibn Abdul Azizit (99 - 101h / 717 - 720m), shumë prej mbretërve të zonave përtej lumit Sejhun përqafuan Fenë Islame, bile në mënyrë vullnetare.[5] Kurse në kohën e sundimit të Shtetit Abasit (132 - 656h / 750 - 1258 m), përkatësisht në kohën e udhëheqjes nga kalifi El Mu'tesim (218 - 227h / 833 - 842 m), shumë prej fiseve të Turkistanit përqafuan Islamin. Më vonë, kalifi Mu'tesim inkuadroi turq si ushtarë të ushtrisë së tij, kështu që në fushën e përhapjes së Fesë Islame nëpër rajonet e Uzbekistanit kishin kontribuar edhe myslimanë të tjerë joarabë, si turqit selxhukë dhe mongolët. Kjo ndodhi gjatë sundimit të tyre në viset e Uzbekistanit të sotëm, dhe kishte ndikuar në shtimin e përhapjes së Islamit në vend.[6]

### Historia e Uzbekistanit

Territoret e Uzbekistanit të sotëm në të kaluarën e hershme historike ishin pjesë e Perandorisë së lashtë Persiane. Pastaj, ato territore i kishte pushtuar Aleksandri i Madh, në shekullin IV para erës sonë dhe, shumë më vonë, në shekullin VIII të erës sonë, fiset turke që jetonin nëpër zonat e Uzbekistanit, përqafuan Fenë Islame, përmes kontributit të forcave të ushtrisë islame, të cilat në atë kohë kishin shtrirë kontrollin e tyre në rajonet e sipërpërmendura. Ndërsa në shek. XIII mongolët, nën komandën e Xhingiz Kanit pushtuan rajonet e Uzbekistanit e më gjerë, dhe kështu zëvendësuan sundimin e turqve selxhukë. Më pastaj Uzbekistani dhe rajonet përreth u bënë pjesë e Perandorisë së Tejmur Lenkut mysliman dhe të pasardhësve të tij, deri në shekullin XVI. Tejmur Lenku për kryeqytet të Perandorisë së tij kishte zgjedhur Samerkandin, njërin prej qyteteve të Uzbekistanit të sotëm.[7] Kurse në fillim



të shek. XVI uzbekët pushtuan vendin dhe, duke u bashkuar me banorët e tij, u përzien me ta. Pastaj, Perandoria e uzbekëve u shpartallua në disa principata uzbeke, të ndara nga njëra-tjetra, si: Khiva, Buhara, Kokand etj.. Këto vilajete apo qytete (të cilat sundoheshin nga një Khan (që ishte titull i zyrtarëve të lartë në Iran dhe Afganistan) i rezistuan zgjerimit rus në rajon. Mirëpo trupat ruse, nga mesi i shek.t XIX, mposhtën rezistencën e vilajeteve të sipërpërmendura uzbeke, ndërsa më 1868 Rusia cariste i aneksoi territoret, siç ishin principatat Buhara, Samerkand, Khiva dhe Kokand. Pas Revolucionit bolshevik në Rusi, u formua Tashkenti Sovjetik (d.m.th. Kuvendi Popullor i Tashkentit), dhe u shkarkuan Emiri i Buharasë dhe prijësit e principatave të tjera.[8] Pastaj, në periudhën në mes viteve 1918 - 1922 në Uzbekistan u mbyllën xhamitë dhe prijësit fetarë u ndoqën, si pjesë e një fushate të shekullarizimit të vendit, që e udhëhiqnin sundimtarët e rinj komunistë, me synimin për ta nxjerrë popullatën nga feja. Mandej, më 1925 Uzbekistani u bë një nga republikat përbërëse të Bashkimit Sovjetik, dhe mori emrin Republika Socialiste Sovjetike e Uzbekistanit. Ndërkaq, në fund të viteve tetëdhjetë të shekullit të kaluar, tek popullata e Ubekistanit qe shfaqur dëshira e përtëritjes së fesë Islame, e cila kishte ndikuar dukshëm në zgjimin e vetëdijes islame në vend. Kurse në vitin 1991 Republika Socialiste Sovjetike e Uzbekistanit shpalli pavarësinë e vendit nga Rusia.[9]

### Gjendja ekonomike

Republika e Uzbekistanit është një vend bujqësor, i cili prodhon grurë, oriz, misër dhe pesë milionë tonë pambuk të papërpunuar. Krahas këtyre prodhimeve, vendi merret edhe me blegtori, kultivon dhjetëra miliona dhensh. Në vend mbillet orizi me lloje të ndryshme, panxhar sheqeri, rrushi, shega dhe shumë pemë të tjera frutore. Krahas këtyre kulturave, në vend mbillen edhe perime, veçanërisht në zona luginash, si dhe nëpër disa kodra të ulëta, po dhe në periferi të qyteteve të vendit. Prej këtyre perimeve veçohen shalqiri me dy llojet e tij - i kuq e i verdhë, duhani, fiku, dardhët, pjeshkat, kumbullat, kajsitë, qepët dhe lakrat.

Uzbekistani është i njohur për rritjen e bagëtive, veçanërisht të dhenve, dhive, kuajve dhe deveve. Në fushën e kultivimit të bagëtive, ndiqen rrugë e mënyra bashkëkohore, për të dhënë sasi më të mëdha mishi, qumështi e të lëkurëve dhe të leshit. Uzbekistani është bërë i famshëm sidomos për prodhime të leshit, përkatësisht për lloje shtrojash, qilimash dhe batanijesh të leshit. Uzbekistani në fushën e industrisë është i njohur për përpunimin e ushqimit të konservuar, siç janë industria ushqimore në kanaçe dhe e pijeve të përpunuara nga rrushi, si dhe tharja e frutave, si kajsive dhe fiqve. Republika e Uzbekistanit zë vendin e parë në Azinë Qendrore në prodhimin e veshjeve nga pambuku. Në vend, më tutje, prodhohen mjete të makinerisë, tekstilit dhe letrës. Në Uzbekistan ka më shumë se 15 degë të industrisë metalike, siç janë makineritë bujqësore, industria elektronike, industria e xhamit, etj.. Uzbekistani zë një vend të rëndësishëm në industrinë e nxjerrjes së gazit natyror.[10]

1) Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës Islame, f. 74, 75. Logos-a, 2009, Shkup. Vladimir Zoto; Enciklopedi gjeografike e botës, f. 250, 251. Dasara, 2007, Tiranë. Muhammed Atris; Muxhem Buldanil Alemi, f. 14. Mektebetul Adabi, 2007, Kajro. www.wikipedia.org. (Qasja më datën: 21.11.2014). www.xe.com. (Qasja më 21.10.2014). www.moqatel.com (Qasja më 21.11.2014). (2)Muhammed Atris; f. 14. www.moqatel.com. (Qasja më 22.11.2014). 3) www.marefa.org. (Qasja më 23.11.2014). 4)www.marefa.org. (Qasja më datën: 23.11.2014). 5) Dr. Muhammed Mahmud Es-sirjani; El Vexhiz fi gjugrafijjetul Alem El Islami, f. 146. Daru Alemil Kutubi, 1997, Rijad. 6) Dr. Muhammed Mahmud Es-sirjani; f. 146. 7) Muhammed Atris; f. 14, 15. 8) Po aty, f. 15. 9) Po aty, f. 15. 10) www.marefa.org. (Qasja më 30.11.2014).

Mr.Qemajl Morina

# Zgjedhjet nacionale dhe presidenciale në Tunizi

Në Tunizi brenda tri javë ditësh u zhvilluan dy palë zgjedhje, ato nacionale dhe ato presidenciale. Në këto të fundit, të cilat u mbajtën më 23 nëntor, në garën për President morën pjesë 27 kandidatë, por në balotazh arritën dy kandidatë: El-Baxhi Kaid Es-Sebsi, kryetar dhe themelues i partisë "Thirrja e Tunizisë", i cili fitoi 39.33 për qind të votave, ndërkohë që presidenti aktual, Munsif El-Merzuki, kandidat i pavarur, mori 33.45 për qind të votave.

Se cili prej këtyre të dyve do të fitojë në balotazhin e ardhshëm, pritet të shihet pas dy javësh. Komisioni Qendror i pavarur i zgjedhjeve, më 3 nëntor kishte shpallur rezultatet e zgjedhjeve parlamentare, të cilat nxorën një laramani rezultatesh, në krahasim me ato që ishin mbajtur në tetor të vitit 2011. Befasia më e madhe ishte fitorja e partisë "Thirrja e Tunizisë", që ishte themeluar vetëm dy vjet më parë nga një politikan i karrierës El-Baxhi Kaid Es-Sebsi, një parti që kishte mbledhur edhe anëtarë të partisë së ish-Presidentit në arrati, Zejnul Abidin ben Ali. Kjo tregon se popullata është vetëdijësuar dhe ajo shikon vlerat individuale të njeriut në vend të atyre partiake. Kjo parti fitoi 85 ulëse (39.1%), duke u radhitur e para. Vlen të theksohet se parlamenti i Tunizisë ka 217 anëtarë. Në vend të dytë u radhit lëvizja islamike "Nahda", në krye me liderin e saj Rashid el-Ganush, ecila fitoi 69 ulëse (25.4%). Në vendin e tretë u radhit partia Unioni Kombëtar me 16 ulëse, në vendin e katërt Aleanca Kombëtare Popullore më 15 ulëse, pastaj partia "Horizontet e Tunizisë" me 8 ulëse dhe, krejt në fund, 11 parti politike dhe 3 të pavarur ndan mes tyre 24 ulëset e fundit të parlamentit të ri. Mirëpo, kësaj radhe është interesante se si u zhvilluan votimet nacionale, kur dihet se Tunizia është vendi i parë arab ku nisën revolucionet e pranverës arabe, ku reflektohen aspektet negative dhe pozitive të lidershipit islam, politik dhe të partive politike, të cilët u ngritën në revolucionin popullor paqësor të Tunizisë, shkëndijën e të cilit e filloi i riu tunizian, Buazizi, shitës perimesh me diplomë fakulteti, duke ia vënë zjarrin vetvetes.



### Monopolizimi i pushtetit

Me këtë akt, ai deshi të shprehte tragjedinë qindramijëra të rinjve të papunë gjatë sundimit të Presidentit të arratisur nga vendi, Zejnul Abidin bin Ali, i cili kishte grabitur pushtetin nga Presidenti historik i Tunizisë, El Habib Burgiba, me qëllim të realizimit të demokracisë, por nuk pati sukses. Në anën e lirisë, drejtësisë shoqërore, slloganet e përbashkëta paqësore me të cilat nisën marshimet e tyre popujt e vendeve të pranverës arabe, për fat të keq, nuk realizuan asnjë qëllim që mund të përmendet, veçse si rezultat i faktorëve të ndryshëm prej më të rëndësishmëve dhe më të rrezikshmëve është terrorizmi i përgjakshëm që shkatërroi një numër të vendeve të rajonit, duke filluar prej Irakut e Sirisë e deri tek Libia, Jemenit dhe Egjipti. Ky i fundit pretendon se "zbuloi" planet dhe komplotet e jashtme e të brendshme për të mbisunduar Islami politik i "Vëllezërve Myslimanë" dhe i bashkëpunëtorëve të tyre të fshehur prapa maskës së fesë Islame, duke u siguruar shteteve të pranverës arabe mbështetje nga rajoni dhe jashtë tij. Me gjithë dallim-




in e përvojës tuniziane në monopolizimin e pushtetit të partisë "Nahda", në krye të së cilës ishte Rashid Ganushi, pas fitores së shumicës së ulëseve në zgjedhjet parlamentare të mbajtura në tetor të vitit 2011, ai pranoi që në krye të vendit të vihej Munsif El-Merzuki (partia e Kongresit) dhe në krye të Parlamentit të vihej Mustafa bin Xhafer (Aleanca). Mirëpo, për dy vjet sa qëndroi në pushtet, kjo treshe qeverisëse nuk pati sukses të realizonte asnjë prej qëllimeve të Revolucionit tunizian: përqindja e papunësisë u rrit mbi 15%, ndërsa në mesin e atyre që kishin mbaruar universitetin kishte arritur mbi 30%. Varfëria ishte rritur në zonat e margjinalizuara, vlera dinarit tunizian kishte rënë dukshëm, ndërkohë që ishin rritur normat e kontrabandës dhe tregtisë paralele, numri i turistëve të huaj kishte rënë shumë. Të gjitha këto kishin ndikuar në rënien e normave të zhvillimit të ekonomisë tuniziane.

Sipas shumë burimeve tuniziane, shkakun e këtij dështimi të treshes qeveritare e gjenin tek mbizotërimi faktik, se Tunizia ishte shumë afër laicizmit, duke u mbështetur në historinë, pozitën dhe hapjen e saj ndaj Perëndimit, në veçanti ndaj Francës, e cila përkrahu fuqishëm vazhdimin e shtetit laik në ballafaqimin e saj me shtetin fetar,të cilin po e përkrah SHBA-ja duke shikuar vetëm interesat e saja. Ajo që është me rëndësi nga i tërë ky proces zgjedhor, është se cilat janë fenomenet që duhen trajtuar si rezultat i zgjedhjeve parlamentare, në krye të cilave është: ngurrimi i të rinjve për pjesëmarrje, të cilët përfaqësojnë më tepër se një milion vota zgjedhore, të cilët kësaj radhe nuk dolën fare në votime, për shkak të mosrealizimit të minimumit të shpresave dhe aspiratave të tyre për një jetë të lirë dhe të ndershme. Kjo i kishte shtyrë ata të kërkonin themelimin e partisë "Të mjerët e Tunizisë", për të shprehur problemet e tyre, të cilat treshja qeveritare kishte dështuar t'ua zgjidhte atyre, gjatë një periudhe më shumë se dyvjeçare të sundimit të saj.

Mr. Refik Gërbeshi

# Islami ruajti identitetin kombëtar

Gjurmët e depërtimit masiv të Islamit në Ballkan i gjejmë para shtrirjes së Perandorisë Osmane. Hulumtimet e reja vërtetojnë se rrugët me anë të të cilave u vunë kontaktet e para të Islamit në trojet shqiptare etnike, janë: "Nëpërmjet Andaluzisë (Spanjës) nëpërmjet Sicilisë, përmes luftërave të kryqëzatave, përmes misionarëve dhe tregtarëve të ndryshëm, që tregtonin ndërmjet Lindjes e Perëndimit

Bindja fetare ka ndikuar në zhvillimin e kulturës e qytetërimit, por edhe në formimin e identitetit, prandaj fusha e ndikimit është e dukshme në çdo kohë. "Feja si botëkuptim shoqëron të gjitha periudhat e zhvillimit të shoqërisë njerëzore. Ajo ka ndikuar e ndikon tek njeriu në formimin e identitetit personal dhe atij kombëtar."[1]

S'ka dyshim se edhe tek ne në Kosovë Islami ka luajtur rolin e ruajtësit të identitetit dhe ka kontribuar në zhvillimin kombëtar. Nëpër etapa të ndryshme historike, ndikimi i fesë në shoqëri është shumë i dukshëm dhe i patejkalueshëm. Intelektuali ynë emblematik thekson:"Feja është komponent fondamental i marrëdhënieve ndërkombëtare".Ai konkludon se në aspektin e intervencionizmit të superfuqive, feja luan rol rreth 60%. Por, ai është kundër prapakthimit shpirtëror për hir të kontekstit gjeopolitik".[2]

### Islami dhe shtrirja e tij

Termi Islam ka kuptimin e Paqes dhe, si vazhdimësi e mësimeve të mëhershme hyjnore monoteiste, pikëfillimin e ka po në Gadishullin Arabik, ku e kanë edhe bindjet e tjera si Krishterimi etj..

Vendet e para myslimane në botë kanë qenë tokat arabe, "ka edhe disa që mendojnë Egjipti, është vendi më i madh mysliman që si gjuhë zyrtare ka gjuhën arabe. Kurse është i pesti në statistikat e vendeve me popullsi të madhe myslimane pas Indonezisë, Pakistanit, Indisë



dhe Bangladeshit".[3]

Pozita strategjike e Gadishullit Arabik është e rëndësishme për zgjerimin e Islamit: "Kufizimet nga toka dhe deti. Kufiri i tij veriperëndimor është portë prej nga hyhet në Afrikë, ndërsa kufiri verilindor është çelës për Evropën". Shpejtësia me të cilën mori hov dhe u përhap feja islame në botë, ishte dukuri e panjohur në historinë e feve të mëparshme. "Krishterimi, për shembull, gjallëroi i fshehur nëpër skuta e udhëkryqe derisa ngadhënjeu mbi paganizmin".[4]

Aktivitetet për zgjerimin e Islamit ishin të rrufeshme. Muhamedi a.s. u dërgoi dhe sundimtarëve mesazhe, me të cilat i thërriste në Islam, si Negusit mbretit të Abisinisë, Mukavkisit, mbretit të Egjiptit, Kisras, perandorit të Persisë, Cezarit, Kajser perandorit të Bizantit, Herakleut sunduesit të Bahreinit etj.. Gjithsejt kishte dërguar 8 letra, të cilat janë zbuluar si dokumente historike dhe studiohen ende.

Pas vdekjes së Muhamedit, vazhduan përpjekjet për zgjerim në drejtime të shumta, duke filluar nëpër tokat arabe. Përhapja e Islamit, sikurse edhe e feve të tjera, kishte edhe dimensionin e të shpërngulurve-mërgimtarëve". Disa qindra milionë myslimanë, të shpërndarë në të gjitha viset e rruzullit, janë dëshmi e aktivitetit misionarist gjatë trembëdhjetë shekujve".[5] Islami erdhi në Evropën Qendrore në vitin 700. Në vitin 900 kalifati islamik arriti të kishte qendër në Andaluzi në jug të Spanjës, dhe myslimanët sunduan në Gadishullin Iberik deri në Granada, në 1492".

### Ardhja e Islamit tek Shqiptarët

Edhe pozita gjeografike e trojeve shqiptare është pjesë konstruktive për përhapjen e Islamit. Egnatia çonte drejt Konstantinopojës dhe mundësonte avancimin e ushtrive të ndryshme "Për rrjedhojë, trevat shqiptare u bënë vend i përplasjeve të mëdha ushtarake, kulturore e fetare, që ndikuan së tepërmi në zhvillimin historik të tyre".[6] Në shek. VII-IX inkursionet episodike në brigjet shqiptare të arabëve të Sicilisë, të cilët gjithsesi nuk u vendosën në këto anë.

Ardhja e Islamit tek shqiptarët "Ende nuk është ndriçuar sa duhet". Por elementi islam në Ballkan ishte më i hershëm. Gjegjësisht: "Në Shqipëri erdhi një shekull para se ushtritë turke të hidheshin në Evropë".[7]

E gjendur në mes Romës e Konstantinopojës, Shqipëria u bë copë më copë nga rivaliteti i egër i tyre, por edhe nga pretendimet e familjeve feudale që të zgjeronin zotërimet e tyre, përshpejtohej konvertimi në Islam. Perandoritë e vjetra perëndimore ishin përçarë nga shpërthimet e nacionalizmit, Papa nuk kishte ushtri të vetën, prandaj Shqipëria mbeti e vetme. Sikur të mos mjaftonte vetmia, ajo mbeti edhe e përçarë".[8]

Nga ana tjetër, bashkëpunimi i tregtarëve gjatë viteve 1758 e tutje vërehet edhe nga dokumentet e shumta në "Shqipëria e Veriut në shek. XVIII"-Letrat e zëv.konsujve venedikas të Shkodrës, vëllimi II (1757-1802). Nga emrat e ngarkuesve e pritësve të mallit përmes anijeve te Venedikut e të tjerave, shihet se kishte disa emra myslimanë shqiptarë dhe nuk kishte dallime fetare, por bashkëpunimi realizohej mes shqiptarëve në portet e Vlorës e Durrësit, sidomos nën juridiksionin e Anton Duodës[9] "Që nga mesjeta e deri në kohët moderne kishin kontrollin e tyre në Ballkan. Islami Evropian kryesisht është përfaqësuar nga myslimanët e ish-Jugosllavisë dhe Shqipërisë".

### Islami në trojet shqiptare para Osmanëve

Gjurmët e depërtimit masiv të Islamit në Ballkan i gjejmë para shtrirjes së Perandorisë Osmane. Hulumtimet e reja vërtetojnë se rrugët me anë të të cilave u vunë kontaktet e para të Islamit në trojet shqiptare etnike, janë: "Nëpërmjet Andaluzisë (Spanjës) nëpërmjet Sicilisë, përmes luftërave të kryqëzatave, përmes misionarëve dhe tregtarëve të ndryshëm, që tregtonin ndërmjet Lindjes e Perëndimit".[10] Kishte edhe misionarë të organizuar, që supozohet se ekzistonin para ardhjes së Osmanlinjve, pra në vitin 1291, siç ishte rasti i familjes Aga në fshatin Mlikë të komunës së Dragashit.[11]

Familjet feudale i ftonin fqinjët por edhe turqit për mbajtjen nën kontroll të principatave të tyre si: Gjin Bua Shpata. "Në vitin 1341 Orhani hyri për herë të parë në Evropë, me gjysmëhënën e Islamizmit".[12]

Paraqitja e Sari Salltëkut në skenën historike dhe aktiviteti i tij prej misionari, përbëjnë një periudhë shumë të rëndësishme në përhapjen e besimit Islam tek shqiptarët para Osmanlinjve

Kadareja në romanin "Ura me tri harqe" thekson ekzistimin e grupeve të ndryshme misionariste, ndër ta edhe të "Sari Salltëkut": Dervishët turq endacakë kishin ardhur në trojet tona përgjatë rrugës së vjetër e të njohur që nga antika Via Egnatia". Në grupe të vogla, nga dy veta por shumë shpesh të vetmuar e të zbathur".[13]

Edhe historiani ynë Eqrem Bej Vlora misionarët e tillë i quan "pararojë të ushtrisë turke në Ballkan".[14]

### Islami ndihmoi identifikimin kombëtar

Islami filloi të përhapej në formën me të gjerë me arritjen e turqve osmanë në trojet e Kosovës, do të thotë



në çerekun e fundit të shekullit 14-të, kjo sipas mendimit që peshon më së shumti: "Faktorët historikë, shoqërorë e psikologjikë ata që kushtëzuan përqafimin e fesë islame nga shumica e popullit shqiptar në të gjitha trevat e veta.[15] Me ardhjen e Perandorisë Osmane, e cila që nga fillimi ishte kozmopolite, ku ishte më e theksuar toleranca etnike dhe fetare sesa në perandoritë e mëparshme.[16]

Shqiptarët në njëfarë mënyre identifikohen si popull i veçantë kur bëhet fjalë për identitetin kulturor-dallues të tyre."Edhe në kohët romake zakonet tradicionale ilire ende ishin mbizotëruese dhe shqiptarët më shumë se çdo popull tjetër i pushtuar, e kishin ruajtur identitetin e tyre etnik".[17]

Në qytetet e Kosovës vërehej shpejtësia e konvertimit në Islam dhe kjo gjë "shpjegohej edhe më rrethana politike të veçanta, që njiheshin në Kosovë në momentet e vendosjes së sundimit osman", "Për t'i shpëtuar ndikimit të kishës serbe, duke përqafuar fenë islame si një nga mjetet e shprehjes së dallimit të tyre etnik nga serbët".[18]

Pronarët e tokave - spahinjtë "kur tregoheshin besnikë dhe kryenin mirë shërbimin ushtarak, shpërbleheshin me zmadhimin e zotërimit dhe gëzonin kështu të ardhura të mëdha".

Një numër i aristokracisë shqiptare, duke pranuar besimin Islam, u inkuadruan në aparatin shtetëror të Perandorisë Osmane."Më pas luajtën rol me rëndësi në çdo aspekt, duke qenë donatorë të shumë veprave monumentale si të kultit, ashtu edhe te atyre laike të karakterit shoqëror e arsimor në veçanti.[19] Privilegjet e titujve e gradave ishin prej metodave që stimulonin e i nxitën prijësit vendas që të ndërronin besimin, duke u premtuar atyre tituj e duke u dhënë tokë, prestigj e autoritet në qeveri.

1) H. Bushati dhe B. Bajraktari "Roli i myslimaneve shqiptarë në formimin dhe ruajtjen e identitetit kombëtar "Në: "Integrimi i shqiptarëve në Evropë dhe vlerat që islami i përcjell në këtë integrim", Tiranë, 2008, f. 234. 2) Revista Shenja,www.peshkupauje.com/2012/06/ukshin-hoti-idete-e-deshmorit-pavarr. 3) Anne Sofie Roald, "Islam ", Pax Forlag, A/S,Oslo, 2012, f. 15. 4) Mr. Q. Morina, "E vërteta dhe paragjykimet për Islamin në Botë …në "Feja, kultura dhe tradita islame ndër Shqiptarët" Prishtinë 1995, f. 29. 5) Tomas Arnold, Historia e përhapjes së Islamit", Prishtinë, 2010, f. 17. 6) Historia e popullit shqiptar" Prishtinë, 2010 1, f. 224. 7) Edvin Jaschues, Shqiptarët një histori e shkurtër",Tiranë, m. d. f. 240. 8) Po aty,f. 219.Si edhe, S. Skendi, "Zgjimi kombëtar, f. 20. 9)Stavri N. Naçi, "Shqipëria e veriut në shek.XVIII…", f. 45 e tutje dok. 1758. 10) Mr. Q. Morina, "E vërteta dhe paragjykimet për Islamin në Botë dhe ndër Shqiptarët", Në: "Feja, kultura dhe tradita..." cit. f. 30.

Dr. Ismail Ahmedi

# Në njëqindedhjetëvjetorin e vdekjes së kolosit të kulturës shqiptare Sami Frashëri (1)

Sami Frashëri është një nga personalitetet më të gjithanshme të shkencës shqiptare: filolog, letrar,historian, gjeograf, islamolog dhe publicist, që shkroi shumë vepra e në shumë gjuhë: shqip, turqisht, persisht, arabisht, frëngjisht, greqisht etj.. Duke punuar me zell dhe përkushtim të madh,ai arriti të jepte ndihmesën e tij shumë të çmueshme në fushat përkatëse. Por jo vetëm kaq, Samiu, sa i madh është në kulturën shqiptare,- po aq madhështor na paraqitet edhe në historinë e kulturave të popujve të mëdhenj: popullit turk, arab dhe francez.

Në gjuhët e këtyre popujve ai shkroi një veprimtari të tërë shkencore në fusha të ndryshme. Po të vështrohet me kujdes shumësia tematike shkencore,cilësia,vëllimi,gjuhët botërore në të cilat shkroi Samiu, atëherë s'është vështirë të radhitet ndër dijetarët ndërkombëtarë,me ndihmesë të çmuar në fondin shkencor botëror.

Sikurse shumë e shumë çështje shkencore që tërhoqën vëmendjen dhe interesimin e këtij dijetari të madh në fushën e shkencës së filologjisë, historisë, gjeografisë dhe publicistikës, Sami Frashëri i kishte vënë vetes edhe një detyrë me përgjegjësi shkencore: të shkruante vepra edhe në fushë të islamistikës, me siguri jo rastësisht. Themi jo rastësisht, sepse Islami si fe progresive, me konceptime shkencore e humane, në fund të shek. XIX dhe në fillim të shek. XX, në rrugën e zhvillimit të tij, shënon kundërshtime dhe qëndrime të paqena nga ana e disa figurave dhe organizmave perëndimorë që nuk e lexojnë Islamin, e as duan ta njohin qëllimisht realitetin e tij. Të theksojmë se ndër shpifjet më të shpeshta ishte mënyra e përhapjes së Islamit në botë. Në këtë kontekst po hidhej shumë pluhur se përhapja e Islamit në botë është bërë në mënyrë të dhunshme etj.. Sigurisht se këto shpifje, dhe shumë të tjera si këto, gjithsesi joshkencore dhe jo të vërteta,nuk mund të mbeteshin larg kureshtjes shkencore të një dijetari të tillë, të madh, siç ishte Sami Frashëri.

Në fushën e islamistikës Samiu shkroi dy vepra: Medeniyyet-i-Islamiyye (Qytetërimi Islam) dhe Himmetu-l-Himam fi neshri-i-Islam (Përpjekjet e heronjve në përhapjen e Islamit). Këto dy vepra janë të vetmet të botuara në fushën e islamistikës, por jo edhe të vetmet të shkruara në këtë lëmë. Të theksojmë po kështu, se të dyja veprat janë shkruar me të njëjtat synime e me kritere identike. Me përmbajtjen shumë të pasur e të ngjeshur, këta dy manualë mbeten vepra themeli,për cilindo që ka nevojë të njihet me realitetin historik dhe kulturor të qytetërimit islam.



Sami Frashëri, ky dijetar monumental shqiptar, që shkroi vepra enciklopedike, krijoi aq hapur, qartë e fuqishëm, edhe vepra të tjera me tematikë letrare e artistike islame si: Ali ibn ebi Talib'in esh'ari muntehabesi (Poezi të zgjedhura të Ali ibn ebi Talibit ) e hartuar më 1902. Kjo është një antologji poetike e përgatitur dhe e përkthyer nga arabishtja në osmanisht nga Sami Frashëri. Në gjuhën osmane-turke Samiu përktheu po kështu veprën Fjalime,shkresa dhe fjalë të urta po të Ali ibn ebi Talibit. Këtë përmbledhje prozash me përmbajtje asketike islame të titulluar

(Rruga e retorikës) e kishte përgatitur qysh në shek. XI shkencëtari i njohur Essejjid Eshsherif Er-Rida. Këto dy vepra, më vonë, patën një ndikim të madh në krijimtarinë letrare shiite dhe të tarikateve të tjera të ndryshme, respektivisht të letrarëve mistikë islamë.

Vepra Himmetu-l- Himam fi neshri-l-Islam (Përpjekjet e heronjve në përhapjen e Islamit) është botuar në shtypshkronjën Mihran në Stamboll më 1884. Samiu këtë libër e shkroi në gjuhën arabe dhe, për sa kemi njohuri, ndoshta është i vetmi libër i autorit në këtë gjuhë. Ka 29 faqe tekst si dhe dy faqe të tjera përcjellëse me shënime bibliografike,të cilat autori i kishte hartuar vetë. Veprën Himmetu-l- Himam fi neshri-l-Islam e kemi përkthyer në

shqip, të plotë dhe pa ndryshime, sepse vetëm kështu mund të kuptohen drejt pikëpamjet e Samiut në fushën e islamistikës. Librin e botoi Logos-A në Shkup më 2003.



**Zotëronte aftësi të mëdha studiuese në fushat e shkencave islame**

Nëse kemi parasysh përgatitjen shkencore si dhe njohjen e shkëlqyer të gjuhëve të orientit: arabishtes,turqishtes e persishtes, atëherë kuptohet se ç' dije mori Samiu në të ri të tij, dhe sa të mëdha ishin aftësitë e tij studiuese në fushat e shkencave islame. E kjo shpjegohet jo vetëm me faktin se libri Përpjekjet e heronjve në përhapjen e Islamit është e para vepër e plotë e Samiut, që trajton shkencërisht procesin e përhapjes së Islamit në botë, por edhe me faktin se libri përbën një thesar shumë të pasur e burimor, që shërben për të përcaktuar kronologjinë e drejtë të përhapjes së Islamit. Libri dallohet për vështrimin e qartë, objektiv e të guximshëm, për njohjen e drejtë të çështjeve islame dhe problemeve me të cilat ballafaqohej Islami në botë gjatë shek. XIX.

Titulli i librit: Përpjekjet e heronjve në përhapjen e Islamit menjëherë e çon lexuesin te rrethanat historike të përhapjes së Islamit. Po kështu vepra në mënyrë të qëlluar hapet me ajetin e Kuranit: Feja e pranuar tek Allahu është Islami (Kur'ani 3;19). Me këtë ajet kuranor, Samiu vë në dukje se Islami si nocion dhe si fe është shumë i hershëm, si dhe fetë e shpallura, marrë së bashku, kanë një burim dhe një themel të vetëm.

Për të kuptuar drejt dhe në thellësi procesin e zhvillimit të përhapjes së fesë Islame nëpër shekuj, peripecitë përmes të cilave kanë kaluar myslimanët, Samiu në këtë vepër vë në spikamë dy çështje të rëndësishme: e para, raportin historik midis feve monoteiste gjatë zhvillimeve historike, për të ndriçuar kronologjinë e shfaqjes së një vargu çështjesh që shkaktuan në mes të pjesëtarëve të feve të një burimi, plagët më të rënda në historinë e njerëzimit, siç ishin veprimet tragjike që përjetuan myslimanët në Spanjë, Portugali, Sicili e gjetiu, shkatërrimet materiale dhe fizike të mongolëve në Lindje, për të cilët Samiu thotë: Derdhja e gjakut dhe shkatërrimi ishin pjesë e shpirtit të tyre, dhe, çështja e dytë, me këtë ajet kuranor po kështu Samiu i drejtohet njerëzimit për të provuar që të prekë ndërgjegjen e tyre dhe të tregojë se midis feve burimisht ka pajtueshmëri dhe ato në themel sjellin porosinë e tyre humane të përbashkët. Jo pa qëllim autori e vendosi këtë ajet kuranor pikërisht në fillim të veprës, duke i cilësuar, me të drejtë, veprimet antinjerëzore kundër myslimanëve si veprime që janë në kundërshtim të plotë me parimet fetare, morale dhe njerëzore te të gjitha fetë e shpallura.

Pikëpamjet e Samiut për krijimin e veprës:Përpjekjet e heronjve në përhapjen e Islamit, rrjedhimisht kanë në themel tri shtysa të rëndësishme,që ishin të tria jetike për myslimanët dhe për botën e përparuar: përhapja e Islamit në mënyrë jo të dhunshme, pranimi i Islamit në mënyrë vullnetare dhe shkenca dhe dituria pjesë të pandara të konceptimit Islam. Sajimin e këtyre faktorëve kaq të rëndësishëm,për vlerësimin e drejtë të ecurisë së procesit historik të përhapjes së Islamit, Samiu ia kishte vënë vetes për shkak të nevojës së madhe që kishte ndriçimi i këtij projekti hyjnor dhe denoncimi i të pavërtetave rreth Islamit,që po përhapeshin në kohën e tij.

1. Qysh në faqet e para të librit autori e vë në shqyrtim në rrafshin historik përhapjen e Islamit në mënyrë jo të dhunshme, duke filluar me arabët, dhe më pastaj këtë fenomen Samiu e shtjellon edhe tek popujt e tjerë që e pranuan Islamin. Pasi thekson lashtësinë e popullit arabë Samiu shton: Arabët,në periudhën parakuranore, kanë qenë të ndarë në fise, të përçarë dhe në luftëra të vazhdueshme. Në disa vija të përgjithshme këtu, por të hequra me dorë mjeshtri, autori jep tablonë e jetës pagane të popullit arab, një jetë plot vuajtje shpirtërore, sociale, ekonomike dhe fizike. Konsolidimin e popullit arab Samiu e sheh në saje të fesë Islame, e cila krijoi unitetin kombëtar, fetar dhe intelektual. Në këtë mënyrë, vëren autori, Islami prej tyre krijoi një popull të bashkuar, një fuqi të madhe shtetërore dhe intelektuale, që mëtonte zgjerimin e kufijve

dhe përhapjen e qytetërimit Islam pa dhunë. Pas këtyre përgjithësimeve, Samiu futet në thelbin e problemit. Ai me një frymë polemizuese u përgjigjet shumë dilemave që ishin vënë në qarkullim në kohën e tij, si: Në ç' mënyrë është përhapur Islami në botë? A ekziston shkencë islame? Mënyra vullnetare e pranimit të Islamit? Etj.. Të gjitha këtyre pyetjeve dhe shumë të tjerave të ngjashme,që nuk i theksuam këtu,Samiu u përgjigjet në mënyrë shumë të guximshme dhe të argumentuar. Po përmendim shkurtazi disa prej tyre:

Tezën e një grupi të dijetarëve evropianë, që përpiqeshin të shpifnin se Islami është përhapur dhunshëm në botë (të konstatojmë se mendime të tilla, mjerisht, ka edhe sot në botën shqiptare), Samiu e hedh poshtë kategorikisht. Këtë e argumenton me faktin se Islami, në të vërtetë, filloi të përhapej së pari në Siujdhesën Arabe, më saktë nga qyteti i Medinës qysh në shek. VII nga dora e parë e Pejgamberit a.s., i cili mblodhi rreth vetes ato fise nomade të vuajtura e të përçara, që ishin në luftë të përhershme ndërmjet tyre. Islami krijoi tek ata një vetëdije humane, një entuziazëm të ri shoqëror, kulturor dhe shpirtëror. Ky konceptim i këtij rendi të ri shoqëror është fryt i fesë Islame dhe është paraqitur bashkë me paraqitjen e Islamit. Ata që dëshirojnë të shpifin se Islami është përhapur me dhunë -thekson Samiu - harrojnë se brenda një kohe shumë të shkurtër Siujdhesa Arabe, ishte e ngushtë për Islamin e padhunshëm që zgjerohej gjithandej viseve të Shamit, Irakut, Persisë dhe, më pastaj, Egjiptit dhe Afrikës.

### Islami nuk preku identitetin etnik e as gjuhët e popujve që kaluan në islam

Samiu i kundërvihet vendosmërisht edhe një grupi tjetër të dijetarëve evropianë, të cilët mendonin po kështu, për përhapjen e Islamit në mënyrë të dhunshme. Sipas Samiut, brenda kësaj arkitekture të re të gjeografisë së shtrirjes së shtetit Islam, jetonin kombe dhe popuj të ndryshëm, si: asirët, kildasit, persët, koptët dhe berberët. Këta, të gjithë së bashku – thotë Samiu- kaluan në Islam në mënyrë vullnetare, filluan të mësonin e të lexonin arabishten për ta njohur Fenë e tyre të re në mënyrë burimore. Po t' u qasemi me vëmendje rrethanave historike të këtyre shekujve si dhe shumë veprave që trajtojnë procesin e përhapjes së Islamit, do të kuptojmë – thotë autori- se Islami nuk preku identitetin etnik e as gjuhët e popujve të cilët kaluan në Islam. Në të vërtetë, theksimet e atyre që mendojnë për përhapjen e dhunshme të Islamit janë të paqena dhe shpifje kundër Islamit. Meritat për këtë fenomen historik u përkasin vlerave njerëzore,morale dhe rendit të ri që solli feja Islame - konstaton Samiu.

2. Për të treguar një përbërës tjetër të përhapjes së Islamit, Samiu, në veprën Përpjekjet e heronjve në përhapjen e Islamit, nxjerr në dritë një realitet shumë të rëndësishëm. Fjala është për fenomenin e përhapjes së Islamit vetvetiu. Lidhur me këtë realitet historik, Samiu, në vazhdim të veprës thekson: Përhapja e Islamit ka edhe një të vërtetë tjetër të rëndësishme,të cilën e kanë fshirë historianët. Është ky realiteti i përhapjes së fesë Islame vetvetiu. Në këtë proces të pranimit të Islamit vullnetarisht, te popujt e pa pushtuar nga ndonjë shtet, apo forcë islame, siç janë afrikanët kudo rreth meridianit ekuatorial, shumica e banorëve të ujdhesave oqeanike, pjesa më e madhe e kinezëve etj., autori në këtë hapësirë gjeografike sheh një forcë lëvizëse të fuqishme, që bëri të mundur shtrirjen e këtij projekti kaq madhor.

Për sa i përket përhapjes së Islamit në mënyrë vullnetare, pas një krahasimi të thelluar e të gjithanshëm në mes të Islamit dhe Krishterimit, Samiu konstaton se feja Islame, ndryshe nga Krishterimi, është përhapur vetvetiu, pa përdorimin e forcës dhe as përdorimin e misionarëve të organizuar enkas për këtë qëllim.

Këtë konstatim Samiu e mbështet me faktin se në shumë vende,si p.sh. në Afrikën e Ekuadorit, në Ujdhesat e Paqësorit etj., në të cilat, sado që nuk kanë qenë fare nën juridiksionin e shtetit Islam, feja Islame është përhapur vetvetiu gjithnjë e më tepër. E, duke folur për vlerën e pranimit të Islamit në mënyrë vullnetare, Samiu pohon: Me pranimin e Islamit, zbukurohet vendi dhe rritet integriteti i njerëzve. Ata marrin pamjen e një njeriu të përsosur. Kjo edhe është njëra nga përbërëset e Islamit dhe fryteve të besimit. Kështu një popull pagan, pjesëtarët e të cilit ishin zhveshur nga vlerat njerëzore, hanin mishin e njeriut, jetonin në luftë nëpër male sikurse kafshët, vrisnin të huajin dhe udhëtarin për t'i ngrënë, bënin prostitucion, jepnin nderin e bashkëshorteve dhe bijave të tyre, nuk punonin e as fitonin, por vidhnin e grabitnin. Mirëpo, pasi pranuan Islamin, ndryshuan dhe kështu ndryshoi mendësia e tyre. Tashmë janë njerëz që bëjnë jetë të qytetëruar, të pajisur me vlera të mirësisë dhe edukatës, janë të zotët e nderit dhe të bujarisë. E nderojnë mikun dhe sigurojnë jetesën nga dora e tyre. Fillojnë të mësojnë shkrimin e leximin. Merren me punë dhe zeje. Ai që i sheh në këtë gjendje, patjetër do t'u ketë lakmi. Ndërkaq, ata që i kanë parë përpara se ta pranonin Islamin, do ta mohonin që këta janë po ata njerëz, të cilët i kishin parë dikur. Ata duken sikur të ishin errur kafshë, po të jenë gdhirë njerëz. (Vepra, Përpjekjet e heronjve. f. 28) Autori, këtë komponent përbërës të përhapjes së Islamit vetvetiu, e përfundon me konstatimin: Islami është përhapur menjëherë dhe me lehtësi të madhe, pra duke mos kundërshtuar, duke mos sakrifikuar jetë dhe duke mos krijuar fatkeqësi, sepse mbështetet, vazhdon Samiu, pikërisht në mësimet e Kuranit.

3. Më tej, vepra e Samiut, Përpjekjet e heronjve në përhapjen e Islamit në rrafshin historik paraqit përbërësin




e tretë të përhapjes së Islamit në botë përmes faktorit edukativo-arsimor dhe zhvillimit shkencor. Dituritë kanë qenë pjesë e pandarë e jetës islame dhe përparimit shoqëror gjatë historisë kulturore të Islamit. Sa më lart të ngrihet njeriu dhe shoqëria në shkallën e arsimit dhe emancipimit, aq më i përsosur është besimi, aq më intensiv bëhet përparimi i diturive. Ky është mesazhi i vërtetë i Islamit për mësimin, leximin dhe qytetërimin shpirtëror e fizik, i mbështetur në mësimet e Kuranit ( Lexo, Kur'ani, 96:1) dhe të Pejgamberit a. s., i cili urdhëron: Kërkoni diturinë nga djepi deri në varr. Ky konceptim edukativ, sa emancipues po aq dhe njerëzor, gjeti mirëkuptim në tërë shtetin islam dhe më gjerë. Kurani famëlartë e ngriti shkencën në nivelin më të lartë, dhe këtë e pohojnë dhjetëra ajete, në të cilat theksohet roli i diturisë dhe i njohurive shkencore. Kjo mbështetje kaq e fuqishme e Islamit ndaj diturisë dhe shkencës, krijoi mundësi shtesë për përhapjen e këtij rendi të ri shoqëror në mënyrë shumë më të shpejtë.

### Osmanët forcë të re në kuadër të procesit historik të përhapjes së Islamit

Për të treguar shkallën e emancipimit të myslimanëve në botë, Samiu në vazhdim të veprës (Përpjekjet e heronjve..f. 20) bën fjalë për arritjet shkencore të tyre në fusha të ndryshme duke konstatuar: Myslimanët,pasi përfunduan me çlirimet, filluan të merren me shkencë dhe të përsosen në mjeshtëri. Ata nuk u kufizuan vetëm në shkencat fetare, me të cilat kuptoj, vazhdon Samiu: tefsir, hadith, fikh dhe letërsi,por fuqinë krijuese e orientuan drejt shkencave filozofike.(Këtë e bënë) duke u mbështetur në fjalët e Pejgamberit a.s: Kërkoni diturinë qoftë edhe në Kinë. Po ashtu filluan të mbledhin veprat e filozofëve grekë, indianë e persianë, dhe i përkthyen në gjuhën arabe. Hapën shumë shkolla në Bagdad, Egjipt, Buhara, Kordovë dhe në vende të tjera të shtetit( islam). Studentë nga të gjitha anët e botës vinin në këto shkolla për të mësuar shkencat tradicionale dhe filozofike. Në këtë mënyrë, në mesin e myslimanëve u krijuan shkencëtarë e filozofë,të cilët bënin gara me filozofët e vjetër grekë. Dijetarët islamë i tejkalonin (ata) në çdo fushë, si në: filozofi, mjekësi, astronomi dhe në shkencat matematike-natyrore. Sigurisht se numri i shkencëtarëve dhe i filozofëve myslimanë që krijuan në këto fusha, është aq i madh, saqë nuk mund të përfshihen të gjithë emrat e tyre në këtë libër xhepi, ndërsa veprat e tyre as që mund të numërohen. Kjo gjendje vazhdon kështu rreth gjashtë shekuj, thotë Samiu.

Porositë dhe mësimet që dalin nga diskursi tematik i përhapjes së Islamit, në këtë vepër, janë si një përmbledhje e gjithë veprës së tij, janë porosi kulmore e idealeve të gjithë jetës së autorit. Prej tyre del një thirrje e fuqishme për përsosjen e njeriut dhe progresin e shoqërisë nëpërmjet idealit të Islamit, i cili historikisht i ka emancipuar popujt gjithandej ku ka vepruar, si në Lindje, e Azi, ashtu edhe në Evropë.

Sami Frashëri, pasi që trajton tre përbërësit kryesor të përhapjes së Islamit dhe shkallën e zhvillimit shkencor dhe qytetërues të Botës Islame, të mbështetur mbi konceptimin Islam, kalon në shqyrtimin e rënies së këtij shteti duke thënë: Pas këtij zhvillimi kulmor të shtetit islam, sulmet mongole nga Lindja dhe ato evropiane nga Perëndimi për shtetin qenë fatale. Qendrat islame në Lindje,të cilat kishin bërë emër shumë të madh, u përfshinë nga flakët e Xhingiz Hanit, pa asnjë të drejtë dhe pa asnjë arsye. Kurse evropianët në Spanjë – vazhdon Samiu – dogjën e vranë deri në atë shkallë, sa s'mbeti thuajse asgjë nga veprimtaria e myslimanëve. Këtë realitet të hidhur që përjetuan myslimanët nëpër shekuj, Samiu e shpjegon me dobësimin kryeqendrës islame kundrejt fuqive evropiane në Perëndim dhe atyre mongole në Lindje.

Duke i bërë një analizë kësaj gjendjeje të përgjithshme, Samiu nuk e vështron rënien e Shtetit islam thjesht si humbje të veçantë, duke konstatuar: Ngadhënjimtarët kundër myslimanëve në të vërtetë humbën për arsye se myslimanët humbën viset perëndimore: Spanjën, Sicilinë, ndërkaq fituan dyfish në Indi, në Kinë, në ujdhesat e Paqësorit, në vendet zezake në Afrikë, në viset sllave e deri te ujdhesat e Krimesë.

Pas këtyre dyndjeve të mëdha që kishin ndodhur, dhe copëtimit të Shtetit islam,shfaqjen dhe më vonë konsolidimin e halifatit Osman në Lindje, Sami Frashëri, e sheh si plotësim të hallkës së këputur të qeverisjes unike islame

në botë, ndërkaq orientimin e tyre drejt Evropës e konsideron një rifillim të rëndësishëm gjeostrategjik të shtrirjes së Islamit edhe në këto vise, për të konstatuar se: atë që e humbi Shteti Islam në Evropën Perëndimore (Spanjë, Portugali, Itali dhe Francë), do ta kompensojë halifati Osman, tanimë, në drejtim të Evropës Juglindore. Në vazhdim të veprës Përpjekjet e heronjve në përhapjen e Islamit, Sami Frashëri, praninë Osmane në Evropë e trajton një forcë të re në kuadër të procesit historik të përhapjes së Islamit. I mbrujtur nga një kulturë e gjerë e historisë islame, nga njëra anë, dhe rrethana të tjera të kohës, që po kalonte Shteti islam në Lindje, nga ana tjetër, Samiu në këtë vepër shfaqjen e halifatit Osman në pjesën evropiane e sheh në kontekstin e krijimit të një rendi të ri shoqëror me tipare humane, sociale dhe kulturore. Përveç kësaj – thotë Samiu- në këtë kohë të trazirave të mëdha shpirtërore e fizike, myslimanët kishin nevojë për një udhëheqës që do t'i bashkojë dhe drejtojë ata, dhe kjo u arrit me shfaqjen e Shtetit osman.

Duke folur për tiparet njerëzore të drejtuesve të halifatit Osmanë Sami Frashëri ndër të tjera,shkruan: Personalitetet e këtij halifati njiheshin si trima,fetarë të denjë,të drejtë dhe objektivë. Nuk bënin krime e as gjakderdhje pa arsye,ashtu siç kishin vepruar shumica e grupeve sunduese. Vështirësitë e rrugës i përballuan vetëm me qëllimin e përhapjes së Islamit, mbrojtjes së myslimanëve dhe madhërimit të Fjalës së Allahut xh. sh.

Libri, Përpjekjet e heronjve në përhapjen e Islamit,vazhdon me një cikël të veçantë, ku autori ndriçon shtrirjen Osmane në viset evropiane, për realizimin e asaj porosie Islame që kishte marrë përsipër halifati Osman: Në ato beteja u paraqitën të përgatitur për luftë dhe thyen Bizantin e zunë viset e Anadollit në tërësi. Brenda një kohe të shkurtër e kaluan detin dhe shkelën në tokën e Evropës, duke çliruar Rumelinë. Në rrafshin tjetër interpretues, autori vijëzon idealin e vërtetë të këtij halifati: Tashti Islamit iu hapën mundësi të reja shtrirjeje. (Përpjekjet e heronjve. f. 24 )

Në këtë vepër, që temë themelore ka mënyrën e shtrirjes së Islamit, Sami Frashëri, në shkrimin e mësipërm, me një qartësi të veçantë shqyrton çështje të lidhura me historinë e vërtetë të përhapjes së Islamit. Për të shpjeguar konceptin e vet për këtë proces kaq të rëndësishëm, ai sajon tezat kryesore që mundësuan realizimin e këtij projekti hyjnor në botë. Shihet qartë se Sami Frashëri ka një vizion të gjerë për historinë, gjeografinë, filozofinë e mendimit islam. Tezat e pikëpamjet, përgjithësisht, janë të argumentuara shkencërisht. Ato janë shtjelluar në mënyrë origjinale, dhe shumë teza e pikëpamje ruajnë vlera aktuale.

Shënime: Sami Frashëri, Përpjekjet e heronjve në përhapjen e Islamit, Logos-A, Shkup, 2003.

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Fushë Kosovë**

*Shpallë:*

# KONKURS

**Për plotësimin e vendeve të lira të punës:**

**1. Arkëtar**
**2. Mualim**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia), kurse për pozitën numër një preferohet të kenë kryer fakultetin ekonomik dhe të kenë tre vjet përvojë pune.
2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3. Të kenë aftësi komunikimi,
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht,
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre (nëse kanë qenë në punë më përpara).

**Dokumentet e nevojshme:**

Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:
* Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
* Certifikata e lindjes,
* Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet),
* Certifikata se nuk është nën hetime,
* Dëshmi mbi karakteristikat në punë,
* Deklaratë me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare,
* CV – të dhënat personale, dëftesa për kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.
(Të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

*Vërejtje:*

Dokumentet dorëzohen në zyrën e KBI-së të Fushë Kosovës.

Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".



# Forumi Katoliko-Mysliman në Vatikan dënoi dhunën e terrorin në emër të fesë

Në Vatikan, nga 11-13 nëntor, është mbajtur Forumi i tretë Katoliko – Mysliman, në të cilin është debatuar për temën "Të punojmë së bashku për t'u shërbyer të tjerëve", ku në seanca të ndara u trajtuan këto çështje:

I. Të punojmë së bashku për t'i shërbyer Rinisë;

II. Të punojmë së bashku që t'i shërbejmë rritjes së dialogut ndërfetar;

III. Të punojmë së bashku që t'i shërbejmë shoqërisë. Përfaqësuesit e dy feve në fund të Forumit miratuan Deklaratën përfundimtare

Delegacioni Katolik është udhëhequr nga Shkëlqesia e tij Kardinali Jean-Louis Tauran - president i PCID (Pontifical Council for Interrelgious Dialogue – Këshilli papnor për dialog ndërfetar), i përbërë nga: Rev. Miguel Angel Ayuso Guixot - M.C.C.I sekretar i PCID Mons. Khaled Akasheh - shef i Byrosë për Islam H.E. Mons. Ilario Antoniazzi - kryepeshkop i Tunizisë – Tunizi Revd. Michael Weninger - PCID, Islami në Evropë, Azinë Qendrore dhe në Amerikën Jugore. Prof. Vincenzo Buonomo - drejtor, Dega e Jurisprudencës, Pontifical Lateran University, Romë - Itali. Prof. Paolo Carozza, Drejtor, Kellog Institute for International Studies, Universiteti i Notre Dame, ShBA. Rev. Dr. Damian Howard - S.J., Heythrop College, Universiteti i Londrës, Britani. Shkëlqesia e saj, Zonja Pascala Warda - ish-Ministre e Emigracionit dhe të Zhvendosurve, Irak. Ekselenca e saj, Zonja Anne Leahy, Ambasadore nderi e Kanadasë në Selinë e Shenjtë, zv. Profesoreshë në Universitetin McGill, Montreal Kanada. Dr. A. Tom Adaba - Abuja, Nigeri. Mr. Asset Shutenov - Almaty, Kazakistan. Shkëlqesia e tij Princi Ghazi bin Muhammad nga Jordani, koordinator i palës Myslimane, nuk ka mundur të jetë i pranishëm për shkaqe shëndetësore. Pjesëmarrësit i dërguan atij mesazhe duke shprehur dëshirat më të mira.

Përfaqësuesit Myslimanë janë udhëhequr nga Shkëlqesia e tij Prof. Seyyed Hossein Nasr - profesor i Studimeve Islame në Universitetin George Washington, Washington D.C., SH.B.A, dhe ishte i përberë nga: Prof. S. Abdallah Scheifer, studiues i lartë i Royal Aal al-Bayt i mendimit Islam dhe Kryeredaktor i Muslim 500.

Shkëlqesia e tij Prof. Muhammad Hashim Kamali - themelues dhe CEO, International Institute of Advanced Islamic Studies – (Instituti Ndërkombëtar për Studime Islame të avancuara) IAIS, Malajzi. Shkëlqesia e tij, Prof. Mustafa Cherif - Filozof dhe ish-Ministër i Arsimit të Lartë të Algjerisë. Shkëlqesia e tij, Prof. Mustafa Ceriç - ish - Reis i Bosnjë dhe Hercegovinës. Shkëlqesia e tij, Din Syamsuddin - President i Muhammadiya dhe Kryetar i Përgjithshëm i Këshillit Indonezian të Ulemave (Dijetareve). Prof. Abdul Hakim Murad Winter - ligjërues në Universitetin e Studimeve Islame, Fakulteti Teologjik, Universiteti i Kembrixhit. Shkëlqesia e tij, Mr. Naim Ternava - Myfti i Kosovës. Shkëlqesia e tij, Prof. Aref Ali Nayed - themelues dhe Drejtor i Kalam Research and Media, EBA. Prof. Ingrid Mattson, Huron University College - Universiteti i Western Ontario, Kanada. Shkëlqesia e tij, Mr. Omar Abboud - Sekretar i Përgjithshëm i Institutit për dialog ndërfetar, Buenos Aires, Argjentinë. Imam Yahya Sergio Yahe Pallavicini - nënkryetar i Komunitetit Fetar Islam (COREIS), Itali. Delegatët përmendën shumë shembuj anë e mbanë botës të bashkëpunimit Katoliko-Mysliman në edukim, humanitet dhe në ndihma humanitare.

# Deklarata përfundimtare

Pas prezantimit të punimeve dhe diskutimeve që pasuan në një atmosferë vëllazërore, pjesëmarrësit u pajtuan në pikat si vijon:

*1. Delegatët pranuan që takimi i tyre u bë në një kohë kur në botë ekzistojnë konflikte dhe tensione të larta, duke nënvizuar rëndësinë vitale për të rritur shërbimet dhe bashkëpunimin e dyanshëm. Në këtë kontekst, delegatët dënuan njëzëri aktet e terrorizmit, shtypjes, dhunës kundër personave të pafajshëm, persekutimin, përdhosjen e vendeve të shenjta dhe shkatërrimin e trashëgimisë kulturore. Kurrë nuk është e pranuar që të përdoret feja për t'i arsyetuar këto vepra apo këto punë të krahasohen me fenë.*

*2. Edukimi i rinisë, qoftë në familje, shkollë, universitet, Kishë apo Xhami, është shumë i rëndësishëm për të promovuar një identitet të pastër që ndërton respekt për të tjerët. Në përfundim, planprogramet shkollore dhe librat shkollorë duhet të paraqesin një imazh objektiv dhe respekt për të tjerët.*

*3. Pjesëmarrësit konfirmuan rëndësinë e dialogut ndërfetar dhe ndërkulturor për të thelluar mirëkuptimin. Kjo kërkohet për të tejkaluar paragjykimet, dyshimet, përgjithësimet joadekuate, si dhe çdo gjë që dëmton marrëdhëniet paqësore që synojmë të gjithë ne.*

*4. Është ndier që dialogu duhet të shpjerë në vepra, në veçanti tek të rinjtë. Pjesëmarrësit inkurajuan të Krishterët dhe Myslimanët që t'i shumëfishojnë përpjekjet për bashkëpunim dhe projekte të përbashkëta për të mirën e përgjithshme.*

Më 12 nëntor, Papa Françesku mbajti një fjalim, në të cilin përshëndeti të gjithë pjesëmarrësit, duke i inkurajuar që të vazhdojnë rrugën e dialogut Krishtero-Mysliman, dhe ishte i lumtur të dëgjonte përkushtimin e tyre të sinqertë dhe interesimin për shërbim ndaj shoqërisë.

Së fundi, delegatët shprehën kënaqësinë për punën e frytshme, duke shpresuar për takimin e radhës.

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Vushtrri**

*Shpallë:*

# K O N K U R S

**Për plotësimin e vendit të lirë të punës:**

**-Imam, hatib dhe mualim ne xhaminë e fshatit Vërri**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia),
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3. Të kenë aftësi komunikuese,
4. Të jenë të shëndoshë psiqikisht dhe fizikisht,
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre nëse paraprakisht kanë qenë në punë.

**Dokumentet e nevojshme:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkëngjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
* Certifikata e lindjes,
* Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet),
* Certifikata se nuk është nën hetime,
* Dëshmi mbi karakteristikat në punë,
* Deklaratë me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare,
* CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.

(të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

*Vërejtje:*

Dokumentet dorëzohen në zyrën e KBI-së të Vushtrrisë.

Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

# U nënshkrua memorandumi për bashkëpunim me fondacionin"Dubai për Bamirësi"


Ceremonia e nënshkrimit të marrëveshjes me fondacionin "Dubai për Bamirësi"


Delegacioni në takim me Saleh Zaher, drejtor i Fondacionit "Muhamed bin Rashid Al-Maktum"

Me ftesë të fondacionit "Dubai për Bamirësi", Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava qëndroi për vizitë disaditëshe në Dubai. Pas miratimit të Ministrisë për Çështje Fetare dhe Bamirësi të qeverisë së Dubait, u nënshkrua memorandumi për bashkëpunim me fondacionin "Dubai për Bamirësi". Ceremonia e nënshkrimit u zhvillua në Hotel Rotana". Në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës memorandumin e nënshkroi Myftiu i Kosovës, Mr.Naim ef. Tërnava, ndërsa, në emër të Fondacionit, kryetari i i tij, Ahmed Mismar.

Myftiu falënderoi nikoqirin për mikpritje dhe për përkrahjen e qeverisë së EBA për Kosovën. Myftiu gjithashtu kërkoi një përkushtim më të madh dhe ftoi që të nxiten investitorë të ndryshëm për përkrahjen e zhvillimit ekonomik të Kosovës. Memorandumi parasheh bashkëpunimin në fusha të shumta: kulturë, edukim, arsim, përkrahjen në realizimin e projekteve vakëfnore, ndërtim xhamish, trajnime etj.. Gjatë qëndrimit në Dubai, Myftiu Tërnava zhvilloi një takim me drejtorin e përgjithshëm të fondacionit "Al Maktum" të Dubait, z. Muhamed bin Ganam. Gjatë takimit Myftiu falënderoi z.Al Maktum- Ministër i Financave për përkrahjen në realizmin e disa projekteve vakëfnore në disa komuna të Kosovës. Gjithashtu, Myftiu Tërnava zhvilloi takim pune në fondacionin "Muhamed bin Rashid Al-Maktum", ku u prit nga drejtori i përgjithshëm Saleh Zaher. Myftiu Tërnava, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët Rexhep Luma dhe Mr. Besim Mehmeti, vizituan kryeqytetin e EBA-Abu Dhabi, ku patën rastin të falnin namazin e xhumasë në një nga xhamitë më të bukura në botë, në "Al- Zayed". *(B.Mehmeti)*


Pas nënshkrimit të marrëveshjes me fondacionin "Dubai për Bamirësi"

# Myftiu i Tërnava qëndroi në Kuvajt



*Myftiu Tërnava në takim me zv/ministrin Adil Falah*



*Myftiu Tërnava në takim me dr. Abdul Muhsin al-Kharafi*

Me ftesë të zëvendëskryeministrit të Kuvajtit, Muhamed Haled al-Sabah, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga kryetari i Kuvendit të BIK-së, Mr. Ajni Sinani, dhe ndihmës shefi i kabinetit, Mr. Besim Mehmeti, qëndruan për një vizitë pune në Kuvajt. Delegacionin e BIK-së në Aeroportin ndërkombëtar të Kuvajtit e pritën zv/ministri, Adil Falah dhe zv/ministri i dytë, Halif Athineh.

Së pari, Myftiu Tërnava, vizitoi kompleksin qeveritar të Kuvajtit, ku gjenden të gjitha ministritë e Qeverisë së Kuvajti. Myftiu në fillim zhvilloi një takim në Ministrinë e Vakëfeve dhe Çështjeve Islame me zëvendësministrin e Vakëfit, Adil Falah, të cilin Myftiu e njohu me veprimtarinë e Bashkësisë Islame e posaçërisht u ndal tek gjendja e vakëfeve në Kosovë, ku theksin e vuri tek uzurpimet e tjetërsimet që u janë bërë vakëfeve nga ish –sistemet dhe regjimet që sunduan Kosovën. Myftiu gjithashtu e njohu zëvendësministrin e vakëfeve edhe me arritje që janë bërë në këtë fushë që nga përfundimi i luftës e këndej. Zëvendësministri i Vakëfeve të Kuvajtit dhe Myftiu i Kosovës u dakorduan që në të ardhmen të shihet mundësia për krijimin e vakëfeve të reja si burim i përhershëm për mbarëvajtjen e institucioneve fetare. Nikoqiri shprehu admirimin e Ministrisë së tij për angazhimet e BIK-së në promovimin e frymës së tolerancës dhe bashkëjetesë fetare në Kosove duke theksuar se Kosova është shembull për këto virtytet të kultivuara tash e sa dekada. Ai gjithashtu përgëzoi Myftiun Tërnava për përzgjedhjen e tij si anëtar i delegacionit, i cili zhvilloi takime në Forumin e Tretë të Dialogut ndërfetar që u mbajt në Selinë e Papës në Vatikan.

Po ashtu, zëvendësministri Adil Falah, në shenjë respekti, shtroi drekë në hotelin "Sheraton", ku qenë të ftuar zyrtarët e lartë të Ministrisë. Delegacioni i BIK-së zhvilloi takime edhe me Dr. Abdul Muhsin al-Kharafi, sekretar i përgjithshëm i Vakëfeve në Kuvajt, gjithashtu edhe në Bejt Zekat (Shtëpinë Zekatit), ku u diskutuan fushat e bashkëpunimit me këto dy institucione të rëndësishme të Kuvajtit, me qëllim të zhvillimit të infrastrukturës së BIK-së. *(B.Mehmeti)*



***Myftiu Tërnava gjatë vizitës në "Bejt Zekat"***

### Myftiu Tërnava priti ambasadorin e Shqipërisë Qemal Minxhozi

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava priti më 5 dhjetor në takim njohës ambasadorin e Shqipërisë në



*Myftiu Tërnava në takim me ambasadorin e Shqipërisë Qemal Minxhozi*

Prishtinë, z. Qemal Minxhozi, të cilit i dëshiroj sukses në misionin e tij.

Myftiu Tërnava ambasadorin shqiptar e njohu me historikun dhe angazhimet e Bashkësisë Islame të Kosovës."Përveç që kemi një bashkëpunim të mirë me bashkësitë fetare tradicionale në vend, ne kemi një bashkëpunim të shkëlqyeshëm me Komunitetin Mysliman të Shqipërisë dhe Bashkësinë Fetare Islame të Maqedonisë, e me të cilat kemi realizuar disa aktivitete të përbashkëta, si dhe jemi të angazhuara që t'i realizojmë në një të ardhme të afërt edhe disa projekte me interes për kulturën tonë"- tha, ndër të tjera, Myftiu Tërnava.

Ambasadori Minxhozi, pasi falënderoi myftiu për pritjen, u shpreh se realizimi i projekteve të përbashkëta nga bashkësitë islame është një punë e mirë që duhet përshëndetur dhe mbështetur nga të gjithë, ngase është në funksion të njohjes së ndërsjellët. (R.Sh)

### Myftiu Tërnava priti kryetarin e Shoqatës Pan-Shqiptare "Vatra" Gjon Buçaj

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 26 nëntor priti kryetarin e Shoqatës pan-shqiptare amerikane "Vatra", z. Gjon Buçaj. Pasi i uroi mirëseardhje, Myftiu e njohu atë me historikun, arritjet, sukseset e sfidat e BIK-së. Tërnava, po ashtu, vuri në pah rolin dhe kontributin që ka luajtur "Vatra" në SHBA, së pari në organizmin e mërgatës shqiptare e pastaj në ruajtjen e kulturës, gjuhës e traditës, si dhe për angazhimin që ka pasur në vazhdimësi në të mirë të çështjes kombëtare.

Myftiu Tërnava shprehu edhe vlerësimin e BIK-së dhe vlerësimin e tij personal, për kontributin që ka dhënë "Vatra" për Kosovën në qarqet amerikane.



*Myftiu Tërnava në takim me kryetarin e Shoqatës Pan-Shqiptare "Vatra" Gjon Buçaj*

Kryetari i Shoqatës pan-shqiptare, "VATRA", z. Gjon Buçaj vlerësoi rolin dhe kontributin e Bashkësisë Islame të Kosovës në çështjet shqiptare, z. Buçaj vlerësoi lartë sidomos kontributin e BIK-së dhe të vetë Myftiut për kultivimin e harmonisë, mirëkuptimit e bashkëjetesës ndërfetare te shqiptarët. Myftiu Tërnava dhe kryetari Buçaj u dakorduan që në të ardhmen të bashkëpunojnë edhe më shumë në të mirë të atdheut e kombit, si amanet i të parëve tanë. (R.Sh).

### Në Kelmend të Mitrovicës u vu gurthemeli i xhamisë

Në vigjilje të festës së 28 Nëntorit Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, së bashku me kryeimamin Sabri ef. Bajgora dhe drejtorin për veprimtari botuese Ahmet Sadriu, të shoqëruar nga kryetari i KBI-së të Mitrovicës, Jetish Berisha, morën pjesë në vënien e gurthemelit të xhamisë në fshatin Kelmend në Veri të Mitrovicës.

Në këtë manifestim qenë të pranishëm edhe imamët e Mitrovicës e rrethinës, si dhe besimtarë të fshatit Kelmend. Duke iu drejtuar të pranishmëve, Myftiu Tërnava tha: "Kemi ndërtuar xhami anekënd vendit, dhe këtë do ta bëjmë në të gjitha ato vende ku është e nevojshme, mirëpo themelet e kësaj xhamie dëshmojnë se ne jemi banorë të këtyre trojeve, banorë autoktonë dhe do të qëndrojmë këtu në vazhdimësi". Ndërsa imami veteran, Asllan ef. Murati, ndër të tjera, tha: Xhamia që po nisim sot këtu, është e veçantë, ngase deri tash nuk ka



*Myftiu Tërnava vë gurthemelin e xhamisë*

pasur xhami në këto troje, përveç në Vllahi, prandaj për këto fshatra kjo xhami merr rëndësi të veçantë, duke u krijuar atyre mundësi për t'i kryer ibadetet". *(R.Sh)*

Myftiu Tërnava i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, pas Kelmendit qëndroi për pak kohë edhe në Boletin, ku vizitoi Kullën e rindërtuar të Isa Boletinit.

### Myftiu Tërnava u prit nga kryetari i Mitrovicës Agim Bahtiri

Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava, gjatë qëndrimit në Mitrovicë, vizitoi edhe Kuvendin Komunal, ku u prit nga Kryetari i Mitrovicës, Agim Bahtiri dhe drejtori i Drejtorisë për Integrime Evropiane dhe Mirëqenie Sociale, me të cilët Myftiu bisedoi për bashkëpunimin e ndërsjellë.

Fillimisht, kryetari Bahtiri e njohu Myftiun me gjendjen aktuale në komunë dhe me përpjekjet që po bën për zhvillimin ekonomik të saj dhe për zbutjen e problemeve sociale.

Kryetari Bahtiri ka thënë se komuna dhe BI-ja kanë një qëllim të përbashkët, e ai është që gjërat të ndryshojnë për të mirë, që të ketë zhvillim ekonomik, që të ketë sa më pak varfëri. "Unë e falënderova BI-në për ndihmën që po jep në shumë fusha të jetës këtu në Mitrovicë. Sot ata kanë bërë një punë të shkëlqyeshme, duke marrë përsipër financimin e plotë të shpenzimeve të kuzhinës popullore, ku ushqehen 300 persona në gjendje të rëndë sociale, si dhe kanë dhuruar 3000 euro për mamografinë për zbulimin e kancerit të gjirit", ka thënë ai.

Drejtori Beqiri ka thënë se drejtoria ka bashkëpunim të shkëlqyeshëm me BI-në. Ai, pasi përmendi ndihmën konkrete të saj për Bajramin e kaluar, kur ka ndarë rreth 5000 kilogramë mish për familje të varfra. Myftiu



*Myftiu Tërnava në takim me kryetarin e Mitrovicës z. Agim Bahtiri*

i Kosovës, Naim Tërnava, pasi përgëzoi kryetarin Bahtiri për punën e mirë që po bën, tha se ka një bashkëpunim të shkëlqyer ndërmjet komunës dhe BI-së dhe se kështu do të jetë edhe në të ardhmen."Me Kryetarin Bahtiri biseduam për shumë gjëra dhe më gëzon fakti se ai po bën punë të mëdha në zhvillimin ekonomik të komunës. Kjo është mënyra më e mirë për të ndalur ikjen e të rinjve që po shkojnë masivisht në vendet perëndimore", tha ai, ndër të tjera.

Pas takimit me Kryetarin, Myftiu vizitoi edhe Kuzhinën popullore, në të cilën ushqehen njerëzit në gjendje të rëndë sociale, e cila për një vit do të mbikëqyret nga Këshilli i BIK-së i Mitrovicës. *(R.Sh)*

### Myftiu vizitoi OJQ "Mundësia" - përkrah nismën për Mamografi

Në Mitrovicë, Myftiu Tërnava vizitoi edhe OJQ-në "Mundësia", ku u prit nga drejtoresha Hasime Tahi-




*Myftiu Tërnava u prit nga drejtoresha znj. Hasime Tahiri*

ri-Hasani, me drejtueset e shoqatës, të cilat e njohën Myftiun me aktivitetet e shoqatës. Znj. Tahiri-Hasani e njohu Myftiun, gjithashtu, edhe më nismën më të re të kësaj shoqate për blerjen e mamografisë për zbulimin e kancerit të gjirit, e cila do të përdoret për nevoja të grave të rajonit të Mitrovicës. Myftiu Tërnava, pasi çmoi lart punën e shoqatës, foli për rolin që i jep nënës Islami. Myftiu përkrahu iniciativën dhe për këtë nismë dha 3000 euro, si ndihmë simbolike nga BIK. (R.Sh)

### Përfaqësues të Ambasadës së Arabisë Saudite në Tiranë në vizitë Kryesisë së BIK

I ngarkuari me punë i Ambasadës së Arabisë Saudite në Tiranë, z. Abdullah Xhemal El Mishjet, i shoqëruar nga drejtori financiar z. Naif Abdullah Ebu Halid, më 13 nëntor u prit në një takim vëllazëror nga sekretari i përgjithshëm i Bashkësisë Islame të Kosovës, Resul ef. Rexhepi, me bashkëpunëtorët.

Në këtë takim u vlerësua lart bashkëpunimi i thellë në mes dy institucioneve si dhe u diskutuan një varg çështjesh që kanë të bëjnë me obligimet dhe përgjegjësitë e përbashkëta karshi besimtarëve myslimanë shqiptarë. Një theks i veçantë gjatë bisedës iu kushtua lehtësimit të procedurave për marrjen e vizave dhe përmirësimit të organizimit të haxhit.

Pas takimit, të dyja palët bën hapjen e xhamisë së re në fshatin Vërbovc të komunës së Drenasit, xhami kjo e financuar nga Mbretëria e Arabisë Saudite.

I ngarkuari me punë i Ambasadës së Arabisë Saudite në Tiranë, z. Abdullah El Mishjet, u shpreh: "Falënderimi i takon Allahut të Madhëruar. Ky është obligimi më i paktë që Mbretëria mund të bëjë karshi qytetarëve të Republikës së Kosovës. Është ky një projekt që konsiderohet një dhuratë modeste nga Kujdestari i Dy Xhamive të shenjta, Mbreti Abdullah, me shpresën që në të ardhmen të kemi akoma më tepër projekte të kësaj natyre në shërbim të komunitetit dhe të fesë. Duke e lutur Allahun xh.sh. që t'i japë bekimin e Tij në këtë vend, lutem edhe për të gjithë ata që kanë kontribuar në realizimin e këtyre projekteve. Allahu ua shpërbleftë me të mira"!

Imami i kësaj xhamie, Driton ef., falënderoi gjithashtu BIK-në dhe Mbretërinë e Arabisë Saudite për këtë donacion për ndërtimin e xhamisë. Ai tha se nevoja që të kemi një xhami të re, ka qenë e kamotshme. Xhamia e vjetër konsiderohet si më e vjetra në këtë rajon.

Në emër të Kryesisë së BIK-së, të pranishmëve në këtë eveniment iu drejtua Ekrem ef. Simnica, drejtor për diasporë në BIK: "Shfrytëzoj rastin që, në emër të Myftiut, t'ju përcjell urimet dhe përshëndetjet e tij për



*Në takim me përfaqësuesit e Ambasadës Saudite në Tiranë*

përfaqësuesit e Ambasadës. Ashtu sikur falënderojmë edhe kryetarin e KBI-së të Drenasit me bashkëpunëtorë. Ndihma e Mbretërisë nuk ka munguar për asnjë moment, si para luftës, ashtu dhe gjatë e pas luftës. Kur them para luftës, kam për qëllim edhe përgatitjen e kuadrit të teologëve që kanë dalë nga Universiteti i Medinës, Mekës dhe Riadit, përderisa kontributi i tyre gjatë dhe pas luftës sigurisht që nuk do koment. Është obligim yni që të shprehim respektin më të thellë ndaj vëllezërve tanë nga Arabia Saudite".

Më pas, përfaqësuesit e Ambasadës dhe Kryesia e BIK-së inspektuan punimet në xhaminë e fshatit Rezallë të komunës së Skënderajt (e financuar po ashtu nga Mbretëria e Arabisë Saudite), ku u pritën nga kryetari i KBI të Skënderajt, Nexhmi ef. Maksuti me bashkëpunëtorë, nga dhuruesi i tokës për ndërtimin e xhamisë, përfaqësuesi i fshatit dhe drejtori i shkollës së fshatit Rezallë, bashkë me një numër të konsiderueshëm nxënësish.

Nexhmi ef. Maksuti, i uroi mirëseardhjen mysafirëve, dhe tha se ky fshat, është fshati më i dëmtuar në Kosovë, ashtu si ka dhënë edhe më së shumti dëshmorë për lirinë e vendit tonë. "E veçanta e kësaj xhamie – theksoi ai - eshtë se në këtë fshat nuk ka pasur më herët xhami, dhe për këtë e falënderojmë edhe dhuruesin e parcelës, truallit për ndërtimin e kësaj xhamie. Dora dhe zemërgjerësia e popullit të Arabisë Saudite, le të vazhdojë përherë"! Përfaqësuesi i fshatit paraqiti disa të dhëna rreth fshatit Rezallë: "536 familje me 2100 banorë, me 94 të rënë në altarin e lirisë, me shumë jetimë nën mëshirën e Zotit dhe të vëllezërve bujarë. Kjo shtëpi e Zotit shpresoj të jetë një shtëpi që do të kultivojë paqe, arsimim, solidaritet e vëllazëri dhe të gjitha virtytet që i takojnë një myslimani t'i ketë". *(F.Iljazi)*

### Qëndroni në vendin tuaj, çmojeni atë!

Kryeimami i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Sabri ef. Bajgora, më 18 dhjetor 2014, vizitoi KBI në Kaçanik, me ç'rast, mbajti një ligjëratë para xhematit të Xhamisë së Çarshisë "Koxha Sinan Pasha", duke i ftuar ata që të jenë të bashkuar e unik, të bëhen kurban për vendin e tyre, e mos t'ua mësyjnë tokave të huaja të largëta.

Me xhematin e nderuar të kësaj qyteze legjendare, kryeimami Bajgora, qau hallin e një pjese të popullatës shqiptare, të çmuarës-rinisë tonë, të cilët nga pakënaqësia e tyre me mënyrën dhe kushtet e jetesës, po zgjedhin rrugë të ikjes dhe të migracionit nga atdheu i tyre i



*Kryeimami Sabri ef. Bajgora, gjatë ligjëratës në Xhaminë e Çarshisë "Koxha Sinan Pasha"*

shtrenjtë, për të cilin sakrifikuan çdo gjë që kishin për shekuj me radhë. "Ne ditëm dhe ia dolëm, që në ditë më të vështira, të qëndrojmë stoik dhe të palëkundur përballë stuhive dhe furtunave të llojllojshme, nëpër faqet më të dhimbshme të historisë sonë që e ngritëm dhe e ruajtëm me gjak. Ky tentim migrimi vjen si rezultat i faktorëve të ndryshëm, qofshin ata shoqëror apo ekonomik, nëpër të cilët po ndeshet vendi ynë, sot e 15 vite më parë, që nga përfundimi i luftës së fundit në Kosovë. U apeloj të gjithëve, që të gjejmë forcë e kurajë, që të rinjve dhe familjarëve tanë, t'u ofrojmë kushte më të mira, t'u krijojmë perspektiva për punë, t'u krijojmë hapësirë dhe ambient më komod për mirëqenie dhe ardhmëri më të sigurt të tyre. Ta dërgojmë në vend amanetin e Zotit, I Cili na krijoi dhe na fali në këtë tokë, dhe na urdhëroi që ta ruajmë dhe ta zhvillojmë atë. Kjo ishte thirrja dhe zëri edhe i ulemave tanë, në parandalimin e shpërnguljes së popullatës shqiptare qysh më 1912, pastaj më 1938, 1956 e kështu me radhë", u shpreh kryeimami Bajgora. *(F.Iljazi)*

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Kaçanik**

*Shpallë:*

# K O N K U R S

### Për plotësimin e vendit të lirë të punëss:

**-Imam, hatib dhe mualim ne xhaminë e fshatit Biçec.**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia),
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3. Të kenë aftësi komunikuese,
4. Të jenë të shëndoshë psiqikisht dhe fizikisht,
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre nëse paraprakisht kanë qenë në punë.

### Dokumentet e nevojshme:

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
* Certifikata e lindjes,
* Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet),
* Certifikata se nuk është nën hetime,
* Dëshmi mbi karakteristikat në punë,
* Deklaratë me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare,
* CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.

(të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

*Vërejtje:*

Dokumentet dorëzohen në zyrën e KBI-së të Kaçanikut.

Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

# Në Prishtinë u promovua ribotimi i vëllimit të parë të revistës "Zani i Naltë"




Më 24 nëntor në Prishtinë është promovuar ribotimi i Vëllimit të parë të revistës "Zani i Naltë", botim i Komunitet Mysliman të Shqipërisë. Në këtë manifestim, që u mbajt në Amfiteatrin e Fakultetit të Studimeve Islame, qenë të pranishëm prijësit më të lartë të tri komuniteteve islame shqiptare, Kryetari i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, Skender ef. Bruçaj, Reisi i Bashkësisë Fetare Islame të Maqedonisë, Sulejman ef. Rexhepi dhe nikoqiri, Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, nën kujdesin e të cilit u mbajt ky aktivitet.

Pasi përshëndeti të pranishmit që qenë me një numër të konsiderueshëm, përfshirë këtu personalet të shquara nga bota akademike, kulturore e fetare nga të gjitha trojet tona, Myftiu Tërnava përgëzoi KMSH-në për punën që ka bërë me ribotimin e Vëllimit të parë të revistës "Zani i Naltë", në të cilin është përmbledhur botimi i tri viteve të para 1923-1925. Për qëllimin dhe objektivat që kishte revista si organi i parë zyrtar i KMSH-së në gjuhën shqipe, Myftiu tha: "Misioni i revistës "Zani i Naltë" ishte hapja e rrugës dhe krijimi i hapësirës së duhur për emancipimin, përparimin dhe edukimin e drejtë e të duhur të masës së gjerë. E konceptuar si revistë fetare islame, ajo këtë mision madhor e kreu me sukses. Mirëpo, ajo nuk ngeli në kuadër të një reviste thjesht fetare, por shumë shpejt Zani Naltë u shndërrua në një tribunë të mendimit fetar, filozofik, kulturor e atdhetar, ku rreth vetes mblodhi penat më të njohura të kohës, që, përmes faqeve të kësaj reviste, u ofruan lexuesve kontribute nga disiplinat fetare islame dhe artikuj e studime të ndryshme me karakter filozofik, shkencor, historik, shoqëror, arsimor e kulturor, që i dhanë vlerë dhe e shquan këtë revistë nga të tjerat."

Kryetari i KMSH-së, Skender Bruçaj, përveç të tjerash, tha: "Revista "Zani i Naltë", u themelua në vitin 1923 menjëherë pas ngritjes së institucionit të Komunitetit Mysliman, pas Kongresit të parë Mysliman Shqiptar. Botimi i saj ka zgjatur nga viti 1923 deri më 1939, kur Shqipëria hyri në një fazë tjetër historike, atë të Luftës së Dytë Botërore. Në këtë revistë, gjatë

gjithë periodikut të saj, vërehen tonet patriotike dhe atdhetare të shkruesve, të cilët lanë gjurmë të pashlyera me anë të shkrimeve të tyre".

Kryetari i Bashkësisë Fetare Islame të Maqedonisë - Sulejman Rexhepi tha: "Revista "Zani i Naltë" ka qenë dhe mbetet edhe sot që luan rolin e vet në shtimin e diturisë dhe emancipimin e popullit shqiptar".

Referatin vlerësues gjithëpërfshirës për historikun, rolin, veprimtarinë dhe rëndësinë që ka luajtur revista "Zani i Naltë" në ngritjen e vetëdijes kombëtare e fetare, e mbajti Resul ef. Rexhepi -sekretar i përgjithshëm i BIK-së, i cili, përveç të tjerash, tha: "Përmbajtja e këtij vëllimi që po promovojmë sot, sikundër edhe gjithë numrat e "Zanit të Naltë" paraqet një punë të shkëlqyer që ngërthen në vete vlera shumëdimensionale, si në aspektin kombëtar, fetar ashtu edhe kulturor, edukativ e historik. Ky, sikurse shihet edhe në editorialin e numrit të parë të kësaj reviste, kishte qenë edhe qëllimi i drejtuesve dhe botuesit të kësaj reviste, ku thuhet se "Zani i Naltë" ka për qëllim: "...M'ia zbulue popullit mysliman shqiptar të vërtetën e besimit në një mënyrë të thjeshtë e të pandërlikume... si dhe me plotësue vllazninë ndërmjet të gjithë elementeve në Shqipni". Kjo me qëllim që, sikurse thuhet aty, "Me forcue themelet e nji politikes së shëndoshtë e të thjeshte kombëtare në Shtetin tonë". Që nga numri i parë e deri në numrin e fundit që doli në vitin 1939, drejtuesit e revistës "Zani i Naltë" u mbetën besnik dhe i kultivuan këto parime të shenjta e madhore".

Ndërkaq, drejtori për kulturë pranë KMSH-së, Genti Kruja u shpreh se aktivitete të tilla si ky i sotmi, marrin një rëndësi të veçantë për arsye se tregojnë edhe një herë para mbarë opinionit publik, se rruga jonë është dhe duhet të jetë gjithmonë rruga e dijes dhe e urtësisë, e librit dhe e kulturës, si një hallkë lidhëse dhe e vazhdueshme në zinxhirin e hapave dhe gjurmëve që na lanë hoxhallarët dhe dijetarët tanë të urtë e të ditur, paraardhësit dhe prijësit tanë myslimanë, të cilët ishin edhe plejada e fundit e rilindësve shqiptarë, të cilët, me përkushtimin, devotshmërinë dhe punën e tyre, bënë që ne sot, pas shumë vështirësive, luftërave dhe persekutimeve nga më të egrat që ka parë shekulli XX, të trashëgojmë një pasuri të rrallë kulturore dhe studimore siç është edhe "Zani i Naltë", një za, një zë kumbues i së vërtetës së pandryshueshme dhe të përhershme të dijes dhe mesazhit që ai përcjell, nën dritën e pashtershme të fjalës së parë hyjnore të librit të fundit qiellor "Lexo". Prijësit e tri bashkësive fetare islame shqiptare shprehën gatishmërinë që bashkërisht të ribotojnë komplet kolanën e "Zanit të Nalët" në 10 vëllime. Të pranishmit në këtë aktivitet ndoqën edhe filmin dokumentar "90 vjet Zani i Naltë" të përgatitur nga produksioni i KMSH-së. *(R.Sh)*

# Mos të braktiset Kosova nga vëllezërit dhe motrat tona!

### Në xhaminë e Kraishtës shënohet 28 nëntori

Këshilli i Bashkësisë Islame në Lipjan në bashkëpunim me imamët e Xhamisë z. Zaim Baftiu dhe z. Rexhep Bytyqi për nder të ditës së flamurit dhe njëherazi ditës së Pavarësisë së Shqipërisë organizoi manifestim në xhaminë e fshatit Kraishtë (Lipjan). 28 Nëntori ditë e Xhuma,xhamia e Kraishtës ishte zbukuruar me flamuj kombëtar si rrethoja ashtu edhe minarja njëherësh edhe xhemati ishin veshur me rroba kombëtare e shumë prej tyre me rroba kuq e zi dhe me plisa të bardhë. Në këtë manifestim morri pjesë edhe Myftiu i Republikës së Kosovës, mr. Naim ef. Tërnava, Dr. Fahrush Rexhepi, Prof. Ahmet Sadriu, Hysni Beka, kryetari Komunës z. Imri Ahmeti, me bashkëpunëtor,ish Kryetari Shukri Buja, përfaqësues nga familjet e dëshmorëve, FSK-së, Policia Kosovës, etj. Vlen të theksohet se ishin edhe disa surpriza duke shpërndarë disa dhurata për ata xhemat që mbajnë plisa gjatë tërë kohës dhe një që kishte vendosur që ta mbaj plisin. Dhuratat i shpërndau Myftiu me Imamin e Xhamisë. Vërtet ishte një kënaqësi e madhe për ata që ishin prezent.

Ndërsa Hytben e mbajti Myftiu Tërnava, i cili pos tjerash tha se, në shpalljen e fundit hyjnore ndër të tjera porosit njerizimin mbar pa dallim vendi ku jeton pa dallim gjuhe që flet pa dallim ngjyre që ka i drejtohet me këtë ajet qe e lexova njerëzimit mbar



*Çaste nga manifestimi i 28 Nëntorit*

pavarësisht pozitë që mbajnë duke na bërë me dije të gjithëve se o ju njerëz pra në kuptimin e këtyre fjalëve hyn të gjithë njerëzit e globit të gjithë ju jeni te krijuar prej një mashkulli dhe një femre, pra pavarësisht kush çfarë pozite ka.

Megjithëkëtë Allahu xh,sh po na drejtohet ju kam krijuar që ju të njiheni në mes vete që ju të respektoni njëri tjetrin që ju të jini ata të cilët e lartësoni fjalën e Zotin xh.sh si dhe thëniet e Muhamed Mustafasë. Zoti ka dashur që ne të jemi banues të këtyre trojeve na ka zgjedh neve sikur që ka zgjedh që nëpër botë nëpër vende të ndryshme të ketë kombe të tjera.

Ne si njerëz, kemi obligim që të punojmë bashkërisht, që proceset e atdheut tonë t'i qojmë përpara që ne të kontribuojmë në mënyra të ndryshme që të punojmë për një siguri të përgjithshme në vendin tonë, gjithherë duke mos i bëre keq askujt duke respektuar tjetrin gjithherë duke mbrojtur identitetin tonë kombëtar dhe fetar dhe duke mos e lejuar askënd të lozë me fatin tonë, sepse i madhi Zot xh.sh në Kuran na ka mësuar kështu t'i dalim zot atdheut.

Myftiu Tërnava po ashtu bëri apel që mos të braktiset Kosova nga vëllezërit dhe motrat tona që po marrin rrugën pa adresë dhe po largohen nga trojet tona po ja mësyjnë vendeve Evropës. Shteti jonë e ka për obligim që atyre të ju hap vende të reja pune në mënyrë që të mos ikin nga Kosova por duhet të qëndrojmë këtu e të japim kontribut këtu sepse mjaft jemi copëtuar mjaft kemi humbur. Në xhaminë e Magurës tek imami Habib Olluri ishte edhe një organizim ku ligjërues ishte Refik ef Gerbeshi,dhe më pas ishte një aksion për dhurim gjaku për njerëzit me nevojë, ku të pranishëm ishin personalitete të ndryshme në mesin e tyre edhe ministri, Ferid Agani. *(Burim Arifi)*



*Aksioni i dhurimit të gjakut*

### Kryesia e BIK miratoi projektbuxhetin për vitin 2015

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës në mbledhjen e mbajtur më 6 dhjetor 2014, në bazë të kompetencave të saja kushtetuese, pas shqyrtimit, miratoi buxhetet e këshillave vendore për vitin 2015, si dhe buxhetin e Medresesë dhe atë të FSI-së.Kryesia miratoi edhe projektbuxhetin e Kryesisë së BIK-së për vitin 2015, të përgatitur nga Drejtoria e Financave dhe të njëjtin ia procedoi Kuvendit të BIK-së për miratim.Drejtori i financave, z. Kasim ef. Gërguari para kryesisë prezantoi edhe raportin e grumbullimit të Sadakatul-fitrit dhe Zeqatit.Kryesia në këtë mbledhje miratoi edhe projektin e drejtorisë së veprimtarisë botuese të paraqitur nga drejtori, Ahmet Sadriu, ku parashihet të botohen 11 libra të fushave të ndryshme.Po ashtu, Kryesia shqyrtoi edhe një numër të raporteve e lëndëve nga terreni. *(R.Sh)*



*Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës në mbledhjen e mbajtur më 6 dhjetor 2014*

### Vërbovci me xhami të re

Nën këndimin e tekbireve dhe Kuranit, në mënyrë solemne, më 13.11.2014, në prani të shumë imamëve dhe xhematlinjve, është bërë përurimi i xhamisë së fshatit Verboc (Drenas). Në hapje të kësaj ceremonie Kryetari i KBI-së të Drenasit, Mehdi ef. Kastrati, falënderoi përfaqësuesit e Ambasadës së Arabisë Saudite në Tiranë, përfaqësuesit e Kryesisë së BIRK-së Ekrem ef. Simnicën me bashkëpunëtorët si dhe shumë të pranishëm.

Kryetari i këshillit, duke folur për historikun e kësaj xhamie, tha se daton që nga viti 1645 dhe është një nga xhamitë më të vjetra në rajonin tonë dhe shprehu falënderime për Ambasadorin e Arabisë Saudite që



*Përurimi i xhamisë së fshatit Verboc*



*z.Vedat Sahiti në konferencë gjatë paraqitjes së kumtesës së tij*

mundësoi ndërtimin e kësaj xhamie. Ai po ashtu falënderoi edhe Myftiun e Republikës së Kosovës, Mr. Naim ef Tërnavën, për angazhimin maksimal me qëllim që kjo xhami të kryhej dhe të jetë funksionale për falje të namazeve. Në emër të Ambasadës së Arabisë Saudite në Tiranë, një fjalë mbajti Ambasadori i Arabisë Saudite i kësaj ambasade, i cili, ndër të tjera, theksoi: "... ne jemi të obliguar që aty ku kemi mundësi, të ndërtojmë xhami që të jenë në shërbim të besimtarëve". Ambasadori u nda jashtëzakonisht i kënaqur me xhaminë e ndërtuar në këtë fshat. Në emër të Kryesisë së BIRK-së foli Ekrem ef. Simnica, i cili theksoi rëndësinë që ka xhamia në jetën fetare dhe falënderoi popullin e Mbretërinë Saudite, në veçanti Ambasadorin që dha mund të madh në ndërtimin e kësaj xhamie. (F.Iljazi)

## Në Kajro Konferencë për ekstremizmin e terrorizmin

Në Kajro, më 3-4 dhjetor 2014, organizuar nga Universiteti "Al-Az'har" u mbajt Konferenca Ndërkombëtare me temë "Konfrontimi i ekstremizmit dhe terrorizmit", ku po marrin pjesë dijetarë e përfaqësues nga 120 vende të ndryshme nga mbarë bota islame. Në Konferencë qenë të pranishëm edhe përfaqësuesit e të gjitha Kishave nga Lindja e Mesme. Nga Kosova qe i pranishëm këshilltari i Kryesisë së BIK, z.Vedat Sahiti, i cili në këtë konferencë u paraqit me kumtesën "Bashkëjetesa paqësore mes popujve dhe feve -urdhër Hyjnor".

Në punimet e konferencës u diskutuan këto tema:

1. Përmirësimi i koncepteve të keqinterpretuara në lidhje me temat e ndjeshme, si xhihadi, lufta e shenjtë etj.
2. Ekstremizmi e fanatizmi fetar dhe rreziku që i sjellin fesë dhe shoqërive.
3. Terrorizmi dhe rreziku ndaj fesë e shoqërive në prishjen e rendit dhe sigurisë në botë.
4. Qytetaria dhe bashkëjetesa paqësore në botën arabe-islame dhe ndikimi në botë.
5. Ide mbi të ardhmen paqësore në botë.

Në fund të punime të konferencës u miratua Deklarata e Përbashkët. (R.Sh).

## Garues nga Kosova, pjesëmarrës në Garat Ndërkombëtare Kuranore në Mekë

Në qytetin e shenjtë të Mekës, u mbajtën Garat Ndërkombëtare Kuranore, nga 15-19 nëntor 2014. Garat Ndërkombëtare Kuranore organizohen për çdo vit nga Ministria për Çështje Fetare e Arabisë Saudite, nën patronatin e Mbretit të Arabisë Saudite, Kujdestarit të Dy Xhamive të Shenjta, Abdullah bin Abdul Aziz Al Saud, dhe këtë vit u mbajt edicioni i 36-të i tyre.

Të gjithë pjesëmarrësit e këtyre garave ndërkombëtare të memorizimit të Kuranit, të recitimit dhe interpretimit të tij, janë të lirë të zgjedhin njërën prej katër kategorive në vijim:

1. Mësimin përmendsh të Kuranit me performancë të mirë dhe shqiptim të drejtë (texhvid), si dhe interpretim të termave kuranor;
2. Mësimin përmendsh të Kuranit me performancë të mirë dhe shqiptim të drejtë (texhvid);
3. Mësimin përmendsh të 15 xhuz'ave të njëpasnjëshëm nga Kurani me performancë të mirë dhe shqiptim të drejtë (texhvid);
4. Mësimin përmendsh të 5 xhuz'ave të njëpasnjëshëm nga Kur'anit me performancë të mirë dhe shqiptim të drejtë (texhvid);

Kategoria e fundit vlen vetëm për pjesëmarrësit nga vendet joarabe. Nga 59 vende të botës, në Garat Ndërkombëtare Kuranore të 36-ta në Arabinë Saudite,



Studenti Egzon Ibrahimi, dhe nxënësi i medresesë "Alauddin" Besir Musliu, pjesmarrës në garat kuranore



Kandidati Sadat Rrustemi gjatë ceremonisë së mbrojtjes së temës së doktoraturës

po marrin pjesë gjithsej 138 përfaqësues të shteteve të ndryshme. Studenti Egzon Ibrahimi (Ferizaj), dhe nxënësi i medresesë "Alaudin" të Prishtinës, Besir Musliu, (Ferizaj), e përfaqësuan Republikën e Kosovës në këto gara, me dinjitet të plotë. Ata janë të përzgjedhurit e Kryesisë së BIK-së, në mesin e dhjetëra të tjerëve. Garat Kuranore konsiderohen si një ngjarje ndërkombëtare me peshë. Mbahen çdo vit në sallat e mëdha të xhamisë së shenjtë – Qabesë (Mesxhid El-Harem) në Mekë, dhe janë vlerësuar shumë nga qarqet shkencore, institucionet dhe aktivistët në fushat kuranore nga tërë bota. *(F.I)*

### Në Universitetin El-Xhinan, doktoroi Sadat Rrustemi

Më 12/11/2014 në Tripoli (Liban) studiuesi i shkencave të jurisprudencës Islame, para komisionit vlerësues, i cili përbëhej nga: Prof. Dr. Maxhid ed-Dervish-kryetar dhe mentor; Prof. Dr. Muhamed Seid Mexhdhub-anëtar (përgjegjës për të drejtat e njeriut); Prof. Dr. Huda Had-dad-anëtare (vlerësuese për të drejtat e njeriut); Prof. Dr. Salih Matuk-anëtar (hadith† olog dhe tefsirolog); Prof. Dr. Mahmud Ismail-anëtar (jurist), - mbrojti me sukses temën e doktoraturës me titull: "Femra kosovare nga këndvështrimi i jurisprudencës Islame dhe ligjeve juridike nëpër shekuj". Ky studiues konsiderohet kuadri i parë në vendin tonë në lëmin e të drejtave të njeriut, me theks të veçantë në të drejtat e femrës. Punimi i tij është përmbledhur në një vëllim 794 faqesh, i ndarë në kapitullin hyrës dhe ka dy krerë kryesorë, secili i përbërë nga pesë kapituj, ku janë shkoqitur tema të ndryshme. Kapitulli hyrës trajton origjinën e shqiptarëve nga Ilirët e tutje, kronologji rreth paraardhësve në aspektin: social, politik, ekonomik, shoqëror, teologjik etj.. Ndërsa secili nga kapitujt trajton tema të ndryshme kushtuar gjendjes së femrës që nga koha e lashtë e deri në ditët e sotme, si në vendin tonë ashtu edhe në shoqëri të tjera. Janë trajtuar shumë çështje bashkëkohore, që kanë të bëjnë me femrën si; arsimimi i femrës, punësimi i saj, barazia gjinore, diskriminimi gjinor, të drejtat e femrës në aspektin socio-ekonomik, politik etj.. Theks i veçantë i është përkushtuar qëndrimit të ligjeve juridike vendore dhe ndërkombëtare ndaj femrës, posaçërisht konkluzave të nxjerra nga samitet ndërkombëtare, konferenca botërore etj.. Gjithashtu një studim i veçantë u është bërë kanuneve vendore-kanuneve shqiptare, duke specifikuar qëndrimin e tyre ndaj femrës në sfera të ndryshme. *(R.S)*

### Edhe një magjistër i historisë

Më 24 Shtator 2014 në Universitetin "Hasan Prishtina" të Prishtinës kandidati Refik Gërbeshi mbrojti temën e Masterit në Fakultetin Filozofik, dega Histori Moderne. Refik Gërbeshi u lind në Marec (Prishtinë) më 15 mars 1973. Shkollën fillore e kreu 1988/89 në vendlindje dhe më pas medresenë "Alauddin" të Prishtinës, më 1993. Më 2001 përfundoi Fakultetin e Studimeve Islame.

Punimi i diplomës i nivelit Master me titull "Raportet fetare ndër shqiptarët (shek. XVII-XX) i përgatitur me një metodologji të avancuar bashkëkohore, me dokumente nga burimet historike dhe analizat e thukëta të autorit, është i nivelit të lartë, si e vlerësuan edhe profesorët. Përmes këtij punimi autori i ka ofruar shkencës së Historisë Kombëtare ne veçanti, si dhe lexuesit shqiptar në përgjithësi, një temë specifike e raporteve



*Kandidati Refik Gërbeshi gjatë ceremonisë së mbrojtjes së temës së masterit*

ndërfetare tek shqiptarët.

Duke shtjelluar rolin, rëndësinë dhe ndikimin e fesë në përgjithësi, trajtoi elementet fetare të dy feve tek ne - ardhjen, zhvillimin, ndikimin e tyre nëpër kohë dhe vë në funksion gjithnjë bashkëjetesën apo harmoninë në mes feve të ndryshme ndër shqiptarë, apo siç e quan ai "ylberësinë" e elementit funksional të shqiptarëve. Në fokus të tij janë koha e lidhjes së Prizrenit, Kongresi i Alfabetit dhe Pavarësia e Shqipërisë, ku ndriçohen fakti i tolerancës së popullit, në veçanti të shumicës myslimane ndaj katolikëve e ortodoksëve, në dobi të çështjes kombëtare. Në kapitullin e fundit sjell argumente shkencore të gjeostrategjisë fetare të fuqive dhe fqinjëve, siç është ajo greke e serbe dhe, në fund, sjell përfundime të qëndrueshme shkencore, sipas të cilit harmonia fetare ka mbrojtur e ndihmuar ekzistencën e kombit tonë. Bazuar në punën dhe rezultatin hulumtues si dhe referatin e Mentorit, komisioni i përbërë nga: Prof. asoc. Dr.Muhamet Mala - mentor, Prof. Dr. Selim Daci - kryetar, dhe Prof ass. Dr. Muhamet Qerimi - anëtar, vlerësoi me notë maksimale punimin e kandidatit. *(R.S)*

**Diplomohen edhe 23 studentë nga Fakulteti i Studimeve Islame**

Fakulteti i Studimeve Islame, më 2 dhjetor 2014, me pjesëmarrje të gjerë të studentëve, familjarëve të studentëve, si dhe shumë mysafirëve të nderit nga institucione të BIK-së shënoi ditën e gjeneratës më të re të të diplomuarve. Në fjalën e rastit, dekani i FSI-së, prof. dr. Fahrush Rexhepi u shpreh të jetë shumë krenar që gjendet në mesin e studentëve që sot kurorëzohen të diplomuar në Fakultetin e Studimeve Islame, siç tha ai: "Në ditën e





*Çaste nga ceremonia e diplomimit*

kurorëzimit të përpjekjeve katër vjeçare për tu bërë profesionistë në shkencat islame të gjithë bashkërisht ndajmë synimin për zhvillimin e këtij vendi në frymën e vlerave tradicionale të këtij populli autokton myslimanë". Dekani foli edhe për perspektivën e studimeve pasuniversitare të teologjisë islame në kontekstin evropian pranë këtij fakulteti që pritet të startojë vitin që vjen.

Ndërkaq, Myftiu Tërnava, në fjalën e tij përshëndetëse, studentëve dhe të pranishmëve ua përcolli fjalët më të mira dhe ngazëllimin mbi sukseset dhe perspektivën pozitive që ai sheh tek kjo gjeneratë e të diplomuarve. Ai më tej bëri thirrje motivuese, që mundin e tyre dhe njohuritë e marrura ti vënë në funksion të nevojës urgjente për zhvillim progresiv të vendit dhe arritjeve edhe më të mëdha në fushën akademike islame.

Duke qenë që Kryesia e BI-së, është themeluesja e këtij institucioni dhe mbështetësi kryesor, ai të diplomuarve u siguroi që do të kenë prioritet për punësim në strukturat e BIRK, sepse siç tha ai, "ky ishte dhe mbetet synimi themelor i vet ekzistencës së këtij fakulteti, që feja islame të studiohet dhe afirmohet kontekstualisht sipas nevojave të këtij vendi dhe këtij populli".

Ky manifestim u përcoll edhe me një program modest artistik me ilahi dhe monolog. *(V.Sh.)*

### Zgjedhet prodekani i Fakultetit të Studimeve Islame



*Mr. Besa Ismaili prodekane e FSI-së*

Këshilli Mësimor Shkencor i Fakultetit të Studimeve Islame në mbledhjen e mbajtur më 26 shtator 2014, miratoi njëzëri propozimin e Dekanit për pozitën e Prodekanit znj. Besa Ismaili Ahmeti. Përzgjedhja e profesoreshës Besa Ismaili Ahmeti u vlerësua të jetë hap i duhur në vazhdën e reformimit dhe modernizimit të menaxhmentit dhe resurseve kadrovike në Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë. Mr. Besa Ismaili sjellë një bagazh të pasur pune me përvojë në fushën bashkëpunimeve ndërkombëtare dhe ngritjes institucionale. Në Fakultetin e Studimeve Islame ka qenë aktivisht e involvuar që nga viti 2003/2004 si ligjëruese për Gjuhë Angleze. *(V.Sh.)*

### Fushatë gjithëpërfshirëse kundër drogës në Preshevë dhe Bujanoc

Departamenti i të Rinjve dhe i Gruas, në KBI në Bujanoc në bashkëpunim me Shkollën e Mesme Teknike "Presheva" dhe zyra e të rinjve në Preshevë, vazhdojnë me aktivitetet kundër dukurive negative duke zhvilluar fushatë kundër përdorimit të substancave narkotike 'drogës'.

Fushata filloi me 24 nëntor në qytetin e Preshevës dhe mbaroi me 4 dhjetor në Bujanoc.

E veçanta e kësaj fushate ishin tryezat e rrumbullakëta në Preshevë me 27 nëntor dhe në Bujanoc më 4 dhjetor, me moton: "STOP Drogës – të gjithë së bashku kundër drogës ", të cilat i udhëhoqi Nevzad Lutfiu kryetar i departamentit të të rinjve në KBI të Bujanocit, ku morën pjesë një numër i konsiderueshëm i nxënëseve të shkollave të mesme nga Presheva dhe Bujanoci, studentë, profesionist të fushave të caktuara të ftuar nga organizatorët, pastaj përfaqësues të shkollave, nga shtëpia e shëndetit, nga policia nga gjykata etj.

Në këto tryeza ishin të përgatitura tri kumtesa shkencore në lidhje me pasojat dhe dëmet që sjell droga.

Kumtesat ishin të përgatitura nga mr. Ragmi Destani teolog, mr. Fatime Fazliu psikologe dhe mjekët dr. Adnan Salihu dhe dr. Nazmi Memeti. Pas kumtesave, fjalën e morën edhe mysafirët e tjerë, ku secili nga këndi dhe profesioni i vet dhanë një kontribut për këtë temë. Pas gjithë këtyre të thënave shkencore dhe profesionale, në bisedë interaktive u kyçën nxënësit dhe studentët me pyetje të shumta, ku panelistët u përgjigjeshin atyre. Kjo fushatë u përkrah dhe u ndihmua nga të gjithë faktorët relevantë në Luginën e Preshevës, e sidomos nga Kuvendi Komunal i Bujanocit, i cili e ndihmoi edhe materialisht. (Ragmi Destani)



*Tryezë e rrumbullakët në Preshevë*

### Program për 28 nëntor

Fëmijët e çerdhes Filizat, e cila menaxhohet nga Këshilli i Bashkësisë Islame i Gjakovës, me rastin e 28 Nëntorit, Ditës së Flamurit, dhe 102-vjetorit të shpalljes së Pavarësisë së Shqipërisë, shfaqën një program festiv me recitime vjershash dhe po ashtu ndjenjën e tyre për këtë ditë të shënuar kombëtare e shprehën me anë të disa vizatimeve. *(Esat Rexha)*



*Edukatorja me fëmijët e çerdhës "Filizat"*

# Marrëdhëniet mes komuniteteve fetare dhe shtetit

## Pjesëmarrje në seminarin dyditor në Prizren

Departamenti i të Rinjve i BIK-së qe pjesëmarrës në seminarin dyditor të mbajtur në Prizren (15-16 nëntor 2014), të organizuar nga Organizata Gjermane "Konrad Adenauer" Stiftung me temën "Marrëdhëniet mes komuniteteve fetare dhe shtetit". Të rinjtë dhe religjioni në shoqëritë moderne shumëfetare.

Hapja e këtij seminari u bë me një fjalë rasti nga përfaqësuesja e organizatës "Konrad Adenauer" për Kosovë, Anja Czymmeck, e cila falënderoi të pranishmit dhe përfaqësuesit e komuniteteve fetare për bashkëpunimin dhe kontributin e tyre për tolerancën fetare në Kosovë. Në ceremoninë e hapjes, në emër të Kryesisë së BIK-së, një fjalë rasti pati Mr. Vedat Sahiti-këshilltar i Myftiut të Kosovës, i cili më pastaj mbajti edhe një ligjëratë në temën "Pluralizmi fetar dhe sfidat e tij në një shoqëri moderne, si duhet të bashkëpunojë religjioni me realitetin e ri". Në këtë seminar ishin të pranishëm edhe përfaqësuesit e Kishës katolike dhe të organizatës Interfaith Kosovo - Don Alfred Sokoli dha Jak Gjoni, të cilët po ashtu folën rreth temës së lartpërmendur. Në këtë seminar, përveç përfaqësuesve të komuniteteve fetare dhe të ftuarve të tjerë, ishin të pranishëm edhe grupet e të rinjve nga tri komunitetet fetare, të cilët përgjatë dy ditëve punuan në grupe duke dialoguar në mes tyre dhe duke trajtuar tema të ndryshme si: Rëndësia e tolerancës fetare në Kosovë, Si të jetojmë së bashku, Roli i medieve në aspektin e religjioneve etj.. Nga temat kryesore që u diskutuan në këtë seminar, ishte: "Fetë dhe Toleranca". Departamenti i të Rinjve i BIK-së ishte pjesëmarrës në këtë seminar me një grup studentësh nga FSI i Prishtinës.

Në kuadër të këtij seminari iu bënë edhe vizita objekteve fetare në Prizren: Xhamisë Bajrakli, Kishës ortodokse serbe dhe Kishës katolike. Gjatë vizitës së Xhamisë Bajrakli, një ligjëratë për të pranishmit mbajti kryeimami i Këshillit të BI-së të Prizrenit Ali ef. Veza. Z.Veza foli për historikun e Xhamisë Bajrakli dhe po ashtu u kujdes për t'u dhënë përgjigje pyetjeve të të pranishmëve. *(F.Gashi)*



*Pjesmarrësit e seminarit në vizitë xhamisë Bajrakli*

## Dhurim gjaku në Kaçanik

Më 07.11.2014, pas namazit të xhumasë, Këshilli i Bashkësisë Islame i Kaçanikut, në bashkëpunim me Qendrën Kombëtare të Kosovës për Transfuzionin e Gjakut organizuan dhënien vullnetare të gjakut. Në këtë aksion kanë marrë pjesë një numër i madh i qytetarëve të Kaçanikut, pa i përjashtuar edhe imamët e Kaçanikut.

Në këtë aksion thirrjes iu përgjigjën mbi 80 qytetarë. KBI i Kaçanikut falënderon gjithë ata që dhuruan këtë pjesë të trupit të tyre. *(Nehat Hysa)*



*Gjatë dhurimit të gjakut Kaçanik*

**Mahmud Abdulkadir Arnauti**

# Dijetari, Hoxha Abdulkadir Arnauti

**Në përkujtimin e dhjetë të vdekjes së tij**



Më 26 nëntor të këtij viti, u bënë dhjetë vjet nga vdekja e dijetarit Abdulkadir Arnauti, shërbëtorit të trashëgimisë së Pejgamberit a.s. në Damask të Sirisë në çerekun e parë të shekullit XV të hixhretit, gjegjësisht në çerekun e fundit të shekullit XX të erës sonë.

Dijetari Abdulkadri Arnauti u lind në fshatin Vrellë, (Istog) në vitin 1347 (Hixhretit) / 1928 e.s., në një familje të ngritur dhe fisnike. Aty ka jetuar derisa ka mbushur tre vjeç, prej ku, më pastaj, babai i tij haxhi Sokol Blakaj kishte vendosur të emigronte së bashku me familjen në Damask, për arsye të persekutimit nga forcat serbe, të cilat kishin pushtuar Kosovën në vitin 1912, pas tërheqjes së ushtrisë Osmane në atë kohë. Babai i tij e kishte quajtur (Kadri) për arsye se kishte lindur në "Natën e Kadrit" dhe ky emër ka mbetur në dokumentet personale të tij deri në vdekje dhe pas vdekjes së tij, mirëpo ai në mesin e njerëzve ishte i njohur me emrin "Abdulkadir", me të cilin e kishte quajtur hoxha i tij Muhamed Salih Farfur.

Dijetari Abdulkadir u rrit (u formua) në Damask të Sirisë, aty u pajis me njohuritë burimore të fesë Islame nga dijetarë shqiptarë, të cilët ishin shpërngulur në Damask për të jetuar, gjithashtu edhe nga dijetarë dhe hoxhallarë të tjerë nëpër shkollat e Damaskut për vite të tëra. Atij iu shfaqen shenja të zgjuarsisë që nga fëmijëria e tij, qysh në moshën rinore ishte angazhuar në procesin e mësimdhënies në disa shkolla të Damaskut dhe kishte lënë gjurmë tek një numër i madh nxënësish.

Qysh në moshë të re kishte filluar ligjërimin në xhami dhe mësimdhënien. Ai mbante shumë ligjërata nëpër xhamitë e Damaskut, në vende të Ballkanit, në Mbretërinë e Arabisë Saudite dhe në disa vende të Gjirit, për ta vazhduar këtë traditë deri në fund të jetës. Me sjelljen dhe moralin e tij të lartë kishte ndikuar tek një numër i madh dijetarësh dhe shkencëtarësh.

Kishte filluar me veprimtarinë e korrektimit të librave të trashëgimisë Islame në Bibliotekën Islame në Damask në vitin 1957, më pastaj ishte bërë drejtor i sektorit për korrektim dhe përmirësim që nga viti 1960 deri në vitin 1968, kur do të jepte dorëheqje nga puna. Më pastaj punën e vazhdoi në bibliotekën "El-Mektebetu-Dhahirije" në Damask për shumë vite, ku kishte korrektuar një numër të madh librash të trashëgimisë Islame, veprimtaria e tij ishte përqendruar në fushën e hadithеve të Pejgamberit a.s. nga libri "Xhamiul-Usul Fi Ehadithi Resul" i autorit Imam Ibnul Ethir El-Xhezerij, që nga ajo kohë e deri në vitin 1974. Ky libër ose kjo veprimtari konsiderohet nga më të rëndësishmet për popullaritetin e tij në Siri dhe vende të tjera të Botës Islame, për arsye se ky libër përmban gjashtë librat më të njohur të Hadithit të Pejgamberit a.s., siç janë "Muvatta Imam Malik", "Sahihul-Buharij", "Sahihu Muslim", "Sunenu Ebi Davud", "Sunenu Et-Tirmidhi", "Sunenu En-Nesaij Es-Sugra". Ky libër është botuar në Damask në njëmbëdhjetë vëllime në mes viteve 1969-1974, Abdulkadri më pastaj ka mbikëqyrur punën e tre hulumtuesve që kanë punuar në korrektimin e sektorit të bibliografisë, që është botuar në katër vëllime në Bejrut në vitin 1991. Dijetari Abdulkadri ka lënë disa libërtha të vlefshëm, nga të cilët më të njohurit janë: (El-Vexhiz Fi Menhexhi Es-Selifis-Salih) dhe (Vesaja Nebevije). Ka qenë pjesëmarrës në korrektimin e shumë librave të trashëgimisë Islame me homologun e tij dijetarin Shuajb Arnauti, nga të cilët më i njohuri është: (Zadul-Mead Fi Hedji Hajril-Ibad) i autorit Ibn Kajjim El-Xhevzije. Ai gjithashtu ka qenë mbikëqyrës i një numri të madh librash të korrektuar nga dijetarët e Sirisë, ndër më të njohurit është: (Shedheratudh-Dheheb Fi Ahbari Men Dhehebe) i autorit Ibnul-Imad El-Hanbeli, gjithashtu ka përcjellë një numër të madh librash të korrektuar prej dijetarëve siç janë: (El-Bidaje Ven- Nihaje) i autorit Hafidh Ibn Kethir, (Umdetul-Ahkam) i autorit Hafidh Abdulganij El-Mekdisij, (Kitabush-Shukri) i autorit Ibn Ebid-Dunja, (Iëlamus-Sailin An Kutubi Sejidil-Murselin) i autorit Ibn Tulun, (Vesaja El-Ulema Inde Huduril Mevt) i autorit

Ibn Zebër Err-Rribij, (Menarul-karij Bi-Sherhi Muhtasar Sahihil-Buhari) i autorit Hamza Muhamed Kasim. Ai ishte recensent i shumë librave, nga të cilët më të njohurit janë: (Tarih Funun El-Hadith Esh-Sherif) i autorit Muhamed Abdulaziz El-Hulij, (Tefsirul-Xhelalejn) i autorëve: Xhelaludin El-Muhal'li dhe Xhelaludin Es-Sujutij, (It'haful-Muslim Bima Fit-Tergibi Vet-Terhibi Min Ehadithil Buhari Ve Muslim) dhe (Muhtasar Rijadus-Salihin) të autorit: Jusuf En-Nebehanij, (Hajatus-Sahabe) i autorit: El-Kendehlevij, (Aëlamut-Turath Fil-Asril-Hadith) i autorit të këtij shkrimi etj.. Ishte ligjërues i përmendur, i cili merrej si shembull në interpretimin dhe transmetimin e ajeteve kuranore dhe haditheve të Pejgamberit a.s.; gjithashtu ishte Muhadith i klasës së lartë, saqë, kur transmetonte hadithet e Pejgamberit a.s., dëgjuesi i tyre imagjinonte sikur ishte duke dëgjuar njërin prej muhadithëve të shekujve të parë. Ai i riktheu famën shkencë së hadithit në Damask në çerekun e fundit të jetës së tij dhe shumë dijetarë, mendimtarë e nxënës të dijes vinin prej vendeve të ndryshme për t'u takuar me të. Gjatë atyre viteve ka vepruar edhe në fushën e dhënies së "Fet'vave" për çështje të përgjithshme të jetës dhe veçanërisht në çështje të shkurorëzimit, ku është shquar në mbështetje të mendimit të dy imamëve të mëdhenj: Imam Ibn Tejmijes dhe Imam Ibn Kajjim El-Xhevzije rreth çështjes së shkurorëzimit në një ndenjje. Kishte njohuri të gjerë rreth dijetarëve të Damaskut, të Ballkanit dhe të shumicës së vendeve arabe dhe islame. Ka pasur një marrëdhënie të shkëlqyer me dijetarët eminentë të kohës së tij në vendet arabe dhe në ato të Ballkanit dhe një numër i konsiderueshëm prej tyre janë ndikuar nga metodologjia e tij shkencore.

Dijetari Abdulkadri (Allahu e mëshiroftë) gjithherë anonte mesataren si në fjalë ashtu edhe në veprime. Shpeshherë i qortonte ata që ishin të ashpër në mendimet dhe veprimet e tyre, qofshin ata të rinj apo edhe të moshuar. Ai përsëriste gjithherë këtë: çështja më e mirë me të cilën është përshkruar Pejgamberi a.s. në Kuran, është ajeti ku thotë Allahu xh.sh. "Dhe, me të vërtetë, ti je me virtyte të larta". Gjithashtu edhe thënia e Pejgamberit a.s.: 'Në të vërtetë unë jam dërguar që të plotësoj virtytet e moralit'. Prandaj është shumë e vërtetë se feja Islame ka depërtuar në Lindje dhe Perëndim të rruzullit tokësor me sjellje dhe moral të mirë.

Duke pasur parasysh rëndësinë dhe vlerën e tij, si nga aspekti shkencor ashtu edhe për nga aspekti i thirrjes islame te populli shqiptar, dy rrugë janë emërtuar me emrin e tij në Kosovë, gjithashtu një xhami dhe një Qendër Kulturore Islame. Po ashtu në Maqedoni një xhami e madhe ka marrë emrin e tij, e edhe në Shqipëri është duke u ndërtuar një xhami me emrin e tij. Dijetari Abdulkadri Arnauti ka vdekur në Damask në vitin 1424 (h) / 2004 në moshën 76-vjeçare. Allahu e mëshiroftë dhe gradoftë në Xhenet!

*Përktheu nga gjuha arabe: Vedat Shabani*

**Hajrullah Hoxha**

# Mulla Tefik ef. Gashi

## (1943 - 2013)



Mulla Tefik ef. Gashi, Allahu xh.sh. e mëshiroftë, u lind më 15 shkurt 1943 në fshatin Majac komuna e Podujevës, nga babai H. Sulejmani dhe nëna Zejnije. Ai rrjedh nga një familje me tradita të dalluara fetare dhe atdhetare. Këtë më së miri e dëshmon fakti kur dihet se stërgjyshi i tij, H. Idrizi, qysh në kohën e Perandorisë Osmane më 1904, kishte kryer detyrën e Haxhit, kur njerëzit shkonin në Qabe me kuaj e me deve.

Rrugën e devotshmërisë fetare e ndoqën edhe pasardhësit e tij, H. Fejza, i biri dhe nipi i tij H.Syla, përkatësisht babagjyshi dhe babai i mulla Tefikut.

H. Syla ka qenë njeri i devotshëm dhe dashamirës i dalluar i fesë. Leximin e Kuranit e kishte mësuar nga hoxha i njohur mulla Bahtir Gashi, ndërsa detyrën e

haxhit e kishte kryer në vitet shtatëdhjeta të shek. të kaluar. Shkollën fillore katërvjeçare mulla Tefik ef. Gashi e kreu në vendlindje dhe në vitin 1955 u regjistrua në medresenë e ulët "Alaudin" të Prishtinës. Pas kryerjes së medresesë, ai u regjistrua në medresenë "Gazi Hysrev beg" të Sarajevës dhe diplomoi më 1965. Me qëllim të shkollimit të mëtutjeshëm u regjistrua në universitetin e Beogradit, dega e Orientalistikës. Pas një kohe të shkurtër, ai u takua rastësisht në Bajrakli xhami me Ambasadorin e atëhershëm të Irakut në Beograd, i cili i premtoi ndihmën e tij nëse dëshironte të studionte në Bagdad. Një ofertë të tillë mulla Tefiku e pranoi me kënaqësi dhe pas nxjerrjes së pasaportës, shkoi dhe u regjistrua në Universitetin e Bagdadit. Pas diplomimit më 1971, ai u kthye në Prishtinë dhe dorëzoi kërkesën për punë në Bashkësinë Islame. Edhe pse ishte ndër kuadrot e para që kishte diplomuar në Botën Islame, ai u detyrua për dy-tri vite të qëndronte pa punë, ngase si organet e pushtetit, ashtu edhe ato të Bashkësisë Islame kishin një rezervë ndaj kuadrit të ri të diplomuar. Pas një kohe të shkurtër që kishte punuar në agjencinë Turist Kosova, më 1974 ai ishte pranuar si edukator në medresenë "Alauddin" të Prishtinës, ndërsa pas një viti ishte emëruar mësimdhënës i lëndës së Kuranit, të cilën e zhvilloi për plot 33 vjet, derisa doli në pension, më 2008. Krahas detyrës së lartpërmendur, Mulla Tefiku, për një kohë të gjatë, kreu edhe detyrën e imamit në xhaminë e Majacit.

Për të pasur një pasqyrë më të qartë për jetën dhe veprën e mulla Tefik ef. Gashit, me këtë rast po shënojmë një pjesë të intervistës së tij dhënë revistës Dituria Islame nr. 234, janar, 2010, përmes kryeredaktorit të saj, z. Rexhep ef. Suma: "Prof. Tefik ef. Gashi është njëri nga profesorët më të shquar të lëndës së Kiraetit apo Kuranit, që punoi përgjatë 33 vjetësh në medresenë "Alauddin" të Prishtinës. Mësimdhënës i afërt, i sjellshëm me nxënës, i sinqertë. Reflektonte butësi dhe dashuri në mësimet e tij. Ishte pikëmbështetje për zgjidhjen e shumë problemeve, me të cilat ballafaqoheshin nxënësit. Njeriu që nuk ia ktheu shpinën vatanit, as gjatë fushatës së bombardimeve të NATO-s të vitit 1999.

***"Dituria Islame": Si i përshkruani marrëdhëniet me kolektivin por edhe me nxënësit në atë kohë?***

Prof. Tefik Gashi: Dua të them se marrëdhëniet tona në kolektiv ishin të shkëlqyera dhe kurrë me askënd, për sa kam qenë në arsim, s'kam pasur as problemin më të vogël. Medreseja për mua ka qenë shtëpia ime e dytë, dhe kam pasur një jetë e kujtime të ëmbla nga gjithë ato vite. Normalisht që gjithnjë udhëtimin nga fshati im, në fillim e bëja në këmbë, e pastaj me autobus dhe më vonë me makinë. Kur hyja në medrese, lehtësohesha nga lodhja dhe ndieja një kënaqësi shpirtërore.

***"Dituria Islame": Jeni ndër edukatorët dhe profesorët, sjellja dhe morali i të cilëve ka reflektuar vazhdimisht në formimin e personalitetit të nxënësve?***

Prof. Tefik Gashi: Puna ime si profesor kërkonte të isha vazhdimisht afër me nxënësit, ndoshta në shumë raste më i afërt se vetë prindi. Nxënësi për mua ka qenë gjithçka dhe kujtoj me ëndje gjeneratat që kanë dalë nga duart tona. Unë vazhdimisht e konsideroja nxënësin si shok dhe kisha kënaqësinë shpirtërore, sidomos me ata që mësonin mirë dhe ishin të zellshëm. Shpeshherë më ta bisedonim dhe për gjera private dhe ata kishin besim në mua. Gjithmonë jam munduar të jap maksimumin tim në edukimin dhe formimin e gjeneratave të reja, ngase këtë e ndienim si obligim fetar e kombëtar.

***"Dituria Islame": Gjatë okupimit klasik të Kosovës, në periudhën 1989-1999 keni qenë profesor. Si i kujtoni ato vite kur për çdo ditë duhej të udhëtonit nga fshati Majac në Prishtinë, me gjithë vështirësitë e shumë postblloqeve serbe?***

Prof. Tefik Gashi: Të jeni të bindur se ato kohë janë të paharrueshme dhe inshallah ma kurrë s'i përjeton populli ynë. Më shumë e kishim gajle për nxënësit tanë sesa për familjet tona, sepse ne kishim përgjegjësi drejtpërdrejt për ta; ata ishin emanet yni. Në atë kohë drejtor i Medresesë së Mesme "Alaudin" të Prishtinës ishte Prof. Naim ef. Tërnava. Ne profesorët dhe edukatorët ishim nën kujdestari permanente, sepse kishim frikë mos u ndodhte ndonjë e keqe nxënësve tanë. Edhe fundi na erdhi shumë keq, u ndamë. Unë kam qenë në medrese deri më 31 mars; dhe kur filluan bombardimet, ne kemi zhvilluar mësim në medrese. Në atë kohë me vete kisha 30 nxënës, të cilët nuk i lejonim të shkonin në shtëpitë e tyre në Drenicë, për shkak të sigurisë dhe, si përfundim, serbët hynë në Medrese po ne dolëm prapa Medresesë dhe shpëtuam. Prof. Naimi këtë situatë e pati menaxhuar shumë mirë dhe shpeshherë ia kujtoj atij duke i thënë: "Medresenë nuk guxon kush me e prekë". Më thoshte: Pse, nga e di ti? I thosha: "Medreseja është ngritur me sadaka dhe djersë të popullit, prandaj s'ka me guxue kush me e prekë as damtue".

Dhe kështu, pasi kishin filluar bombardimet e NATO-s mbi caqet serbe, më 31 mars 1999 unë, me familjen time dhe Naimi me familje, e lëshuam Prishtinën duke u drejtuar për Shtime, ku kemi qëndruar në shtëpinë e Ahmet Sadriut në Davidovc, një muaj të plotë, për se e falënderoj, se kemi pasur mikpritje



bujare e vëllazërore, që asnjëherë nuk e harroj...

***"Dituria Islame": Më fal, sa ishte e vështirë t'ia ktheje shpinën Medresesë?***

Prof. Tefik Gashi: Unë, kur e kam lëshuar Prishtinën, kam menduar se më kurrë nuk do të ktheheshim në vendin tonë. S'e dija se ku po na çonte fati. Por deshi i Madhi Zot e u ktheva, se unë s'dola jashtë fare, edhe pse kisha presione prej familjes që ta lëshonim Kosovën, po unë isha i vendosur që kurrë të mos e lëshoja vendin. Prandaj, më 30 prill u ktheva në Prishtinë, e cila digjej flakë dhe kundërmonte erë baruti gjithandej, dhe u vendosa tek vëllezërit e mi në lagjen Emshir, edhe pse nuk e dija a ishin gjallë apo jo. Ndërkaq, të tre djemtë e mi kanë qenë në radhët e UÇK-së në rajonin e Llapit.

***"Dituria Islame": Çfarë mesazhi keni për profesorët e Medresesë?***

Prof Tefik Gashi: Kam dëshirë të jenë të bashkuar e të unjësuar në qëndrime e punë. Të punojnë si anëtarë të një familjeje. Të ndihmojnë njëri-tjetrin. Suksesi nuk është vetëm brenda katër mureve të klasës, sepse nxënësi të përcjell edhe jashtë klase. Të kenë një dashuri në mes veti fi sebililah (vetëm për Zotin). Të kenë obligim moral ndaj nxënësve, edhe ndaj atyre nxënësve që janë pak problematikë, t'i ndihmojnë më shumë që edhe ata të kenë sukses. Profesorët është e pamundur që të kenë të gjithë dituri në të gjitha fushat, por duke ndihmuar dhe përkrahur njëri-tjetrin, do të korrin rezultate.

Ndërsa Dr. Fehmi Krasniqi në veprën e tij: "Majasi - Lugina e Kaçanollit me rrethinë 1912-2000", botuar në vitin 2006 në Prishtinë, personalitetin dhe veprën e mulla Tefikut i vlerëson në këtë mënyrë: "Ishte aktivist i shquar dhe përkrahës i aksioneve të shumta, për rregullimin e rrugës së fshatit Majas, për ndërtimin e shkollës fillore "Drita" në Majas, e sidomos ka merita të pazëvendësueshme për përhapjen, formimin dhe ngritjen e fesë Islame në Majas dhe më gjerë. Është iniciator i ndërtimit të dy xhamive në Majas, ka merita të mëdha në edukimin, arsimimin dhe punësimin e shumë të rinjve të fshatit, ku gjithnjë ishte dashamir, përkrahës dhe solidar i brezit të ri dhe i gjithë popullatës".

Personalisht me mulla Tefik ef. Gashin më lidhin kujtime të shumta të paharrueshme si nga shkollimi në medresenë e Prishtinës dhe të Sarajevës, ashtu dhe gjatë shërbimit tonë shumëvjeçar në Bashkësinë Islame. Me të gjithnjë kemi pasur marrëdhënie të ngushta shoqërore dhe shpeshherë i kemi shkuar njëri-tjetrit.

Gjatë studimeve të tij në Bagadad, ai më ka bërë një shërbim të madh duke më abonuar në revistën e njohur mujore "Et-Terbijetul - Islamijje". Kjo revistë më ka ardhur rregullisht gratis deri pas viteve tetëdhjetë, nga e cila kam mësuar shumë gjëra të çmueshme, ngase ka qenë më përmbajtje të pasur.

Pas një sëmundjeje goxha të gjatë, të cilën e përballonte me durim në mënyrë Islame, më 25 dhjetor 2013, Tefik ef. Gashi ndërroi jetë në moshën shtatëdhjetë vjeç. Ai u varros me nderime të larta pas namazit të drekës në fshatin e tij në Majac. Në varrimin e tij mori pjesë një numër jashtëzakonisht i madh i farefisit, shokëve, miqve dhe dashamirëve, nga viset e ndryshme të Kosovës dhe nga Maqedonia e Mali i Zi.

Për punën dhe kontributin e tij shumëvjeçar, në emër të Kryesisë së BIK-së dhe Medresesë "Alauddin" foli Reshat ef.Mexhidi (zv/i Myftiut Tërnava), ndërsa, në emër të KBI të Podujevës, foli kryetari i këtij Këshilli, Bekim ef. Jashari. Namazin e xhenazes ia fali dhëndri i tij, Idriz ef. Bilalli, imam në Xhaminë kryesore të Podujevës.

Mulla Tefik ef. Gashi la pas familjen e tij shumanëtarëshe: bashkëshorten, katër djem, pesë vajza, dhe disa nipa e mbesa, të gjithë të edukuar në frymën Islame. Prandaj, me pjesëmarrjen e tij në ndërtimin e hajrateve, me mësimin e më se 33 gjeneratave për ta lexuar Kuranin dhe me mësimin e edukimin e familjes së vet në frymën Islame, mulla Tefik ef. Gashi ka arritur të jetë në mesin e atyre tri kategorive të njerëzve, për të cilët Muhamedi a.s. ka thënë se, edhe pas vdekjes, nuk do t'u ndërpritet regjistrimi i sevapeve të tyre, nga veprat e tilla të lëna pas vetes. Personaliteti i Tefik ef. Gashit dhe veprimtaria e tij si edukator, mësimdhënës, shok, bashkëshort dhe si prind i suksesshëm, duhet të jetë shembull dhe model jetësor për të gjithë ata që punojnë dhe veprojnë në kuadër të institucioneve të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe më gjerë.

Në fund, e lusim Zotin e Madhërishëm që, për këtë kontribut të tij shumëvjeçar në interes të Islamit dhe myslimanëve, ta shpërblejë atë me Xhenet-i Firdevs!



## Xhamitë në Australi me dyer të hapura

Me qëllimin për të larguar keqkuptimet negative për Islamin dhe myslimanët në Australi, disa xhami janë duke planifikuar për në fund të këtij muaji Ditën Kombëtare të Xhamive të Hapura, për të treguar imazhin e vërtetë të Islamit. "Xhamitë në tërë Australinë shikohen me negativitet dhe kundërshtohen, tha zyrtari i Shoqatës Myslimane Libaneze, Zachary Rea. Ne besojmë se mënyra më e mirë është duke u angazhuar që populli të shikojë vetë se si duken, si janë xhamitë. Pika kryesore në lidhje me këtë është për të sjellë australianët më afër së bashku dhe për të kapërcyer çdo mosmarrëveshje që mund të ketë". Ngjarja ndërfetare vjen në kohën kur po ndodh një rritje e paparë e numrit të sulmeve islamofobe në Australi. Ndjenjat antimyslimane u rritën pas bastisjeve antiterror gjatë muajit të kaluar, që konsiderohen më të mëdhatë në historinë e Australisë, në të cilat 15 persona u arrestuan nga Sidneji veriperëndimor. Pas bastisjeve, ndodhi një numër i madh i sulmeve antimyslimane, duke përfshirë një xhami, e cila është dëmtuar në Queensland dhe kërcënimet e drejtpërdrejta kundër Myftiut të Madh të Australisë.

Në një përpjekje për të trajtuar rritjen e paragjykimeve kundër myslimanëve, ngjarja do të përfshijë shpjegime që nga parimet themelore të Islamit dhe me pyetje e përgjigje në seanca me udhëheqësit fetarë. Xhamia Lakemba është një nga xhamitë që do të jetë mikpritëse në Ditën Kombëtare të Xhamisë së Hapur. Xhamitë në Cabramatta dhe Neucastle dhe gjashtë xhami të tjera do të organizojnë ngjarjen së bashku me xhaminë Wangee Rd, që e ka mbajtur një ditë vjetore të Xhamisë së Hapur për gati 20 vjet.

Ngjarja Xhamia e Hapur do të përfshijë, gjithashtu, edhe gjëra ushqimore me opsionet vegjetariane, si dhe ëmbëlsira tradicionale të Lindjes së Mesme. Komuniteti mysliman po hap hapësirën më të shenjtë sërish, po për herë të parë në shkallë kombëtare. Në kthim, ne i inkurajojmë njerëzit për të hapur zemrat dhe mendjet e tyre, tha Rea, zyrtari libanez i Shoqatës Myslimane Libaneze."Nëse ndonjëherë dikush ka ndier shqetësim për të marrë pjesë në të kaluarën, atëherë është e domosdoshme, tani më shumë se kurrë, që të marrë pjesë në Ditën e Xhamisë së Hapur". Myslimanët, të cilët kanë qenë në Australi për më shumë se 200 vjet, përbëjnë 1.7% të popullsisë së saj prej 20-milionë banorësh.

## Myslimanët e Rusisë kritikojnë ndalimin e librave islamë

Myslimanët e Rusisë duan të formojnë një Komision kundër ndalimit të librave islamë duke përfshirë disa vepra të hadithit. Në Rusi, përpjekjet kanë për qëllim kryesisht për të zgjidhur problemet e botimeve islame dhe të ndërpresin ndalimin e paligjshëm që ka nisur për librat islamë. Ata vendosën ta bëjnë këtë për shkak të shpjegimit në lidhje me librin e Hadithit, Sahih Al-Buhariut, thanë udhëheqësit në Rusi.




Është absurde të ndalohen librat e hadithit, Sahih El-Buhariut, që kanë rëndësi të veçantë për myslimanët, komentoi Myftiu për Rajonin Ulianovsk të Rusisë, Muhammed Baibikov. Udhëheqësi i myslimanëve të Rajonit të Volgogradit, Abdullah Haxhi Bat dhe disa dijetarë të tjerë, mbështesin planin e formimit të një komisioni me dijetarë islamë, me qëllimin për të vlerësuar nëse një libër ngërthen apo jo disa konotacione radikale. Udhëheqësi i myslimanëve të Stavrapolit, Muhammed Rahimov, gjithashtu ka protestuar për ndalimin e librave islamë. "Më duket absurde që një gjykatë e qarkut, si gjykata Orenburg, kishte lëshuar një vendim në favor të ndalimit të librave islamë dhe e bëri atë vendim ligj - detyrues-të përgjithshëm-për gjithë Rusinë.

## Treni Mekë –Medinë

Treni i parë nga Spanja që kushtoi miliarda rialë, është projekti hekurudhor i Haramain-it që do të arrijë në Xheddah në muajin dhjetor, sipas kryetarit të Organizatës së Hekurudhave Saudite. Duke folur për mediat lokale nga Spanja, Muhammed Al-Suvaiket tha se kompania prodhuese spanjolle pothuaj ka përfunduar Trenin Haramain, i cili do të lëvizë në mes Mekës dhe Medinës. Treni i parë përbëhet nga 13 vagona të udhëtarëve. Ai do të mbërrijë në Portin Islam të Xheddas deri në fund të muajit dhjetor, ka thënë Muhammed Al-Suvaiket. Ai tha se 3.000 punëtorë janë të punësuar aktualisht në projekt, me



sauditët që përbëjnë 70% të numrit të përgjithshëm. Hekurudha 450-km. e gjatë kalon nëpër Xheddah, Aeroportin Ndërkombëtar, Mbreti Abdulaziz dhe Mbreti Abdullah dhe në qytetin Rabigh. Ai do të mbartë më shumë se 20 milionë udhëtarë në një vit, duke përfshirë edhe haxhinjtë. Treni do të ketë pesë stacione, me stacionin kryesor në Mekë, me salla të veçanta për mbërritje dhe nisje, një xhami, ku mund të falin namazin 600 besimtarë, 10 platforma për trenat, një sallë pritjeje për pasagjerët e rëndësishëm, VIP-a, dhe parkingun për 500 makina




### Mbreti Abdullah në mesin e njerëzve më të fuqishëm

Revista "Forbes" ka renditur Kujdestarin e Dy Xhamive të Shenjta, Mbretin Abdullah, si personin më të fuqishëm në rajon dhe i njëmbëdhjeti në listën botërore. Në një deklaratë për medie, Revista "Forbes" -Lindja e Mesme, tha se Mbreti Abdullah u zgjodh disa herë gjatë viteve, si një prej njerëzve më me ndikim në botë, për shkak të vendimeve të tij të vendosura dhe kontributit për paqe dhe siguri globale. Revista Forbes renditi Kryetarin e Rusisë, Vladimir Putinin, si personin më të fuqishëm, pas tij vjen kryetari SHBA-s, Barack Obama, dhe në vendin e tretë është ai i Kinës, Xi Jinping. Mbreti Abdullah hipi në fron më 1 gusht 2005, pas vdekjes së Mbretit Fahd. Gjatë mbretërimit të tij, Mbreti Abdullah ka qenë përgjegjës për reforma të rëndësishme sociale, ekonomike, kulturore dhe politike. Kjo përfshin fuqizimin e grave politikisht, dhënien e bursave për mijëra studentë, ndërtimin e qyteteve, rritjen ekonomike dhe ndërtimin e spitaleve të specializuara. Revista "Forbes" ka shënuar në listë 17 krerë të shquar të shteteve dhe 39- kryeshefat ekzekutivë të kompanive, të cilat kanë gjeneruar SR 13.5 trilionë në të ardhurat vjetore. Papa Françesku është i katërti, kancelarja gjermane, Angela Merkel, e pesta, miliarderi Bill Gates - i gjashti, Presidenti i BQE-së, Mario Draghi - i shtati, themeluesit e Google-s, Sergey Brin dhe Larry Page - në vendin e tetë e të nëntë, dhe Kryeministri Britanik, David Cameron - në vendin e 10-të.

### Kuba refuzon planin për xhaminë e parë

Një projekt i ngjashëm në Haiti do të përfundojë deri në fund të këtij viti. Qeveria komuniste e Kubës ka hedhur poshtë një plan për të hapur një xhami në kryeqytetin e Kubës, në Havana. Pedro Lazo Torres, kreu i Komunitetit Mysliman në Havana, zbuloi se përpjekjet e tij të përbashkëta me Fondacionin e Çështjeve Fetare (TDV) të Turqisë, për të hapur një xhami në Havanë, u refuzuan. Pedro Lazo Torres shprehu shqetësimin e tij në lidhje me këtë vendim, duke vënë në dukje se Rusisë i është dhënë leje për të ndërtuar një kishë ortodokse në vend, por 4000 myslimanë në Kubë ende nuk kanë xhami zyrtare. Myslimanët kubanë i kryejnë namazet me xhemat në një dhomë në Torres. Në muajin prill, asistenti i menaxherit të Fondacionit për Çështje Fetare të Turqisë, Mustafa Tutkun, kërkoi leje për të filluar punën për një xhami, plani i së cilës ishte hartuar sipas xhamisë së famshme Ortakoi në Stamboll. Plani ishte pjesë e një projekti më të gjerë nga ana e Fondacionit për Çështje Fetare të Turqisë, për ndërtimin e xhamive të tjera për myslimanët që jetojnë në Karaibe. Një projekt i ngjashëm në Haiti do të përfundojë deri në fund të këtij viti. *(R.Suma)*



| AUTOR: AGIM GASHI | BANORET E NJË SHTETI AFRIKAN | MËSYMJET | BANOR I LUMËS | I ZI, ZEZAK | I MJERË, I GJORË | EMANKU I AMIRËS | TANTALI | VARIANT I EMRIT HETEME | TONI | | LLOJ BUKE NË KUZHINËN ARABE | NJËSIMET | FUTBOLL VALDET | ANËTARËSIMET | MENDJEHOLLË |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| LUTJET PËR MUHAMEDIN A.S. | | | | | | | | | | FOTO / NJËSI E VJETËR GJATËSIE | | | | | |
| BUBULLIMAT | | | | | | | | | SHTET NË AM.VERIORE / MBIN | | | | | | |
| GYPI I GJAKUT | | | | | | | MËSIMET / 4 ROMAK | | | | | | | | |
| GRUMBULLIMET | | | | | | | | | | | ... E BARDHA DHE TË ZEZA / METRI | | | | |
| NATIONAL IDENTITY REGISTER | | | | RRAFSHIMI / E LARMË | | | | | | | | | IRIDI / POROSIA | | |
| SMALT | | | | | | | | | | | ZOTËROJ, GËZOJ | | | | MUAJ I KUR'ANIT |
| HEROI, HAXHI | | | | | | | | | | | VARIANT I EMRIT OMER | | | | |
| EDHE (LAT.) | | | REPUBLIKA / PIRATI | | | | | | | | PËRCAKTOVA MASËN | | | | |
| TURQIA | | POSEDON / NDËRTIMI I MURIT | | | | | | | | | E.N. | | | METRI / SHUMË E GJATË | |
| | NËNË (ANG.) / MYSAFIRËT | | | | | | | | | | ÇËSHTJA PËR TË CILËN FLITET | | | | |
| PROFETI QË LUFTOI FARAONIN | | | | | | | | | | | | GRUP ETNIK NË RUSI / AI QË LUAN NË LAHUTË | | | |
| ELEMENT KIMIK | | | | | | | | | | | NJËSIA MONETARE TURKE | | | | |
| GËZIM | | | | | | | | | | | ZANORE | | A.N. / KOHA E PËRCAKTUAR | | |
| KALI I SHALËS | | | | SHTET APENIN (PASHQ.) | MASHKULL I RIKËS | VARIANT I EMRIT EMINE | TEMJANI | INSTITUTE OF TRANSP. ENGINEERS | GRUP GJAKU | NAUM VEQIL-HARXHI | ATDHETARI I ZHDUKUR, UKSHIN | | | | |
| XH.I. | | | BANOR I NJË SHTETI AFRIKAN / LLOJ GAZI | | | | | | | | UROLOGJI / VARIANT I EMRIT HALIM | | | | VARIANT I EMRIT YMER |
| TRANSMETIMET | | | | | | | | | ATDHEU / MUAJI IV IRANIAN | | | | | | |
| TAKIMET E SËRISHME | | | | | | | | | | ZBUKURIM ME LARA / 51 ROMAK | | | | | |
| ZANORJA E TRETË | | VRULLI / ENERGJIA | | | | | | E ILIRISË / SHKRONJA E 28-të | | | | | | | |
| TOKA E THATË | | | | | | | GUXIMTARI | | | | | | ERBIUMI | | |



Ali Vezaj

# Essalatu ves selamu alejke ja resulall-llah




*Më së pari falënderimet veç për ty o i Madhi All- ah*
*Që na dërgove udhëzime të drejta me kitabe e pejgamberë*
*E salavatet dhe selamet për më të dashurin Muhamed*
*Me këtë Resul i dhe dritë njerëzimit se ish` në terr.*

*Në të gjitha skutat e kësaj toke sundonte e keqja*
*Bile edhe atje mu në lartësitë e largëta të qiellit*
*Zuri fron tirania me derdhje gjaku e kënaqësi djalli*
*Natën nuk shihej hëna, e as ditën rrezet e diellit.*

*Një bjeshkë zullumesh po bëhej në Mekën me shkëmbinj*
*E qabja e ndershme po përkujdesej nga melekët e t `Madhit Zot*
*E mërzi e madhe e kish` lodhur nga shirku me flijime njerëzish*
*Vajtonte toka, ushtone qielli, gurë e drurë derdhnin lotë.*

*Me zë të mallëngjyer pyetnint të urtit, a soset kjo tirani*
*Po thanë të diturit që patën kënduar librat qiellorë*
*Po presim ndër kurejshitë të na lindë një djalë*
*Do të vijë me lajmet më të gëzuara e drejtësi në dorë.*

*Do të jetë një grua shumë fisnike nga derë e parë*
*Po e sillte në këtë jetë mëshirën e mbarë njerëzisë*
*Emine ia thonë emrin, është kryezonjë në Mekën e mirë*
*Ndër arabë është më e para dhe simbol i lumturisë.*

*Na ishte zakon që për lindje të djalit të jepej një haber*
*Dhe këtë lajm i pari Abdyl Mutalibi do ta marrë*
*Me shumë mallëngjim dhe vuajtje e mori nipin ndër duar*
*E sa shumë po mërzitej se babain kjo foshn je s`e ka të gjallë.*

*Ashtu me gëzimin që në thellësi ia përshkoi shpirtin*
*Me nipin ndër duar drejt Qabes po shkonte shpejt*
*Jo si të tjera herë kur e vizitonte dhe futej ngadalë*
*Unë këtij djali do t`i vë veç emrin MUHAMED.*

*Përse i vure foshnjës këtë emër - i thanë gjyshit plak*
*Dhe u largove nga stërgjyshërit që ndër arabë bënë histori*
*Kam qejf të jetë i lavdërueshëm në qiell pranë Zotit*
*Po edhe ne tokë të jetë pranë krijesës së Tij.*

*S` ish zakon ndër mekas që këtë emër ta ketë ndonjë djalë*
*Dhe arabët për këtë ndodhi kishin shumë dituri*
*Është emri më i zgjedhur që ia dha i madhi All-llah*
*Kështu u tha hazreti Isai pasuesve të tij.*

*Të bëjë jetën e jetimit e pau edhe kur i vdiq nëna*
*Por All-llahu e përzgjodhi mbi shumë të dashur të tjerë*
*Në atë çast kur e takoi melekun Xhibril në shpellën Hira*
*Tokë e qiell i thanë me kënaqësi mirëseerdhe o Pejgamber.*

*Dhe për këtë Resul e Nebij të dashur për njerëzimin*
*Do të luten krijesat atje në qiell po edhe në tokë*
*Dhe shpirti i kënaqur me dritën e imanit*
*Es- salatu ve-sselamu alejke ja ResulAll llah - i thotë.*



# Kontributi i MUSLIMANËVE dhënë CIVLIZIMIT Botërorë

## Vaksinimi

Teknika e vaksinimit nuk është shpikur nga Jenner dhe Pasteur, por ishte shpikur në botën muslimane dhe është sjellë në Evropë përmes Turqisë nga bashkëshortja e ambasadorit anglez në Stamboll në vitin 1724. Në Turqi fëmijët vaksinoheshin për të luftuar linë vdekjeprurëse të paktën 50 vite para se Perëndimi ta kishte zbuluar atë.



## Stilografi

Stilografi është shpikur për Sulltanin e Egjiptit në vitin 953, pasi ai kërkoi një laps i cili nuk do të njollos duart apo rrobat e tij. Ai mbante ngjyrën në një rezervuar dhe, si stilolapsat modern, barte ngjyrën tek maja përmes kombinimit të gravitetit dhe veprimit kapilar.

